# DITURIA ISLAME

NUMER 240 | VITI 25 | KORRIK 2010 | SHA'BAN 1431 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



## ISRAJA DHE MI'RAXHI

### MYFTIU TËRNAVA PRITET NGA GADAFI

### PROVAT E "BIG BANG"UT NË PERËNDIM

### THEMELIMI I SHTETIT IZRAELIT

### Ç'ËSHTË VETËVRASJA!



www.dituriaislame.net




**EL MU'MINUN**

**Është e sigurtë se kanë shpëtuar Besimtarët**

**MU'MINUN, 1**

**DHE TË ALLAHUT JANË TË GJITHË EMRAT MË TË BUKUR, KËSHTU QË LUTENI ATË ME TA.. . AL-A'RAF, 180**

...Unë jam i kënaqur me këtë rast për të përcjellë për Ju dhe për popullin vëlla libian, përshëndetjet e popullit kosovar mysliman; Ju falënderoj nga thellësia e zemrës për këtë mundësi historike që na keni dhënë, për t'u takuar me Ju që për ne është nder dhe respekt. Unë sot këtu, para Jush, përfaqësoj myslimanët e Kosovës, të cilët kanë vuajtur aq shumë gjatë gjithë historisë, përfaqësoj grupimin më të madh Islamik në Ballkan dhe në Evropë nga myslimanët autoktonë. Kosova ka dy milionë e gjysmë banorë, 95 për qind e të cilëve janë myslimanë, 2 për qind katolikë dhe 3 për qind ortodoksë...





DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

"PA TË META ËSHTË LARTMADHËRIA E ATIJ QË ROBIN E VET E KALOI NË NJË PJESË TË NATËS PREJ MESXHIDI HARAMIT (PREJ QABESË) GJER NË MESXHIDI AKSA (BEJTI MUKADDES), RRETHINËN E SË CILËS NE E KEMI BEKUAR, (IA BËMË KËTË UDHËTIM) PËR T'IA TREGUAR ATIJ DISA NGA ARGUMENTET TONA. VËRTET, AI ËSHTË DËGJUESI (I FJALËVE TË MUHAMEDIT), PAMËSI (I PUNËVE TË MUHAMEDIT)"
EL ISRA, 1

# NATA E ISRASË DHE MIRAXHIT

*Myslimanët ditën e enjte më datë 8 korrik (27 të muajit rexheb) shënojnë natën e madhe të Israsë dhe Miraxhit. Kjo ngjarje mbetet një nga ndodhitë më të mëdha të historisë së Muhamed Mustafasë a. s. Askush nuk dyshon as që diskuton se Israja ka ndodhur në atë natë. Myslimanët këto ditë përjetojnë ditët dhe netët e pjesës së dytë të muajit Rexheb ditë këto që për nga vlera dhe rëndësia dallojnë nga vlera e ditëve të muajve tjerë, pos atyre të muajit Shaban dhe Ramazan. Pra janë ditët e njërit nga tre muajt e mëdhenj apo të bekuar, të cilët Allahu i Madhëruar për të mirën e besimtarëve i bëri të bekuar. Kjo ngjarje, e cila quhet Isra (udhëtim nate prej Mekës deri në Mesxhidul Aksa, Jerusalem) dhe Miraxh (ngjitje në shtresat e larta qiellore), përmendet si në Kur'an ashtu edhe në hadithet e Pejgamberit a. s. dhe në shenj respekti ndaj kësaj nate në fjalën e Allahut ndër kaptinat kuranore është edhe kaptina El-Isra, në ajetin e parë të së cilës Allahu xh.sh. thotë: Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabes) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e të cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhamedit), pamësi (i punëve të Muhamedit). (El-Isra,1). Kurse Miraxhi në Kur'an përmendet vetëm si formë dëftimi në suren En-Nexhm. Pasha yllin kur bie (prej së larti poshtë)! Shoku juaj (Muhamedi që ju e njihni) nuk ka humbur, e as që ka devijuar(nga e vërteta) dhe ai nuk flet nga dëshira e tij. Ai (Kur'ani) nuk është tjetër pos shpalljes që i shpallet. Që ka mendje precize dhe që u përqëndrua në formën e vet (reale). Dhe ai (Xhibrili) ishte në horizontin e lartë (nga lindja). Pastaj u lëshua dhe iu afrua. E ishte afër sa dy harqe (dy kutë) apo edhe më afër. Dhe i shpalli robit të Tij atë që ia shpalli. Zemra nuk mohoi atë që pa (me sy). A po i bëni polemikë atij për atë që ka parë? Atë (Xhibrilin) e ka parë edhe herën tjetër. (E ka parë) tek Sidretul Munteha. Që pranë saj është xhennetul Me'va (kopsht strehimi i...). Atëherë kur Sidrën e mbuloi çka e mbuloi. Shikimi (i Muhamedit) as nuk lakoi e as nuk tejkaloi. Ai (Muhamedi) vërtet, pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet. (En-Nexhm,1-18). Këto net që festohen çdo vit në kohë të ndryshme, krahas përmasës fetare kanë edhe përmasa psikologjike dhe sociale. Po ta shohim çështjen nga pikëpamja fetare, edhe pse sipas disa dijetarëve në Kur'an nuk përmenden netët e mëdha, apo të mira të tjera përveç Natës së Kadrit, mund të themi se veprimtaritë që bëhen për shkak të këtyre netëve luajnë një funksion të rëndësishëm për sa i përket aspektit të ritualeve fetare dhe tradicionale. Disa myslimanë këto net i festojnë duke marrë pjesë në programe dhe organizime që bëhen nëpër xhami anekënd Kosovës. Kurse disa të tjerë gjejnë mundësinë për të pasur së bashku me familjen një argëtim të vogël, duke bërë ëmbëlsira karakteristike të këtyre netëve në shtëpitë e tyre, ose duke i blerë ato të gatshme nëpër dyqane. Kjo natë për myslimanin bartë në vete mesazhe të fuqishme ndër to është se Allahu xh. sh. , ia kumton (obligon) Pejgamberit a. s. faljen e pesë namazeve ditore, dhe përgëzimi për ymetin (ndjekësit) e Muhamedit a. s. se, përderisa ata nuk i bëjnë shirk – shok Allahut xh. sh. , do të jenë të falur. Si përfundim, tradita e festimit të Netëve të Mëdha që po zhvillohet me ata që e kritikojnë dhe që e mbështesin këtë traditë, vazhdon ekzistencën e saj në shoqërinë shqiptare si një fenomen që nuk mund të shpërfillet. ●*

*Mr. Rexhep Suma*



Ejup Ramadani

# Myftiu Tërnava pritet nga Gadafi

## Reportazh mbi vizitën e Myftiut të Kosovës në Libi

Enjte, 2 qershor 2010, ora pesë pasdreke. Po qëndronim në këmbë dhe vetvetiu u shtrua pyetja: Çfarë të bënim? Ideja ishte që atë mbrëmje të niseshim për Tiranë. Deri atëherë nuk kishte as viza dhe as bileta, ngase diplomacia serbe kishte vënë pengesa të mëdha për realizimin e këtij takimi. Ne po niseshim me idenë, në mos asgjë tjetër, do ta kalonim korridorin magjepsës të kombit (Kukës-Durrës), do të pushonim diku në Tiranë, do të pinim kafen e mëngjesit në ndonjë nga verandat e ndonjë hoteli të atjeshëm dhe, së fundi, do të ktheheshim në Prishtinë.Ky qe vendimi ynë i fundit dhe vetura filloi të ngjitej ngadalë përpjetës së Veternikut.Qe ky një udhëtim i veçantë, sepse, sa herë që kemi bërë udhëtime të tilla zyrtare - protokollare,

gjithçka ishte e ditur dhe e koordinuar që më parë, nisja, arritja, vendosja, takimet dhe kthimi. Për këtë udhëtim harxhuam shumë energji e mund, angazhim e orvatje. Por, që të realizohej ky udhëtim, gjasat ishin shumë të vogla. Një situatë e paqartë deri në momentet e fundit. Vetura e çante rrugën dhe shpejt u gjendem në hyrje të Kuksit. Malet e Kuksit tashmë nuk janë trishtuese si dikur, ato i përshkonte autostrada gjarpërore, rruga e shpresës dhe gjallërisë, rruga që ka ofruar Tiranën e Prishtinën.

### AMBASADORI I LIBISË NË SHËRBIM TË BIK-SË

Ishim duke udhëtuar nëpër autostradën moderne, kur ra telefoni. Ishte nëpunësi i Ambasadës së Libisë në Tiranë, Fejsal Sager:"Zotërinj, - tha ai, - qenka bërë shumë mirë që qenkeni nisur. Kurdo që të arrini në Tiranë, ambasadori është në pritjen tuaj, për t'jua rregulluar vizat tuaja dhe për t'ju uruar rrugë të mbarë. Edhe biletat i keni gati për të fluturuar nesër nga Rinasi në orën 10.oo". Ishte ky një lajm i mirë dhe i shumëpritur. Pasditja, shtoji kësaj edhe freskinë, malet e Shqipërisë i bënte të bukura dhe sikur po harronim se sa të mundimshme kishin qenë këto dikur për t'i kaluar. Nga ora 21:oo arritëm dhe u gjendëm para Ambasadës së Libisë në Tiranë, në afërsi të "Varrezave të Dëshmorëve të Kombit".Myftiu në krye të delegacionit kosovar, përshëndeti Ambasadorin libian dhe e falënderoi për përkrahjen që stafi i tij po i jepte për këtë udhëtim, duke qëndruar edhe në orët e vona të mbrëmjes.

"Jo zotëri, ky është nder për ne, ju do ta takoni udhëheqësin e Libisë"-tha ai, ndër të tjera.

### PRITJE E NGROHT DHE VËLLAZËRORE NË TRIPOLI

Të nesërmen në mëngjes më 3 qershor,Rinasi i bukur dhe i freskët tuboi delegacionin e Kosovës të prirë nga Myftiu Tërnava. Aty delegacionit kosovar iu bashkua edhe z. Muamer Ibrahimi – Trimi, hartuesi i Flamurit të Kosovës. Aty u takuam edhe me delegacionin e Shqipërisë, të cilit i printe z. Ermir Gjinishi - nëpunës i lartë në Komunitetin Mysliman të Shqipërisë dhe me delegacionin e BI të Republikës së Maqedonisë, të cilit i printe Afrim Tairi – sekretar i përgjithshëm i BFI të Maqedonisë. Fluturimi i rehatshëm prej një ore e pak, na shpuri në Stamboll për të bërë një pushim të vogël dhe për të marrë aeroplanin tjetër për në Tripoli. Nga ora 21:oo e mbrëmjes arritëm në Tripoli. Në pritje të delegacioneve ishte z. Amir el- Misurati - përgjegjës kryesor për protokollin e kësaj vizite, si dhe kosovari Mr. Shemsi Ajvazi – ish- profesor në degën e Orientalistikës të Universitetit të Prishtinës. Shemsiu është nga kosovarët e parë të diplomuar në Libi, i cili



gëzon një autoritet tek qarqet udhëheqëse në Libi dhe paska qenë forca motorike në ecjen e procedurave administrative për të realizuar këtë vizitë.

E enjte, 4 qershor

Më 4 qershor ,në mëngjes takuam edhe delegacionin e BI të B e H. Ata kishin arritur në Tripoli një ditë më parë. Delegacionit nga BI të Bosnjës i printe Reisi, Dr. Mustafa Ceriç. Takuam aty edhe përfaqësuesin e Myslimanëve të Sllovenisë, z.Aziz Hasanoviç, pastaj përfaqësuesin e Myslimanëve të Kroacisë si dhe një delegacion nga BI të Sanxhakut. Në mesin e shumë mysafirëve nga vendet të ndryshme, peshë të veçantë këtij takimi i dha prania e Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava, në krye të delegacionit pesanëtarësh të BIK-së: Naim ef. Tërnava, Resul Rexhepi, Ekrem Simnica, Nexhmedin Hoxha dhe Ejup Ramadani, shoqëruar edhe nga Shemsi Ajvazi me të bijën. Gjatë qëndrimit në Libi, përfaqësuesit e Bashkësive Islame nga Ballkani patën rastin të bashkëbisedonin për mundësitë që shtetet dhe popujt e tyre të kenë më shumë dobi nga fuqia ekonomike e Libisë .

### VIZITOHET SHTËPIA E BOMBARDUAR E GADAFIT 24 VITE MË PARË

Ditën e shtunë, në orët e pasdites, të gjitha delegacionet vizituan shtëpinë e Gadafit, e cila 24 vjet më përpara qe sulmuar nga forcat ajrore amerikane. Shtëpia ishte në gjendjen menjëherë pas bombardimit: goditje predhash, mure të dëmtuara, mbetje predhash e të tjera, sikur dëshmonin forcën e bombardimit. Ciceroni tregonte se ajo shtëpi tani quhet shtëpia e qëndresës dhe se qëllimi i agresorit ishte eliminimi i personit, i cili shihej si pengesë në synimet e Fuqive Perëndimore.



## TAKIMI ME UDHËHEQËSIN E LIBISË, GADAFIN

Të nesërmen, ditën e diel, 8 qershor që në mëngjes organizatori sikur ishte ngjallur më shumë se ditët e tjera dhe insistonte që mysafirët të zinin sa më parë vendet në veturat që prisnin në hyrje të hotelit. Në orën 10:oo të mëngjesit u gjendëm para Ministrit të Çështjeve Fetare dhe Pronave Vakëfnore, z. Ibrahim Mustafa Ibrahim. Ministri priti të gjitha delegacionet në një hol të gjerë. Ishte shumë i hareshëm dhe i shërbeu mysafirët me çaj tradicional dhe me hurma speciale e cilësore. Ministri Ibrahimi kishte marrë pjesë në një konferencë ndërkombëtare në Vjenë të Austrisë, ku pata nderin të merrja pjesë edhe unë, dhe patëm rastin të njiheshim. Pas një pushimi të vogël në hotel, ku u kthyam, përsëri u gjendem pranë veturave. Tash po shkonim për të takuar liderin dhe udhëheqësin e Libisë, Muamer el - Gadafin. Pasi kaluam nëpër masa të rrepta sigurie, u gjendëm në një tendë të madhe në një oborr plot drunj e gjelbërim. Tenda kishte ulëse gjithandej rreth e përqark, kurse në ballë ishte një tavolinë shumë modeste me një karrige. Pas një kohe, erdhi lideri libian dhe po i afrohej tendës, në një veturë sportive, si e atyre që ngasin nëpër terrene sporti të tenisit me bar. Veturën e ngiste vete dhe zbriti pranë tëndes për të përshëndetur të pranishmit me të dyja duart të bashkuara, duke i shikuar të pranishmit.Ne të gjithë u ngritëm në këmbë dhe i dhamë një duartrokitje frenetike. Meqë ishte koha e drekës (13.15), u drejtuam menjëherë në oborrin jashtë tendës, ku ishin shtruar sixhade, dhe u drejtuam nga Kibla për të falur namazin e drekës. Namazit i priu vetë Gadafi, dhe kjo na shkaktoi një ndjenjë shumë të veçantë. Pas namazit u rikthyem në tendë për t'u ulur rishtas ashtu siç ishim më parë. Liderët fetarë (Myftinjtë apo zëvendësit, ishin ulur më afër Gadafit, kurse të tjerët ashtu pa ndonjë renditje të veçantë.

Ishte paraparë që liderët fetarë, të takonin radhazi Gadafin dhe secili të përshkruante shkurtimisht aktivitetin e bashkësisë që përfaqësonte, me të gjitha specifikat e vendit nga i cili vinte.

## MYFTIU I KOSOVËS, NAIM TËRNAVA, NË DALLIM NGA GJITHË TË TJERËT, FJALËN E TIJ E THA LIRSHËM E ZËSHËM DHE PA E LEXUAR

Fjala e Myftiut përmbante të dhënat kryesore, si numrin e banorëve, territorin, popullsinë, numrin e xhamive, atë të medreseve, të FSI-në dhe etapat nëpër të cilat ka kaluar Kosova...Krejt në fund, Myftiu i dhuroi Gadafit një pano modeste, Hartën e Kosovës, e punuar me minerale të Trepçës si dhe një monografi të 218 xhamive të shkatërruara gjatë luftës nga agresori serb. Gadafi mbante veshjen e tij kombëtare tradicionale dhe syze të errëta, por dukej shumë i vëmendshëm dhe ndiqte çdo gjë. Ashtu siç ishte parashikuar, në vazhdim para Gadafit doli z. Muamer Ibrahimi - dizajnues i Flamurit të Kosovës, i cili, në emër të shumë të rinjve kosovarë që mbajnë emrin e liderit libian, e përshëndeti Gadafin, dhe i tha që baballarët na kanë vënë emrin tuaj thjesht nga simpatia që ushqenin për personalitetin tuaj.

Para Gadafit doli për ta falënderuar edhe znj. Nexhla Ajvazi, magjistre e së drejtës ndërkombëtare, dhe i tha: "U linda në Tripoli 24 vjet më parë, vetëm një muaj pas bombardimit të shtëpisë Suaj. Babai im është kosovar, kurse nëna është nga Azerbajxhani. Ndihem e privilegjuar që sot më është dhënë ky rast që t'ju falënderoj dhe t'ju dhuroj një palë tespi nga sedefi i Baltikut".

Kështu vazhduan prezantimet dhe falënderimet, për të përfunduar me një fjalë rasti nga vetë Gadafi, i cili fliste i qetë dhe ngadalë . Nuk la pa përmendur as katrahurat nëpër të cilat kaluan këta popuj dhe çmimet që pagoi secili popull për lirinë e së sotmes – kush më shumë e kush më pak. "Jeni banorë autoktonë të Evropës dhe duhet të jetoni me dinjitet dhe krenari. Duhet t'i kërkoni vazhdimisht të drejtat dhe liritë tuaja, derisa të realizohen. Turqia ka kohë që po troket në dyert e BE-së. Po ashtu edhe Shqipëria është shumë afër që t'i fillojë proceset integruese. Me vendet tuaja do të angazhohemi që të kemi bashkëpunim ekonomik e kulturor, në mënyrë që të njihemi me tepër, por edhe të kemi dobi të ndërsjella" – theksoi ai.Takimin e përshkoi një frymë modestie dhe hapja e një perspektive bashkëpunimi. U kthyem në hotel për të marrë rrugën të nesërmen për Shqipëri, e më pastaj, nëpër Rrugën e Kombit, për Prishtinë.

# Fjala e Myftiut Tërnava

*Në emër të Zotit Mëshirues, Falënderimi I takon Allahut,*
*lutjet dhe paqja qofshin për Pejgamberin e Tij!*

*I nderuari Lider i Udhëheqjes Popullore Botërore Islame!*

*Unë jam i kënaqur me këtë rast për të përcjellë për Ju dhe për popullin vëlla libian, përshëndetjet e popullit kosovar mysliman; Ju falënderoj nga thellësia e zemrës për këtë mundësi historike që na keni dhënë, për t'u takuar me Ju që për ne është nder dhe respekt. Unë sot këtu, para Jush, përfaqësoj myslimanët e Kosovës, të cilët kanë vuajtur aq shumë gjatë gjithë historisë, përfaqësoj grupimin më të madh Islamik në Ballkan dhe në Evropë nga myslimanët autoktonë. Kosova ka dy milionë e gjysmë banorë, 95 për qind e të cilëve janë myslimanë, 2 për qind katolikë dhe 3 për qind ortodoksë.*

*Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës është institucioni i vetëm zyrtar, i cili kujdeset për myslimanët në Kosovë, me gjithë vështirësitë e mëdha, më të cilat ballafaqohet.*

*I nderuari Muamer Gadafi!*

*Xhamia e parë është ndërtuar në Kosovë më 1389, pas betejës së famshme të Kosovës, ku ra dëshmor Sulltan Murati I, dhe sot e kësaj dite kjo xhami mban emrin "Sulltan Murati". Ne kemi 736 xhami dhe 27 këshilla të BIRK-së, pesë shkolla fetare dhe Fakultetin e Studimeve Islame, një shkollë të veçantë për mësimin e Kuranit, dhe gjashtë shkolla për memorizimin e Kuranit.*

*Ne shpresojmë sot këtu, para Jush, për mbështetjen Tuaj për Bashkësinë Islame të Republikës së Kosovës, sepse jetojmë atje në rrethana të vështira.*

*Ju bëj me dije se populli i Kosovës ka vuajtur shumë gjatë kohës së komunizmit, në luftën për të mbjellë dhe për të mbrojtur ndjenjat) fetare gjatë asaj periudhe.*

*Sot Republika e Kosovës po ecën me hapa të sigurt nga ardhmëria, duke i rikthyer masës edhe ndjenjën fetare.*

*Në Republikën e Kosovës respektohen të gjitha besimet e tjera, dhe kemi një bashkëpunim shumë të mirë duke manifestuar tolerancën në mes nesh.*

*Unë sot këtu, para Jush, në emër të të gjithë myftinjve nga Ballkani, Ju informoj se, me Vullnetin e Zotit, ne do të shohim në të ardhmen mundësinë e krijimit ose të themelimit të komitetit koordinues në nivel të Ballkanit.*

*Edhe një herë, ne Ju falënderojmë nga thellësitë e zemrës për këtë takim, dhe kërkojmë nga Ju një interesim më të madh për popullin e Kosovës në Republikën e Kosovës së pavarur.*

*Në fund, më lejoni, i nderuari Gadafi, t'Ju dorëzoj një dhuratë në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës. Këtë panel që pasqyron pasuritë dhe mineralet në Kosovë, e punuar me gurë të Kosovës, dhe këtë libër. Libri tregon për luftën në Kosovë në vitet 98/99 të shekullit që shkoi, kur ushtria dhe policia serbe shkatërruan 218 xhami, vranë afro 15 mijë shqiptarë të Kosovës, dhe mbi një milion i detyruan të shpërnguleshin në shtete të tjera anë e kënd botës.*

Mr. sci. Flamur Sofiu

# Urtësitë e Israsë dhe Mi'raxhit

Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhamedit), pamësi (i punëve të Muhamedit). (El-Isra, 1)

''Dhe ai (Xhibrili) ishte në horizontin e lartë (nga lindja). Pastaj u lëshua dhe iu afrua. E ishte afër sa dy harqe (dy kute) apo edhe më afër. Dhe i shpalli robit të Tij atë që ia shpalli. Zemra nuk mohoi atë që pa (me sy). A po i bëni polemikë atij për atë që ka parë? Atë (Xhibrilin) e ka parë edhe herën tjetër. (E ka parë) tek Sidretul Munteha. Që pranë saj është xhennetul Me'va (kopsht strehimi i...) Shikimi (i Muhammedit) as nuk lakoi e as nuk tejkaloi. Ai (Muhamedi) vërtet, pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet. '' (El-Isra, 7-18)

Pa dyshim që urtësitë e çdo çështjeje i di vetëm Allahu i Lartësuar, ndërsa neve myslimanëve nuk na mbetet tjetër përveçqë ta kemi të qartë atë se çdo Urdhër i Allahut dhe çdo ndalesë prej Tij, është për të mirën e robërve të Tij. Prandaj ne besojmë në këto mirësi të Allahut, pavarësisht a u dimë urtësinë e urdhrave dhe ndalesave të Tij. Njëra prej këtyre urtësive është edhe caktimi i Allahut që robi më i dashur i Tij të bartej natën prej Mesxhidi Haramit-Qabesë deri në Mesxhidi Aksa (Kudus). Vërtet, mrekullia (mu'xhizja) buron vetëm prej Allahut të Madhërishëm, prandaj çdo njeri i mençur e kupton se vetë krijesa njeri është mu'xhize, yjet në qiej, galaktika, lëvizja e gjakut nëpër vena dhe shumë e shumë gjëra të tjera, - janë mu'xhize që i ka sjellë Allahu si shembull për ata që duan të kuptojnë dhe të marrin mësim. Mu për këtë arsye njeriu i arsyeshëm do ta pranojë shumë lehtë të vërtetën e Israsë dhe Mi'raxhit, ngase një çështje e tillë është shumë e lehtë për Krijuesin. Me Isra nënkuptohet udhëtimi i Muhamedit a. s. , prej Ka'bes (Qabesë) e deri në Mesxhidul Aksa në Kudus (Juresalem), ndërsa Mi'raxh quhet udhëtimi i të Dërguarit të Allahut prej Mesxhidi Aksasë deri në sferat e larta qiellore. Vërtetësinë e kësaj ndodhie e argumenton ajeti i parë i kapitnës el-Isra dhe ajetet në kaptinën en-Nexhm, që flasin hollësisht për Mi'raxhin. Po ashtu për këtë ka edhe shumë hadithe që flasin hollësisht dhe në mënyrë të qartë.

Në këtë natë u bë detyrim namazi. Kjo ndodhi madhështore ngjau mu në Mekë, kur i Dërguari i Allahut a. s. ishte i brengosur për kundërshtimin që i shprehen banorët e Taifit duke u sjellë si arrogantë ndaj tij. Ai ishte po ashtu edhe shumë i mërzitur për vdekjen e gjyshit të tij, Ebu Talibit, dhe për vdekjen e gruas së tij, Hatixhes r. a..Këta të dy qenë përkrahësit më të fortë të tij. Në ndodhinë e Israsë dhe Mi'raxhit ngjanë shumë gjëra të mëdha, e njëra prej begative të kësaj nate ishte edhe caktimi i namazit si detyrim për Ymetin. Për këtë shkak, me të drejtë thuhet se Mi'raxhi i besimtarit është falja e pesë kohëve të namazit. Urtësitë e kësaj mrekullie janë të shumta dhe vetëm Allahu e di qëllimin parësor të kësaj mrekullie, mirëpo neve na mbetet t'i përmendim vetëm disa prej tyre:

*Udhëtimi i të Dërguarit të Allahut prej Mekës deri në Kudus dhe ngritja në shtatë qiejt prej atij vendi, është njëri prej argumenteve shumë të qarta se çfarë vlere dhe grade të lartë ka tek Allahu xhamia e Mesxhidi Aksasë (Kudusi). Dhe vetë kjo duhet t'ia bëjë të qartë çdo myslimani dhe myslimaneje se çfarë rëndësie të madhe ka Kudusi.

*Israja dhe Mi'raxhi ishte përkrahja shpirtërore që i dha Allahu të Dërguarit të Tij, pasi ishte dëshpëruar nga vdekja e dy përkrahësve të tij - Ebu Talibit dhe Hatixhes r. a..

*Israja dhe Mi'raxhi janë respekt dhe nder për Muhamedin a. s. , sepse ai qe mysafir i të Gjithëmëshirshmit.

*Me anë të Israsë dhe Mi'raxhit manifestohet mrekullia që Allahu i dhuroi të Dërguarit të Tij dhe që në të njëjtën kohë Allahu e shtoi dhe forcoi misionin e të Dërguarit a. s. , me të vetmin qëllim, që të mos dëshpërohej nga kurrfarë sfide e kësaj bote.

*Me anë të kësaj mrekullie, Allahu i sprovoi myslimanët dhe, në të njëjtën kohë, pastroi radhët e tyre prej atyre që ishin të luhatshëm në besim.

*Israja dhe Mi'raxhi u shtoi imanin besimin besimtarëve që ishin të sinqertë.

*I Dërguari i Allahut, Muhamedi a. s. , Isranë dhe Mi'raxhin i kreu me trup e me shpirt dhe për këtë janë të një mendjeje që të gjithë dijetarët e mëhershëm dhe të mëvonshëm,

*Kush e di? Ndoshta kjo ndodhi e madhe e Israsë ka ndikuar tek Salahudin Ejubi r. a. , që ai të jepte gjithë mundin e tij për ta çliruar Kudusin nga kthetrat e kryqtarëve.

*Muhammedi a.s. atë natë u takua me të gjithë të Dërguarit e tjerë të Allahut, dhe ky u zgjodh që të ishte imam i tyre në namaz. Pra, me këtë veprim kuptohet grada e lartë e të Dërguarit a.s. tek Allahu i Lartësuar.

*Të Dërguarit të Allahut a. s. , gjersa ishte në Mi'raxh, i ishin ofruar tri enë: një me verë, një me mjaltë dhe një me qumësht, prej të cilave i Dërguari ynë kishte zgjedhur atë me qumësht.

Driton Arifi

# Israja dhe Mi'raxhi, fenomene çiltërsuese

Kushdo që ndalet për t'i studiuar me përkushtim rrethanat dhe peripecitë nëpër të cilat kaloi i Dërguari i Allahut a. s. , gjatë periudhës së qëndrimit të tij në Mekë, do të bindet fuqimisht se ai provoi të gjitha alternativat dhe mënyrat për të kumtuar porosinë me të cilën e kishte ngarkuar Krijuesi Fuqiplotë. Nuk imagjinohet asnjë lloj sfide, fyerjeje, ofendimi ose nënçmimi që ka mundësi t'i bëhet ndonjë njeriu, e që të tillat të mos i jenë bërë figurës më të ndritshme të njerëzimit, Muhamedit a. s. ,. Por, shpirti i tij i kalitur, karakteri i tij i fuqishëm, e mbi të gjitha përkrahja Hyjnore nga ana e Dërguesit të tij, e bënë atë të pathyeshëm dhe imun ndaj të gjitha atyre sfidave dhe kurtheve që ia thurnin të pabesët e mendjelehtët.

## KONFIRMIM I MBËSHTETJES HYJNORE NDAJ TË DËRGUARIT A. S.

Pas një serie të pandalshme të këtyre sfidave, për një periudhë hiç më pak se 11 vjet, Allahu i Lartmadhëruar dëshiroi ta begatonte të Dërguarin e Tij me një dhuratë privilegjuese, e bëri atë që të shihte shumë prej agumenteve të patundshme të Fuqisë së Tij, duke e ngritur lart mbi shtatë qiejt, madje, gjer atje ku përfundon njohuria dhe qasja e çfarëdo krijese tjetër- Sidretul – munteha.

Isaraja dhe Mi'raxhi ishin një argument i fuqishëm, ashtu siç vë në pah Dr. El-Butij se: "Vuajtjet që i përjetonte Pejgamberi a. s. ,. nuk ishin për shkak se Allahu xh. sh. kishte lënë pas dore çështjen e misionit të tij, apo pse Ai ishte hidhëruar në të, porse ato ishin ligj i Zotit, që rrjedh edhe për të dashurit e Tij dhe me këso sfidash është përballuar çdo thirrje islame në çdo kohë dhe vend''.[1] Mirëpo, para se t'i mundësohej Muhamedit a. s. ,. ngritja lart në qiell, Allahu e bëri që ta vizitonte Mesxhidul – Aksanë-Kiblen e parë të myslimanëve, madje vetëm gjatë një pjese të natës. Për një natë atij i ndodhën dy fenomene , Israja- udhëtimi i tij natën prej Mekës së Shenjtë e deri në Jerusalem-Mesxhidul-Aksa, dhe Mi'raxhi- ngritja e tij prej Mesxhidul Aksasë e deri mbi lartësitë qiellore. Fenomenin e Israsë si ngjarje madhëstore e konstaton Allahu Fuqiplotë në Librin e Tij fisnik, ku thotë: "Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhammedit), pamësi (i punëve të Muhammedit). " (El-Isra- Ajeti, 1). Në këtë ajet i Gjithëdijshmi e parapërgatit lexuesin se lajmi të cilin do ta dëgjoj aty, të mos i ngjallë kurrfarë dileme a lëkundjeje në bindjen dhe besimin rreth mundshmërisë së ndodhjes së tij, ngase bëhet fjalë për një fenomen që është udhëhequr fund e krye nga Ai që fuqisë dhe vullnetit të Tij i janë nënshtruar gjithçka ka në Tokë e në qiej. Prandaj çështja e mundshmërisë ose pamundshmërisë së ndodhjes së këtyre fenomeneve, duhet të jetë temë diskutimi vetëm atëherë kur shkaktimin e tyre e pretendon ndonjëri nga krijesat, që natyrisht kanë fuqi të kufizuar, por, kurrsesi atëherë kur ngjarje të tilla I atribuohen Atij që ''Lartmadhëria e Tij është e patëmeta''. Këtë dallim të spikatur mirë, e bëjnë vetëm ata që mendjet e tyre i kanë të ndriçuara me dritën e imanit- besimit, besojnë në Fuqinë e të Plotfuqishmit, ndërsa në anën tjetër, pa dyshim se u sjellin kokëçarje tejet të madhe atyre që s'arritën t'i flakin nga zemrat dhe mendjet e tyre paqartësitë e mosbesimit dhe idhujtarisë.

## ISRAJA DHE MI'RAXHI LËKUNDIN BINDJET E TË LAJTHITURVE

Menjëherë pasi i Dërguari a. s. ,. u kthye nga ai udhëtim mahnitës, i informoi njerëzit në mëngjesin e së nesërmes. Shumica e njerëzve thanë: ''Kjo, për Zotin, është çudia më mahnitëse, ngase ne e dimë që karvanit i duhen një muaj për të shkuar e një për t'u kthyer nga Shami-Siria dhe Jerusalemi, ndërsa Muhamedi po pretendon se tërë ky udhëtim i ka ndodhur brenda një nate?! Shumë prej atyre që kishin pranuar Islamin, pas kësaj ndodhie u kthyen në idhujtari. Idhujtarët shkuan tek Ebu Bekri dhe i thanë: ''Çfarë mendon, o Ebu Bekr, për shokun tënd, që pretendon se brenda kësaj nate ka shkuar deri në Jerusalem dhe është kthyer në Mekë"? Ndërsa Ebu Bekri i pyeti sa për të konfirmuar : "A e ka thënë ai (Muhamedi) këtë? Iu përgjigjën: "Po, ai e ka thënë, tashmë u tregoi njerëzve në xhami për këtë". Ebu Bekri ua ktheu: "Për Zotin, nëse ai e ka thënë, ashtu ka ndodhur, pse jeni duke u habitur nga kjo. Unë i kam besuar atij për diçka që është shumë më larg mendjes (për ju), kur thotë se i vjen shpallja prej qiellit në Tokë brenda një pjese të ditës ose të natës, e si të mos i



besoj për këtë"! Pastaj shkoi tek i Dërguari a. s. ,. dhe e konfirmoi edhe një herë lajmin prej tij, dhe thuhet se prej aty mori epitetin Es-siddiik- I plotbinduri ose i besueshmi.[2] Këto dy pikëpamje diametralisht të kundërta, përballë një ngjarjeje kaq të rëndësishme, që në periudhën profetike u përqafuan nga besimtarët e palëkundur me Ebu Bekrin- Zoti qoftë i kënaqur me të- në krye, në njërën anë, dhe nga idhujtarët kurejshë, në anën tjetër, do të vazhdojnë të mbesin të papërputhshme dhe do të ngjallin të njëjtat dilema tek njerëzit deri në amshim. S'është e rastësishme pse ngjarja e Israsë dhe Mi'raxhit ndodhën afërsisht një vit para shpërnguljes së Muhamedit a. s. në Medinë (hixhretit), e cila paraqiste për thirrjen islame një periudhë me sfida të reja, prej ku do të hidheshin gurthemelet e para të shtetit islam, prandaj për këtë fazë kërkoheshin elemente të shëndosha, të fuqishme dhe të unifikuara.[3] Përzgjedhja e këtyre elementeve u lehtësua skajshmërisht me ndodhinë e Israsë dhe Mi'raxhit, e cila i la brenda taborrit islam vetëm ata njerëz të cilët s'pranuan luhatje në bindjet dhe besimin e tyre. Rreth të Dërguarit a. s. ,. do të mbesin të rreshtuar vetëm ata ashabë, të cilët kishin gatishmërinë dhe predispozitat që të ishin gurë të shëndoshë në murin e fortesës islame, e cila mëtonte të ndërtohej pas një periudhe të shkurtër. S'ishte i rëndësishëm numri i vogël i tyre, ngase prej tyre kërkohej çiltërsia e besimit dhe këmbngulësia në parime. Këto tipare që u gdhendën në personalitetet e atyre njerëzve, garantuan më vonë edhe rritjen e numrit, i cili do të ishte i mjaftueshëm, por dhe konstruktiv në procesin e shtetndërtimit që do të zhvillohej në Medinë. Të marrim mësim nga kjo ngjarje, se para hapave kolosalë dhe që kanë rëndësi jetike për të ardhmen e një shoqërie islame, duhen përpiluar strategji dhe kritere selektive, madje, gjithsesi të natyrës sfiduese. Ato do t'u mundësonin myslimanëve përzgjedhjen e njerëzve të skalitur të cilët janë meritorë për bartjen e përgjegjësive madhore përballë sfidave dhe barrierave që janë të pashmangshme në rrugën e gjatë të ngritjes së Ymetit islam dhe vetëdijësimit të mirëfilltë të myslimanëve kudo që ata jetojnë. Ky Program Hyjnor është spikatur në mënyrë të përkryer nga Zoti i Madhërishëm me ndodhinë e Israsë dhe Mi'raxhit, por edhe është aplikuar në formën më të mirë nga i Dërguari i Tij, Muhamedi a. s. Porosia e tërë kësaj ndodhie është e qartë: Ecni shtigjeve të suksesshmëve, ndiqni me konsekuencë porositë e Zotit, Ai s'jua mungon rezultatet dhe as suksesin.

[1] Fikhus-sire en-nebevij-je, Dr, Seid Ramadan El-butij. f112. Bot . i 19. Darus-selam. Kajro. 2008. [2] Shih: Es-siretu en-nebevijjeh, Ibn Hisham. (1\287-288) . Bot. 2004. Darul Hadith. Kajro. [3] Shih: Es-siretun-nebevijje , Dr. Alij Muhamed Es-sabuni. f 227. Bot . i katërt. Darul Ma'rife. Bejrut. 2006.

Dr. Fahrush Rexhepi

# Personaliteti i Uthmanit dhe kontributi i tij

Uthmani r. a. ishte shumë i urtë, dorëlirë dhe fisnik. Atë e donte shumë dhe e respektonte Pejgamberi a.s. por edhe mushrikët kurejshë. Mirëpo pranimi i Islamit nga ana e tij shkaktoi shqetësime të mëdha në mesin e kurejshëve, saqë ata filluan ta ndëshkonin me qëllim që ta detyronin të kthehej në fenë e mëparshme.

## BEDRI, TEBUKU DHE MARRËVESHJA E HUDEJBIES

Pasi kurejshët ishin përgatitur për luftën e Bedrit dhe pasi për këtë u informua Pejgamberi a.s. ai tha: "Kush dëshiron të udhëtojë me mua, le të më pasojë". Kur e dëgjoi Uthmani, deshi t`i bashkohej Pejgamberit a.s. por ai e ndali duke i thënë që të rrinte pranë bashkëshortes, Rukijes, e cila ishte e sëmurë. Sipas të gjitha argumenteve, ajo vdiq në kohën kur zhvillohej lufta e madhe e Bedrit, në të cilën fituan myslimanët. Edhe pse Uthmani nuk e pati fatin të mirrte pjesë në betejën e Bedrit, Pejgamberi a.s. ia ndau pjesën e vet të pasurisë nga plaçkat e luftës. Uthmani r. a. ishte mërzitur dhe kishte qarë aq shumë për bashkëshorten Rukijen dhe për ndërprerjen e miqësisë me Pejgamberin a.s. saqë, kur e kishte parë Pejgamberi a.s. në gjendje të tillë, i kishte thënë: "O Uthman, nëse do, po ta jap, merre bijën tjetër, Umu Kulthumin". Uthmani u pajtua me këtë ofertë të Pejgamberit a.s. dhe u martua me të e jetoi deri në vdekje me Umu Kulthumin, në vitin 9. h.[1]. Transmetohet në Sahihun e Buhariut: "Një person nga Egjipti kishte ardhur për ta kryer Haxhin. Kur arriti, pa një grup njerëzish ulur dhe tha: "Kush është i pari (kryeplak) i tyre? I thanë: Abdullah ibn Umeri. Tha: O i biri i Umerit, unë do të të pyes për një gjë, më trego për të, dhe tha: "A e di se Uthmani iku ditën e zhvillimit të betejës në Uhud? I tha: "Po". Tha: "A e di se ai ka munguar në Bedër? I tha: "Po". Tha: "A e di se ai ka munguar në Bejatu Er-Ridvan" (betimin nën hijen e lisit, në të cilën Allahu xh. sh. ka qenë i kënaqur)? I tha "Po". Tha: "Allahu Ekber". Tha ibn Umeri: "Eja të ta sqaroj ty". Për mungesën në Uhud, Allahu xh. sh. e ka falur Uthmanin r. a. ; mungesa e tij në Bedër ishte për shkak të sëmundjes së bashkëshortes së tij; mosprania e Uthmanit r. a. në Bejatu Er-Ridvan ishte e arsyeshme, sepse ai në momentin e kësaj besnikërie apo betimi ndodhej në Mekë. Ky ishte sqarimi që ibni Umeri i dha personit nga Egjipti, i cili kishte ardhur për ta kryer Haxhin.[2] Përsa i përket mospranisë së Uthmanit me rastin e besnikërisë nën lis, ai në këtë kohë ishte dërguar nga Pejgamberi a.s. si përfaqësues i myslimanëve tek kurejshët për të konfirmuar qëndrimin e Resulull-llahut a.s. dhe qëllimin e udhëtimit, i cili nuk kishte karakter tjetër përveçse kryerjen e Umres.

## UTHMANI R. A. , NDIHMON BETEJËN E TEBUKUT

Pejgamberi a.s. më parë e kishte thirrur Umer ibn Hattabin për ta dërguar tek mushrikët, por ai kishte kërkuar falje duke thënë: "O Pejgamber, unë nuk kam askënd në Mekë për të më mbrojtur, po qe se benu Ka`bët më torturojnë. Dërgoje Uthman ibn Affanin, se familja e tij është në Mekë. Ai ka mundësi ta dërgojë mesazhin të cilin dëshiron ti".[3] Pejgamberi a.s. e thirri Uthmanin dhe i dha detyrën për të shkuar tek kurejshët, e i tha: "Lajmëroji ata që nuk kemi ardhur për ta mbytur dikë apo për të luftuar, por kemi ardhur për ta kryer Umren, dhe thirri në Islam"[4] Po ashtu Pejgamberi a.s. i urdhëroi Uthmanit që në Mekë t`i lajmëronte besimtarët se së shpejti do të çlirohej Meka, dhe t`ua përcillte lajmin e gëzueshëm se feja e vërtetë e Allahut do të triumfonte në Mekë dhe se askush nuk do të fshihte besimin e vet në Mekë. Uthmani r. a. shpejtoi për në Mekë. Gjatë rrugës hasi në pengesa nga kurejshët, të cilët e ndalnin për ta pyetur për ku ishte nisur. U takua edhe me Eban b. Se`id b. El-Asin, i cili i uroi mirëseardhje, ia shaloi kalin e tij dhe e hipi në kalin e vet e vazhduan rrugën së bashku me Uthmanin drejt Mekës. Uthmani ua përcolli mesazhin parisë kurejshe, dhe, kur ai përfundoi, ata i ofruan që të bënte tavafin rreth Qabesë, por ai nuk pranoi këtë ofertë përderisa të mos e bënte i Dërguari i Allahut. Konsultimet midis Uthmanit r. a. dhe kurejshëve zgjatën paksa, prandaj në mesin e myslimanëve ishte përhapur lajmi se Uthmanin e kishin vrarë. Kur i Dërguari i Allahut (a.s. ) dëgjoi për këtë, tha: "Nuk do të zmbrapsemi përderisa t`i ndëshkojmë këta njerëz". Pastaj Pejgamberi a.s. i thirri shokët e vet që të betoheshin. I pari që bëri betimin, ishte Ebi Sinan El-Esedij, pastaj Selme b. El-Ekv`ae, i cili u betua tri herë për besnikëri gjer në vdekje. Pejgamberi a.s. e zgjati grushtin e vet, e shtrëngoi mirë, e i tha: "Kjo dorë imja është garanci për Uthmanin"[5] Zyrtarizimi dhe ceremonia e betimit u mbajtën nën një dru (lis). Umeri r. a. e mbante Pejgamberin a.s. për dore, ndërsa Ma`kil b. Jesari mbante një degë të lisit mbi kokën e Resulallahut a.s. dhe i freskonte ajrin. Ky betim u quajt "Er-Ridvan" për të cilin Kurani thotë: "Allahu është i kënaqur me besimtarët, të cilët të janë zotuar për besnikëri nën lis". Kur kurejshët kuptuan seriozitetin

e situatës së krijuar, ata e dërguan urgjentisht Suhejl b. Amrin për të lidhur marrëveshjen me Pejgamberin a.s. dhe myslimanët. Uthmani r. a. , shquhet për ndihmën që ka dhënë për betejën e Tebukut, veçmas në aspektin logjistik dhe material. Beteja e Tebukut ishte zhvilluar në kushte klimatike shumë të rënduara. Numri i ushtarëve myslimanë arrinte në tridhjetë mijë dhe ata kishin nevojë për ushqim, kafshë dhe gjëra të tjera. Për këtë qëllim, Ebu Bekri r. a. kishte dhuruar tërë pasurinë e tij, kurse Umeri r. a. kishte dhuruar për këtë qëllim gjysmën e pasurisë së tij. Meqë gjithë kjo pasuri nuk ishte e mjaftueshme, Pejgamberi a.s. u ngrit në minber dhe tha: "Kush e përgatit ushtrinë e myslimanëve për betejën e ushtrisë, do të ketë për shpërblim Xhennetin". Uthmani u ngrit e tha: "Unë po jap njëqind deve me shalë dhe tërë atë që kanë ato nevojë". Pejgamberi a.s. tha: "Allahu të shpërbleftë me mirësi! O Zot, fale Uthmanin dhe bëhu i kënaqur me të". Pas kësaj fjale të Pejgamberit a.s. dhe uljes së tij në minber, Uthmani tha: "Unë jap treqind deve me shalë dhe me tërë ato që kanë ato nevojë". Pejgamberi a.s. pas kësaj u lut për të përsëri dhe tha: "Nuk i bën më dëm Uthmanit asgjë në jetë pas kësaj". Kur Uthmani e dëgjoi këtë, tha: "O i Dërguari i Allahut, unë jap nëntëqind e pesëdhjetë deve me shalë dhe tërë atë që kanë ato nevojë, pesëdhjetë kuaj, shtatëqind copë ari dhe dhjetë mijë dinarë". Atëherë Pejgamberi a.s. filloi të rrihte (afronte) duart e tij duke thënë: "O Zot, falja Uthmanit ato që ka bërë më parë dhe ato që do të bëjë më vonë".[7] Me këtë pasuri të dhuruar nga Uthmani r. a. , u përgatit një e treta e ushtrisë. Në kohën e halifit Ebu Bekër kishte një vit thatësie që solli varfëri dhe mungesë të madhe ushqimi. Kur u acarua gjendja edhe më shumë, njerëzit shkuan te Ebu Bekri dhe i thanë: "O udhëheqës (pasues) i Pejgamberit të Allahut, siç shihet, nga qielli nuk ka shi e pa shi nuk do të ketë as prodhime, ç'të bëjmë?" Ebu Bekri tha: "Shpërndahuni, duroni dhe gjinduni derisa të na e lehtësojë Allahu".[8] Nuk vonoi shumë dhe në mbarim të asaj dite u vërejt arritja e karvanit tregtar nga Medina, pronë e Uthmanit r. a. , i cili numëronte një mijë deve të ngarkuara me ullinj dhe kokrra rrushi apo fiku të tharë. (9). Pas arritjes së mallrave tregtarët shkuan te shtëpia e Uthmanit për të blerë nga ai dhe për t`ua ndarë të varfërve. Uthmani u tha: "Sa fitim më jepni që ua kam sjellë nga Shami?" Ata në fillim i ofruan Uthmanit 10 për 12. Uthmani u tha: "Më ka dhënë çmim më të lartë dikush tjetër". Ata filluan ta ngritnin çmimin derisa arritën në 10 për 14, por Uthmani sërish u tha: "Më ka dhënë më shumë dikush tjetër". Në fund i ofruan 10 për 15, por prapë Uthmani u tha: "Më ka dhënë çmim më të madh se ky që po më ofroni. Më ka ofruar për çdo dërhem dhjetë dërhemë". Tregtarët i thanë: "Për Allahun, ne nuk mund të të japim më shumë sesa të dhamë". Uthmani ua ktheu: "Dëshmoni që një mijë kafshë të ngarkuara me artikuj ushqimorë janë sadaka për banorët e Medinës".[10]

## ZGJERIMI I XHAMISË SË PEJGAMBERIT A.S.

Xhamia e Pejgamberit a.s. ishte e ndërtuar me qerpiç dhe çatia e saj e mbuluar me gjethe palmash. Shtyllat e saj kanë qenë të ndërtuara nga trungje palmash. Në kohën e Ebu Bekrit nuk pati ndonjë rinovim. Në kohën e Umerit kishte pasur një ndërhyrje të pjesshme në rinovimin e Xhamisë së Pejgamberit a.s. kurse në kohën e Uthmanit r. a. , në vitin 29 h. , ishte bërë një meremetim më i madh i xhamisë, duke i bërë muret e saj me gurë të gdhendur dhe argjend, siç i bëri edhe shtyllat e saj me gurë të skalitur, ndërsa çatinë me dru, po dyert mbetën aq sa ishin në kohën e Umerit, gjashtë. Transmeton Jahja nga El-mutallib ibn Abdull-llah ibn Hatab, i cili tregon se, kur Uthmani u zgjodh halif në vitin 24 h. , myslimanët i kërkuan që ta zgjeronte xhaminë, sepse nuk i nxinte të gjithë besimtarët në ditën e xhuma. Uthmani r. a. , pasi u këshillua me një grup, të cilin e kishte caktuar më parë Pejgamberi a.s. filloi shembjen e xhamisë deri në fund, me qëllim që ta ndërtonte që nga e para. Pasi fali drekën, Uthmani r. a. hipi në minber, falënderoi Allahun e pastaj tha: "O njerëz, unë dua të shemb Xhaminë e të Dërguarit të Allahut e ta ndërtoj rishtazi duke e zgjeruar, dëshmoj këtu para jush se e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë: "Atij që ndërton një xhami për hir të Allahut, Allahu do t`i ndërtojë një shtëpi në Xhennet". Pastaj, nuk jam i pari që po e bëj këtë, meqë Umeri r. a. e ka zgjeruar, ndërkohë që edhe jam këshilluar për këtë çështje dhe u pajtuam që të shembet dhe të ngrihet nga e para"[11] Pasi u pëlqeu njerëzve, të nesërmen i mblodhi punëtorët dhe vetë u vu në ballë të punës. Punimet filluan në muajin Rebiul-Evvel të vitit 29 h. , dhe mbaruan me hyrjen e vitit tjetër (Muharrem 30 h. ), që domethënë se punimet zgjatën 10 muaj. Për periudhën e ndërtimit të xhamisë ka edhe mendime të tjera. Sipas Ibn Haxherit, ndërtimi i Xhamisë së Pejgamberi a.s. nga Uthmani ishte bërë në vitin 30 h. , ndërkohë që ka mendime se ishte bërë në vitin e fundit të sundimit të tij. Në atë kohë xhamia ishte e gjatë 2. 880 inça (72 m), ndërsa e gjerë 2700 inça (67. 5 m)[12] Kështu së paku është shënuar nga Ibn Ketheri dhe Taberiu, prej të cilëve e mori Muhamed Reda. Në kohën e Uthmanit r. a. ka ndodhur edhe zgjerimi i shtëpisë së shenjtë - Qabesë. Pjesa që i ishte shtuar Qabesë më parë, ka qenë oborr rreth saj, që ka shërbyer për falje dhe tavaf. As në kohën e të Dërguarit dhe as në kohën e Ebu Bekrit nuk ka pasur mur rrethues. Shtëpitë kanë qenë shumë pranë, aq sa dyert e tyre hapeshin e mbylleshin nga çdo anë. Kur Umeri erdhi në krye të shtetit dhe njerëzit u shtuan shumë, e zgjeroi xhaminë duke i blerë shtëpitë të cilat pastaj i shembi. Ai rreth xhamisë ngriti një mur jo shumë të lartë, ku i vunë kandilat. Umeri ishte i pari që e rrethoi xhaminë me mur.



## AFËRSIA E PEJGAMBERIT A.S. ME UTHMANIN R. A.

Uthmani r. a. I frikësohej shumë Allahut. Ai kishte një skllav të cilit ia kishte pasë tërhequr veshin, njëherë. Ai një ditë i pati thënë atij: "Ta kam pasë tërhequr veshin, merre hakun ndaj meje"! Personi ia tërhoqi veshin, ndërsa Uthmani i tha: "Më fort! O lumi unë! Hakmarrja në dynja e jo në Ahiret (jetën e amshueshme)"! Thuhet gjithashtu se ai ka thënë: "Sikur të jem në mes Xhenetit dhe Xhehenemit e të mos e di për ku jam, do të kisha dashur të kisha hi para se ta merrja vesh për ku jam caktuar"[13] Duke parë virtytet fisnike të Uthmanit r. a. , Pejgamberi a.s. shpeshherë kishte pasur biseda personale me Uthmanin r. a..Aishja r. a. ka thënë: " Isha tek i Dërguari a.s. kur më tha: "Aishe! Sikur të kishim dikë që të bisedonim!" I thashë: "A të thërras Ebu Bekrin?" Ai heshti ca, pastaj tha përsëri: "Sikur të kishim dikë të bisedonim!" I thashë prapë: " A të thërras Umerin?" Ai përsëri heshti, pastaj thirri një shërbëtor, i tha diçka në vesh, dhe ai shkoi. Pas pak kohe erdhi Uthmani, i cili kërkoi leje të hynte. I Dërguari i Allahut e lejoi dhe, pasi hyri, biseduan gjatë. Pastaj i Dërguari a.s. i tha: "O Uthman! Allahu do të të veshë një këmishë (fjalën e kishte për drejtimin e shtetit islam). Nëse keqbërësit duan që ti ta heqësh, mos e hiq për ta, qoftë edhe për respekt. Këtë e përsëriti dy a tri herë". (Ahmedi).

Buhariu thotë: "Na ka treguar Musa ibn Ismaili, ky vetë nga Othman ibn Meuhibi, i cili thotë: Erdhi njëri nga Egjipti për haxh, pa një grup ulur dhe pyeti! Kush janë këta? Kurejshë,- i thanë. Kush është më i moshuari i tyre?-pyeti përsëri. Abdullah ibn Omeri,-iu përgjigjën. Ai tha: O ibn Omer, do të të pyes për diçka, prandaj më trego! A është e vërtetë se Uthmani u zmbraps në betejën e Uhudit? Po ,- i tha ai. Po, a është e vërtetë se ai nuk mori pjesë në Bedër?- e pyeti prapë. Po,- u përgjigj Ibn Omeri. A është e vërtetë që ai nuk mori pjesë në Besëlidhje (Bej'etur-riduan)?Po,- i tha ai. Allahu Ekber,- ia priti burri. Ibn Omeri, i tha: Eja tani të të sqaroj: Për sa i përket ikjes nga beteja e Uhudit, dëshmoj së Allahu ia ka falur, ndërsa për mungesën nga Bedri, ai u ndal se e kishte të shoqen të sëmurë (e bija e të Dërguarit). I Dërguari a.s. i tha: "E ke shpërblimin dhe pjesën e atij që lufton në Bedër", ndërsa se pse mungoi nga Besëlidhja, po të them se, sikur të ishte ndonjë tjetër më i dashur e më i shtrenjtë sesa Uthmani, do ta kishte dërguar. E Besëlidhja u bë pasi shkoi Uthmani në Mekë. I Dërguari a.s. e bëri Besëlidhjen në vend të tij, duke e vënë dorën e djathtë të tij mbi të majtën. Kjo është për Uthmanin",-tha ai. Në fund Ibn Omeri i tha: Merri këto me vete dhe shko tani". (Muslimi)

(1)Mahmud Shakir, Tarihul Islami,3,1991, Bejrut, f. 223. (2)Po aty. (3)Safijurrahman El- Muberekfuri, Er-rahikul Mahtum, 1996,f. 341. (4)Po aty. (5)Po aty, f. 341-342. (6)El-fet-h: 18. (7)Amër Halid , Katër halifët e drejtë, Prishtinë, 2009, f. 136. (8)Mahmud Shakir, po aty, f. 224. (9)Po aty. (10)Amër Halid, po aty f. 138.

Nexhat Ibrahimi

# Isai a.s. dhe disa aspekte të jetës së tij

Fenomeni i figurës së Isait a. s. , pastaj jeta, veprimtaria dhe vdekja/zhdukja e Isait a. s. është ndër temat më të diskutueshme, më kontroverse në literaturën botërore në përgjithësi, po dhe në atë religjioze hebraike, kristiane e islame, në veçanti. Janë shkruar mijëra artikuj e vepra të të gjitha zhanreve në shumë gjuhë dhe s'ka të sosur në këtë rrafsh. Në varësi nga këndi i botëkuptimit, të tilla janë edhe tezat e shtruara. Hebraikët e refuzojnë dhe ofendojnë, kristianët e idealizojnë dhe hyjnizojnë, kurse myslimanët e mbajnë ekuilibrin ndërmjet dy skajeve, skajit hebraik, që e hedh Isain a. s. në shportën e plehrave, dhe skajit kristian, që e ngre Isain a. s. në rang Hyji.

### DISA REFLEKSIONE PËR PERSONALITETIN E ISAIT A. S.

Zanafilla e Isait a. s. , mënyra e nxënies së embrionit të tij, shumë njerëz i çoi në jobesim, ose në dilema të jobesimit, sepse nuk arritën ta kuptonin dhe ta besonin aktin e zanafillës së fëmijës pa baba. E çuditshme është edhe nëna e tij, Merjemja, e bija e Imranit, e cila gjithashtu u përgatit nga Allahu për misionin e saj të jashtëzakonshëm për lindjen e fëmijës pa baba. Me këtë pozicion, njeriu tregoi fuqinë dhe dominimin e Tij kudo në gjithësi. Në këtë çështje kontributin e tij, me udhëzimin Hyjnor, e dha edhe Zekerijai a. s. , i cili e vizitonte dhe kujdesej për Merjemen në tempullin Hejkel, ku Merjemja shërbeu për një kohë të gjatë: "Dhe Zoti i saj e pranoi me ëndje atë dhe e rriti mirë dhe ia la në besë Zekerijait. Sa herë që hynte Zekerijai tek ajo në tempull, gjente ushqime te ajo. "Prej nga kjo, oj Merjeme?" i thoshte, kurse ajo i përgjigjej, "Prej All-llahut, All-llahu e furnizon pa masë, kë do". (Ali Imran, 37). Allahu i Madhërishëm e caktoi Zekerijain a. s. të kujdesej për Merjemen, sepse ai e kishte të afërm, por për të kujdesej edhe vetë Allahu. Hadithi autentik që transmeton Ebu Hurejre, më së miri e ilustron gjendjen e saj dhe të djalit të saj: "Çdo fëmijë që lind, e kap shejtani, prandaj qajnë. Kështu nuk ndodhi me Merjemen dhe Isain a. s. ". Pastaj Ebu Hurejre r. a. e citon edhe ajetin kuranor, në të cilin nëna e Merjemes I lutet Zotit, pas lindjes së saj: "... Atë dhe pjellën e saj unë po e lë në mbrojtjen Tënde prej djallit të mallkuar". (Ali Imran, 36). Madje, edhe melekët i flasin Merjemes dhe i sqarojnë: "O Merjeme, Allahu ty të ka caktuar dhe të pastër të ka krijuar, dhe të ka bërë më të mirën femër në botë". Pastaj e lajmërojnë edhe për lajmin e gëzueshëm: "E unë jam – i tha ky – i deleguar i Zotit tënd, të të dhuroj një djalosh inteligjent". (Merjem, 19). E qartë, Merjemja r. a. e shprehu habinë e saj: "Si do të kem unë fëmijë – tha ajo – kur mua nuk më ka prekur asnjë mashkull dhe unë kam qenë e shfrenuar". (Merjem, 20). "Ashtu! – i tha, - Zoti yt ka thënë: "Ajo është e lehtë për mua, dhe ta bëjmë atë argument për njerëzit dhe mëshirë nga ana jonë. Kjo është punë e kryer". (Merjem, 21). Rasti i shtatzënisë (së Merjemes) dhe lindjes së Isait a. s. bëri që të krishterët të fillonin ta adhuronin Isain a. s. , duke harruar se edhe Ademi a. s. ishte lindur pa baba e nënë, por nga askush nuk u quajt hyjni as bir Zoti. Prandaj, ata duhet ta dinë se lindja e këtillë e Isait a. s. ishte që t'u dëshmohej hebraikëve se ekziston shpirti, të cilin ata e mohonin dhe besonin vetëm në botën materiale. Ata as nuk deshën të besonin drejt dhe besuan në absurditete, sikur kinse Allahu ka fëmijë, duke harruar se "Mjafton urdhri i Tij, vetëm t'i thotë: "Bëhu"! dhe ajo bëhet. " Nga ky çast ata besojnë se Allahu ka tri pamje, tri manifestime brenda një Zoti.[1]

### REFUZIMI KURANOR I PARAGJYKIMEVE KRISTIANE

Mësimi islam refuzon pikëpamjen e tillë për Zotin. Ai e konsideron absurd që për Zotin të flitet kështu, kurse njerëzit e tillë i shpall për mëkatarë të rëndë – jobesimtarë. Me fjalë të tjera, nëpërmjet tre emrave, ata thonë se përfaqësojnë një Zot: zoti atë, zoti bir dhe zoti shpirt i shenjtë; Zotit i përkasin krijesat nëpërmjet të Birit, të Birit i përket shpagimi dhe Shpirtit të shenjtë pastrimi. Por, Allahu e thekson qartë këtë gjë: "Bënë kufr (mohuan të vërtetën) ata që thanë: "All-llah është ai, Mesihu, bir i Merjemes". E vetë Mesihu, (Isai) tha: "O beni israil, adhuroni All-llahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj, sepse ai që i bën Zotit shok, All-llahu ia ka ndaluar atij Xhennetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës. Gjithashtu bënë kufr (mosbesim) ata që thanë: "All-llahu është i treti i treve". S'ka në gjithësi tjetër përveç një All-llahu, e nëse pushojnë nga ajo që thanë (tre zota), do t'i kapë dënim i dhembshëm, ata që nuk besuan prej tyre. E pse të mos pendohen dhe të kërkojnë tek All-llahu falje, kur All-llahu dihet se fal shumë, është mëshirues.

Mesihu, biri i Merjemes, nuk është tjetër përveçse i dërguar; para tij pati shumë të dërguar. Nëna e tij ishte e drejtë (e ndershme). Që të dy ata ishin që ushqeheshin (si njerëzit e tjerë). Ja, si u sqarohen atyre argumentet dhe shih pastaj sesi i kthejnë shpinën së vërtetës!" (El-Maide, 72-75). Nuk ka nevojë për shumë mençuri e të kuptojmë se Zoti nuk ha dhe as pi; nuk ka nevojë për inteligjencë të posaçme, që të kuptojmë se monopoli mbi të vërtetën nuk ngrihet mbi të vërtetat e rrejshme, por mbi të vërtetën reale, racionale, pa mistifikime dhe kamuflime njerëzore. E vërteta është Një dhe atë duhet ta shohim drejt e pa simpati e anime subjektive.[2] Në anën tjetër, misioni i Isait a. s. qe ndihmuar edhe me mu'xhize të Allahut. Ai i dhuroi të gjithë pejgamberët me mu'xhize, prandaj edhe Isain a. s..Disa prej këtyre mu'xhizeve i përmend edhe Kurani: "...unë kam ardhur nga Zoti juaj me argument, unë nga balta ju bëj diçka si shpendi, i fryj atij dhe ai, me lejen e All-llahut, bëhet shpend, unë i shëroj të verbrit, të sëmurët në lëkurë, dhe unë, me lejen e All-llahut, ngjall të vdekurit: unë ju tregoj për atë që hani dhe për atë që depononi në shtëpitë tuaja. Vertet, kjo është fakt për ju nëse jeni besimtarë. Dhe (kam ardhur) që t'ju vërtetoj Tevratin që e keni para duarsh, t'jua lejoj disa që ju ishin ndaluar juve, kam ardhur me argument nga Zoti juaj, pra kini frikë All-llahun dhe më dëgjoni mua. ". (Ali Imran, 49-50).

### GJENEZA E SHTREMBËRIMIT TË MËSIMIT TË ISAIT A. S.

Derisa ishte gjallë Isai a. s. , nuk ekzistonte ideja mbi hyjninë e tij. Edhe për një kohë pas 'zhdukjes' së tij, ideja e monoteizmit ishte e qartë dhe e freskët. Por, me kalimin e kohës, nga ndërhyrjet e jashtme dhe nga injoranca e brendshme, suksesivisht, filluan të futeshin ide për hyjninë e Isait a. s..As të gjithë të krishterët nuk e aprovuan idenë e hyjnizimit të fesë së Isait a. s..Dëshmi e këtij konstatimi është edhe një ungjill me emrin Ungjilli i Barnabës. Këtë ungjill kisha kristiane nuk e radhit ndër ungjijtë kanonikë, me pretekst se ky nuk është autentik. Por, ky ungjill nuk pranon shumë çështje me elemente idhujtare që edhe sot e kësaj dite gjenden në doktrinën dhe praktikën kristiane. (3-4) Po ashtu, kisha kristiane, si mënyrë për daljen nga rrëmuja e krijuar, caktoi një tubim në Nikej (Izniku i sotëm në Turqi), në vitin 325. Aty u tubuan disa mijëra njerëz, për të vendosur rreth së ardhmes së Krishterimit. Ndonëse në pakicë, 318 priftërinj pranuan doktrinën se Jezusi është zot, se është i barabartë me Zotin Atë, se është lindur nga Ai e nuk është krijuar etj. etj.. Edhe pse shumica e refuzuan këtë doktrinë, nën ndikimin e mbretit Konstantin, kjo bindje u bë obliguese për të gjithë nënshtetasit romakë, sepse ishte më afër bindjeve të tyre të adhurimit të njeriut.[5]



Për këtë arsye dhe për arsye të tjera të patheksuara, besimi i Isait a. s. u shndërrua në një besim të mjegulluar, më shumë njerëzor e më pak hyjnor, të dirigjuar nga njerëzit e Kishës / priftërinjtë. Shkrimi i ungjijve shumë kohë pas zhdukjes së Isait a. s. , kompletimi i tyre vetëm pas 150 vjetësh nga koha e shpalljes së tij, mosekzistimi i ungjijve në gjuhën burimore arameike, po vetëm i ungjijve në përkthim të kujtesës historike, flasin qartë për një përzierje idesh nga judaizmi, paganizmi, hinduizmi, zaratustrizmi etj..[6]

### VDEKJA / ZHDUKJA E ISAIT A. S.

Çështja e vdekjes së Isait a. s. është temë lidhur me të cilën gabuan edhe hebraikët edhe të krishterët. Hebraikët mendojnë se e kishin vrarë ata, sepse Isai



a. s. pohonte se ishte i dërguar i Zotit. Të krishterët pohojnë se Isai a. s. ishte vënë në kryq dhe ishte varrosur, porse ishte ringjallur pas tri ditësh. Ungjijtë që flasin për kapjen e Isait a. s. , për vënien e tij në kryq, vdekjen, varrosjen dhe ringjalljen e tij, - janë shkruar më vonë, pas kohës së Isait a. s. , kur përkrahësit e tij përjetonin përndjekje e dhunë të tmerrshme dhe nuk kishin kohë të verifikonin të dhënat në qetësi dhe me kompetencë. U shkruan shumë ungjij, por në fillim të shekullit të katërt të e. r. , nën drejtimin e Mbretit Konstantin, në Nikej, më 325 të e. r. , u përzgjodhën si të saktë vetëm katër versione, të cilat konsiderohen kanonike, të sakta.[7] Një version tjetër, jokanonik, është ai i Barnabës, i cili është shkruar herët e i kundërshton versionet e tjera dhe është më afër pikëpamjeve islame, por këtë version e refuzon Kisha.[8]

**RIKTHIMI I ISAIT A. S. NË TOKË**

Caktimi i Allahut vendosi që Isai a. s. do të paraqitet para Ditës së Fundit. Nuk dihet urtësia e plotë për se të ndodhë kjo, por gjëja më e kuptueshme është se për Isain a. s. u thurën ngjarje të shumta, u treguan gënjeshtra të shumta, prandaj vetëm paraqitja e sërishme e tij do t'i përgënjeshtronte ato trillime prej imagjinate. Lidhur me këtë, Ebu Hurejre r. a. transmeton një hadith të sigurt të Muhamedit a. s. , i cili paralajmëron qartë zbritjen e Isait a. s. : "Për Zotin, sigurisht do të zbresë Isai a. s. , i biri i Merjemes, si sundues i drejtë. Do ta thyejë kryqin, do ta vrasë derrin dhe do ta anulojë xhizjen / tatimin për kokë njeriu". Në shumë hadithe të tjera shkruan se, ndër të tjera, Isai a. s. do ta vrasë Dexhallin / Antikrishtin dhe do të vendosë rendin e qetësinë në botë, e cila në këtë periudhë kohore do të karakterizohet për anarki, dhunë dhe tirani të pashoqe. Sigurisht, dërgimi i sërishëm i Isait a. s. do ta thyejë sundimin diktatorial të personifikuar në Dexhallin. Kjo formë qeverisjeje do ta mashtrojë opinionin, që do të adhurojë gjithçka tjetër përveç Krijuesit absolut, do t'u nënshtrohet lidhjeve botërore në vend të atyre të Krijuesit.[9] Isai a. s. kërkon nga ne sjellje të mirë me hebraikët dhe të krishterët, kurse vetë ai do ta thyejë kryqin, do ta vrasë derrin, do ta eliminojë të keqen, sepse, po ta bënim këtë ne, do të quheshim fondamentalistë dhe do të dënoheshim me burgje të gjata, të përjetshme ose edhe me vdekje. Është koha e fundit që pasuesit e mirëfilltë të Isait a. s. , ata që quhen të krishterë, të ndalin dhunën nëpër botë, të qetësojnë shpirtrat dhe të shtrijnë dorën e pajtimit, kurse obligim i yni është të ndihmojmë në këtë aspekt me tërë fuqinë besimore, intelektuale dhe materiale.

(1) http://www. dzemat-kirchheim. com/vijesti/najnovije/isaovo-a. s-rodzenje. html. (2)Ulfe Azizussamed, Islami dhe kristianizmi, Tetovë, 1997. (3) Lexo edhe: Savash Veliu, Sy më sy me të vërtetën, në: http://www. zeriislam. com/artikulli. php?id=1337 . (4) As filozofia perëndimore nuk e pranon hyjnizimin e Isait a. s..Ja si thotë H. Bergson: "Filozofia na mëson se asnjë qenie e cila mund të dalë nga një qenie tjetër dhe të ekzistojë si individ i veçantë, dhe bëhet rival e bashkëshok, nuk mund të konsiderohet e Përkryer. Kështu, atributi 'bir i Hyjit' është vetëm një përdhosje e Përkryeshmërisë Hyjnore. " Në: H. Bergson, The Creativ Evolution, Modern Library, f. 16, sipas: Ulfe Azizussamed, po aty, f. 47. (5)Ulfe Azizussamed, po aty. (6)Ulfe Azizussamed, po aty, f. 43-44. (7)Krahaso: Naim Tërnava, Akaidi 2, Prishtinë, 2002. (8)Versioni islam rreth kësaj teme është i saktë dhe i qartë: "Dhe, për shkak të mosbesimit të tyre dhe deklaratave të rënda shpifëse kundër Merjemes. Si edhe të deklarimit të tyre: 'Me të vërtetë ne e vramë Mesihin, Isaun, të birin e Merjemes, të dërguarin e All-llahut' edhe pse as e kanë vrarë, as e kanë gozhduar, por ashtu u është dukur. Ata të cilët ndanë mendimin lidhur me këtë, ishin në dyshim për këtë; për këtë nuk kanë ditur kurrgjë të sigurt, vetëm sipas hamendjes (flisnin), ndërkaq është shumë e sigurt se atë nuk e kanë vrarë. Por, All-llahu e ngriti te Vetja, se All-llahu është shumë i urtë dhe i fuqishëm. " (En-Nisa, 156-158). Krhs. : http://www. dzemat-kirchheim. com/vijesti/najnovije/isaovo-a. s-rodzenje. html. (9)Shih për këtë: Naim Tërnava, po aty, f. 137-157.

Mr Musa Vila

# Rreth akuzës mbi metodologjinë e haditheve

Akuzat kundër hadithologëve dhe metodologjisë së tyre rrjedhin nga orientalistët me pikëpamje antiislame dhe nga disa njerëz të veshur me petkun islam, që në fakt ishin lojalë të orientalistëve dhe kundërshtarë të Synetit të Pejgamberit a. s..Ata u munduan t'i irritonin dhe skandalizonin shumë pikëpamje të hadithologëve në metodologjinë e tyre. Kundërshtarët e Synetit demagogjinë dhe intrigat e tyre i shprehën në këto forma:

(a) "Për sa u përket ashabëve, për ta nuk mendojmë ndryshe përveçse ashtu siç kanë menduar ata për vetveten e tyre. Ata vetveten e tyre e mendonin si njerëz të ngjashëm me të tjerët, që bëjnë gabime dhe mëkate. Ata akuzonin njëri-tjetrin me akuza të rrezikshme. Disa prej tyre tjetrin e akuzonin për mosbesim (kufër) dhe mëkate të mëdha. Është bërë e ditur se Ammar bin Jasiri Othmanin r. a. e ka akuzuar për mosbesim dhe gjakun e tij e ka konsideruar si të lejuar. Po ashtu ibn Mes'udi, kur ishte në Kufë, gjakun e Othmanit r. a. e ka konsideruar të lejuar. "[1]

(b)"Është shumë e qartë se ashabët në kohën kur jetonin, kritikonin njëri-tjetrin, dhe disa prej tyre, për nga pozita dhe autoriteti disa të tjerë i konsideronin më të ulët se të tjerët. Por, megjithatë , ajo që na brengos, është të vepruarit e shumicës së kritikëve (ekspertëve) të hadithit, e në veçanti dijetarët kritikë të mëvonshëm, të cilët në përgjithësi ashabët i vlerësonin me kriter të lartë fetarë pa akuzuar asnjërin prej tyre për gënjeshtër e shpifje të haditheve, ndërsa të tjerët që kishin ardhur pas ashabëve, i akuzuan ashpër. "[2]

(c)"Dijetarët kanë vënë si detyrë të domosdoshme hulumtimin e transmetuesve të hadithit, mirëpo ata kanë qenë të kufizuar dhe nuk kanë ndërhyrë në gjendjen e ashabëve, duke i konsideruar të gjithë ata të drejtë e të paprekshëm dhe kanë ndaluar kritikën dhe çdo akuzë ndaj tyre. Prej thënieve të tyre është edhe kjo: "Dosja e tyre është mbyllur herët". Ajo që është për t'u çuditur, është qëndrimi i tyre në këtë mënyrë, në kohën kur ashabët edhe vetë kritikonin njëri-tjetrin dhe hidhnin në mosbesim.[3] Ky i fundit nuk u mjaftua vetëm me këtë, por shkoi edhe më larg duke u shprehur në qëndrimin e ehlu suneh: "Në mesin e ashabëve ka pasur të atillë që Pejgamberin a. s. e kanë mashtruar në çështjen e zeqatit. Disa prej tyre e kanë ofenduar e disa prej tyre e kanë ndërtuar mesxhidu darin. Disa prej tyre kanë nxjerrë arsyetim dhe nuk kanë marrë pjesë në betejën e Tebukut. Numri i tyre ka qenë më tepër se tetëdhjetë. Pastaj ata janë penduar dhe Pejgamberi a. s. pranoi haptazi pendimin e tyre. Për ta zbriti ajeti kuranor (Et-tevbe: 95). Për këtë në Kuran është një kaptinë që quhet kaptina e munafikëve. "[4] Ata thanë kush dëshiron t'i dijë emrat e munafikëve (hipokritëve) të fiseve Hazrexh dhe Evs, le të kthehet në vëllimin e parë të librit "Ensabul Eshraf", dhe aty do të gjejë dhjetëra faqe të mbushura me emrat e tyre, duke filluar nga faqe 274 e deri në 283. "[5] Pastaj vazhduan duke thënë: "Nëse shumica absolute e dijetarëve thanë se ashabët në përgjithësi janë të drejtë me kriter të lartë fetar, nuk pranuan kurrfarë kritike dhe akuze ndaj tyre duke i konsideruar të gjithë ata të ruajtur nga mëkati, gabimi dhe harresa, ndërsa transmetuesit e tyre iu nënshtruan kritikës dhe akuzës. Atëherë mund të themi se shumica e hulumtuesve .... nuk e pranuan kriterin e lartë të ashabëve në mënyrë globale, por thanë ashtu siç ka thënë dijetari El Mukbilij, se pjesa dërrmuese e ashabëve, dhe jo ashabët në përgjithësi kanë qenë të mbrojtur, dhe lejohet mëkati, gabimi dhe harresa prej tyre, ashtu siç lejohet edhe prej të tjerëve. Madje lejohet edhe pasioni (epshi) për ta.

### " ALLAHU E DI KU TA VËRË MESAZHIN (RISALEN) E VET. " (EL EN'AM, 124)

Mendimin e tyre e mbështetin në faktin se edhe ata ishin njerëz, tek ata ndodh ajo që ndodh edhe tek të tjerët, e kjo është një gjë që kthehet tek natyrshmëria njerëzore. Dhe vërtet Zotëria i tyre, të cilin Allahu e kishte zgjedhur, " Allahu e di ku ta vërë mesazhin (risalen) e vet. " (El-En'am, 124), ka thënë: Vërtet unë jam njeri e qëlloj dhe gaboj. Hulumtuesit vendimin e tyre e mbështesin në ata persona që kanë jetuar në kohën e Pejgamberit a. s. , prej hipokritëve dhe gënjeshtarëve. Dhe një shumicë prej tyre më pastaj kanë dezertuar nga feja e tyre, pasi Pejgamberi a. s. ishte transferuar tek Allahu i Lartësuar. "[6] Pastaj këtyre fjalëve iu bashkëngjitën disa transmetime; prej tyre ka transmetuar Muslimi "Disa njerëz prej ashabëve që do të vijnë pas meje, do të dezertojnë, e kur do t'i njoh ata, ata do të rrëqethen prej meje. Atëherë do të them (ditën e Kiametit) ku m'i latë ashabët e mi. Atëherë do të thonë: Ti nuk e di ç'kanë shpikur ata pas teje".[7] Nga kjo që u theksua, mendimet dhe argumentet e tyre mund t'i përmbledhim në këto

# në vlerësimin e përgjithshëm të ashabëve

pika: (a) Bindja se ashabët në përgjithësi posedojnë kriter të lartë fetar, është mendim i shumicës së dijetarëve, dhe jo mendim i hulumtuesve të rangut të hulumtuesve El Mukbili, Ahmed Emin, Taha Husejn dhe Ebu reje. (b) Bindja se ashabët posedojnë kriter të lartë fetar, bie në kundërshtim me atë që ka ardhur në Kuran për nënçmimin e ashabëve, ngase nga mesi i tyre kishte mynafikë (hipokritë) , gënjeshtarë, kishte prej atyre që Pejgamberin a. s. e kishin ofenduar dhe, në kontekst me këtë, në Kuran zbriti kaptina El munafikun- hipokritët. (c) Ashabët veten e tyre nuk e konsideronin të pastër nga kritika dhe akuza. Disa prej tyre i hidhnin në mosbesim disa të tjerë. E disa të tjerë përgënjeshtronin njëri-tjetrin. E si mund t'i konsiderojmë ata ndryshe përveçse ashtu siç e kanë konsideruar veten e tyre. d) Kjo bindje (e shumicës së dijetarëve për pastërtinë e ashabëve) bie në kundërshtim me natyrshmërinë njerëzore, ngase ata nuk ishin tjetër përveçse njerëz, tek ata ndodh ajo që ndodh edhe tek tjerët, e kjo kushtimisht i kthen tek natyrshmëria njerëzore, e cila përmban gabim, harresë, mëkat, pasion etj..Këtë e mbështesim në faktin se vërtet Pejgamberi a. s. ka qenë njeri. Ai ka thënë: "Vërtet unë jam njeri, e qëlloj dhe gaboj. " Për të vlerësuar mendimet dhe forcën e argumenteve të tyre, këto pika do t'i shqyrtojmë, polemizojmë dhe replikojmë radhazi njërin pas tjetrit.

Shqyrtimi dhe polemizimi i pikës së parë:

Mendimi se ashabët në përgjithësi kanë kriter të lartë fetar nuk rrjedh nga drejtimi i hulumtuesve.

## KRITERI I LARTË FETAR I ASHABËVE DHE KUSH JANË ATA QË E THONË KËTË MENDIM

Nuk ka dyshim se bindja se ashabët në përgjithësi kanë kriter të lartë fetar, është mendimi i shumicës së dijetarëve të rangut të katër drejtimeve- imamëve, Ebu Hanifes, Malikut, Shafiut, Ibn Hanbelit, hadithologëve si Buhariu, Muslimi, Ebu Davudi, Termidhiu, Nesaiu, Ibn Maxhe, Ibn Meini, Ibn Elmedini, Ebu Zer'ah, Ebu Hatimi, ibn Hibani, Ibn Tejmiu, ose shkurtimisht të themi se të këtij mendimi janë në përgjtihësi të gjithë dijetarët e Ehlu suneh vel xhemaah. Këtë e përkrahin selefët e Ymetit dhe shumica e jotradicionalistëve. E, nëse këta nuk janë hulumtues, atëherë mund të pyesin kush mund të jenë përveç këtyre? Po, disa grupe kanë kundërshtuar shumicën e Ymetit islam, siç janë mu'atezilët, havarixhët, shi'at dhe disa të tjerë të tipit el Mukbilij, el Mu'tezilij. Po ashtu Taha Husejn, i cili shfrytëzon mendimet e orientalistëve duke i përvetësuar për veten e tij.[8] I tillë është edhe Ahmed Emin të cilin me mjeshtëri e ka orientuar Dr. Alij Hasen Abdul Kadir duke i thënë: "Rruga më e mirë për publikimin e mendimeve të orientalistëve është që ato t'i orientosh qartazi tek folësit e tyre, por ato mendime t'i mbrosh sikur të ishin studimi dhe hulumtimi yt dhe vesh petkun e hollë që të mos i shqetësosh ata ashtu siç kam vepruar unë në librin Fexhrul Islami dhe duhal Islami."[9] I tillë ishte edhe ebu Reje, i cili vazhdimisht është përpjekur për shkatërrimin e kalasë së fortë - Synetin duke pretenduar se puna e tij është në mbrojtjen e Synetit. Sa i çuditshëm që është?! Pavarësisht nga këto që u theksuan, mund të themi se ata që kundërshtuan shumicën e dijetarëve, nuk posedojnë argumente vërtetuese në pretendimin tyre.

## ARGUMENTET NGA KURANI DHE SYNETI VËRTETOJNË KRITERIN E LARTË TË ASHABËVE

Shumë tekste që kanë mbështetje në Kuran, në librat e gjuhës arabe dhe më gjerë, tregojnë se fjala (i drejtë me kriter të lartë fetar), kur ka të bëjë me ashabët dhe tabinëët, përdoret në kuptimin 'i kënaqur plotësisht'. E kënaqësia është e pjesshme që ndryshon me ndryshimin e kohës dhe vendit. E ashabët në përgjithësi tek Allahu xh. sh. kanë epitetin e kënaqësisë, d. m. th. Allahu ka qenë i kënaqur me veprat, fjalët dhe qëndrimet e tyre në përgjithësi. Në kontekst me këtë, Allahu xh. sh. thotë në ajetet e fundit që kanë të bëjnë me betejën e Tebukut, e që ishte prej betejave të fundit të Pejgamberit a. s. Këtu morën pjesë të gjithë muhaxhirët dhe ensarët. Prej atyre që ishin në Medinë, nuk mbeti askush pa marrë pjesë me përjashtim të të dobëtve ose të atij që i ishte urdhëruar të rrinte, ose të atij  që ishte i njohur për hipokrizi (nifak), ose të disa prej tyre që nga përtacia nuk morën pjesë, e që i ka cekur edhe Kurani. Pavarësisht se si ishte gjendja, pjesa dërrmuese e medinasve morën pjesë në këtë betejë. Gjithashtu Allahu xh. sh. i fali ata (ashabët) dhe ishte i kënaqur me ta, ashtu siç ishte i kënaqur me pjesëmarrësit (ashabët) e betejës së Bedrit dhe me zotuesit në Hudejbije. Po ashtu edhe Pejgamberi a. s. ishte i kënaqur me ta. Në kontekst me këtë, ai tha: "Mos i ofendoni ashabët e mi. Pasha Atë



në dorën e të cilit është shpirti im sikur vërtet ndonjëri prej jush të shpenzonte ar sa kodra e Uhudit, vlera e tij nuk do të arrijë sa një grusht (ar) i tyre dhe as sa gjysma (e grushtit) të tyre. ”[10]; “Me të vërtetë më i miri prej jush është brezi im (ashabët), pastaj ata që pasojnë, pastaj ata që pasojnë. Pastaj vijnë njerëz që dëshmojnë pa u kërkuar dëshmia e tyre”.[11] Në këtë prizëm kemi shumë hadithe që flasin për rolin, pozitën, vlerën dhe trimërinë e ashabëve. Lidhur me këtë, dijetari El Hatib el Bagdadi tha: “Informatat (hadithet) në këtë drejtim janë të shumta. Këto janë në përputhshmëri me tekstet kuranore. Të gjitha këto (informata) tregojnë për pastërtinë e ashabëve. Në mënyrë të prerë tregojnë për kriterin e tyre të lartë fetar (drejtësinë e tyre) dhe dëlirësinë e tyre. Nuk ka nevojë askush prej krijesave (njerëzve) të merret me fshehtësinë dhe vlerësimin e tyre, përderisa Vetë Allahu xh. sh. i ka vlerësuar (dhe pastruar) ata. Ata, ashabët, mbeten të tillë (të vlerësuar) përveç nëse konfirmohet se ndonjëri ka bërë ndonjë vepër që nuk ka dimension tjetër përveçse është mëkat, ose ndonjëri prej tyre është mbështetur në komentimin e teksteve që shpien në bashkëngjitjen e kryengritësve (havarixhëve) e pastaj për këtë të gjykohet në tërheqjen e imunitetit të kriterit të lartë fetar, e që Allahu i ka pastruar dhe ka ngritur çështjen e tyre nga kjo. Dhe sikur një gjë e tillë, që e theksuam të mos vinte nga Allahu xh. sh. dhe nga Pejgamberi i Tij për diçka rreth tyre (ashabëve), atëherë gjithsesi ata duhet të vlerësohen në bazë të pozitës që patën në hixhret (migracion), xhihad, në mbështetjen pa rezervë të Pejgamberit a. s. , angazhim dhe shpenzim maksimal të pasurisë, në luftë për hir të fesë edhe kundër të afërmve, kontributin e veçantë e misionin fetar, në forcën e besimit dhe bindjes që kishin. Dhe kështu në mënyrë të prerë të gjykojmë për kriterin e lartë fetar dhe të jemi të bindur për pastërtinë e tyre dhe vërtet ata (ashabët) kanë vlerë dhe pozitë më të vlefshme se të gjithë dijetarët që japin vlerësime dhe konfirmime pas tyre, deri në mbarim (përfundim). ”[12] E në realitet, atë që e ndërtuan dhe realizuan ashabët me Pejgamberin a. s. ,. për këtë Ymet, nuk mund ta bëjë askush tjetër. Mu për këtë arsye, dijetari Ibn Hiban, duke argumentuar në vlerësimin e ashabëve dhe pastrimin e tyre nga akuza në përgjithësi, tha: “Nëse vërtet dikush thotë për se i ke akuzuar ata që vijnë pas ashabëve, ndërsa akuzat rreth ashabëve i ke refuzuar? E harresa dhe gabimi janë pjesë e atyre ashtu siç gjenden edhe pas tyre tek hadithologët, atij i thuhet: Vërtet Allahu xh. sh. ata i ka pastruar nga çdo e metë e mangësi, i ka ruajtur ata nga çdo gabim që ul prestigjin e tyre dhe ata i ka bërë sikur yje që përmes tyre të udhëzohemi. (Shih Ali imran, 68).

Në një ajet tjetër thuhet: “Atë ditë kur Allahu nuk e poshtëron Pejgamberin e së bashku me të as ata (ashabët) që kanë besuar” (Et-Tahrim, 8). Pra, për ata që Allahu na ka informuar se Ditën e Kiametit nuk do t'i poshtërojë e as nuk do të turpërohen, dhe për ta ka dëshmuar se janë pasardhës të fesë së pastër të Ibrahimit, nuk lejohet që ata të akuzohen për gënjeshtër, ngase vërtet është e pamundshme që Allahu i Lartësuar të thotë: “Atë ditë kur Allahu nuk e poshtëron Pejgamberin, e së bashku me të as ata (ashabët) që kanë besuar” dhe lidhur me këtë Pejgamberi a. s. , tha: “Kush bën gënjeshtër qëllimisht ndaj meje, le ta përgatitë për veten e tij ulësen prej zjarrit. ”[13]

Sipas tekstit të këtij hadithi, zjarri do t'i kap ata për të cilët Allahu na ka lajmëruar se nuk do t'i poshtërojë Ditën e Kiametit, mirëpo ky tekst i hadithit nuk ka të bëjë me ashabët po me gjeneratat që vijnë pas tyre. E për sa u përket atyre (ashabëve), të cilët e dëshmuan dhe jetuan zbritjen e Kuranit dhe Pejgamberin a. s. , e shoqëruan, - kritika ndaj tyre është e refuzuar, akuza ndaj tyre është në kundërshtim me besimin, mangësia e ndonjërit prej tyre është frymëzim i hipokrizisë, sepse ata (ashabët) ishin njerëzit më të vlefshëm të çdo shekulli pas Pejgamberit a. s. , i cili nuk fliste nga hamendja, por nga inspirimi. Pra, asnjëri prej tyre nuk meriton akuzë, ngase Pejgamberi a. s. atyre (ashabëve nuk ua la trashëgim misionin dhe t'i urdhëronte që ai që është prezantues (në haxhin lamtumirës) t'ia komunikojë atij që nuk prezanton, përveçse ata tek ai ishin të sinqertë e të përgatitur për ta dëshmuar dhe jetësuar misionin. Atë që Pejgamberi a. s. e ka vlerësuar, atij i mjafton ky nder. E ato gjenerata që vijnë pas ashabëve, nuk janë sikur këta, ngase ashabi, kur misionin e përcjell tek tjetri pas tij, mund të jetë hipokrit ose bidatçi i njollosur, që lajmit i shton ose i heq vetëm për të devijuar njerëz pas tij dhe, për hir të kësaj, ne kemi bërë dallime në mes tyre dhe ashabëve, të cilët Allahu i ka mbrojtur nga bidatet (risitë) dhe devijimi. ”[14]

(1)Advau ala suneti el Muhamedije, f. 361. (2) Fexhrul islami, f. 217. (3) Advau ala sunet muhamedije, f. 342(4) Po aty f. 353 (5) Po aty f. 353 (6) Advau ala sunneti muhamedije, f. 353-354. (7) Sahihu Muslim, vëll: 15, f. 53-54 (8) Tahte riajetil Kur'anli er-rafij, f. 94. (9) Es-sunetu ve mekanetuha. Dr. Sibaij, f. 214 (10) Sahihul muslim, vëll. 5, f. 221. (11) Fet'hul bari, vëll. 6 f. 187. Shih më gjerë: Komentimi i hadítheve", mr. Musa Vila, f. 392-393. (12) El Kifaje fi ilmi rivaje lil bagdadi, f. 48-49. (13) Ref'u ve tekmil. (14) El mexhruhine minel muhadithine li ibn Hiban, f. 11-12

Mr. Adnan Simnica

# Adhurimi i përket vetëm Allahut xh.sh.

Vërtet, (ta keni të ditur se) Allahut I përket çdokush (gjithçka) që gjendet në qiej dhe në Tokë (çdo gjë është nën pushtetin e Tij). E çfarë ndjekin ata që adhurojnë në vend të Allahut zota – ortakë? Në të vërtetë, ata nuk ndjekin gjë tjetër, përveç hamendjes dhe vetëm gënjejnë. (Junus, 66)

Krenaria i përket Allahut xh. sh. , Pejgamberit a. s. dhe besimtarëve. Në ajetet paraprake Allahu i Madhërishëm u bënë me dije pabesimtarëve se dënimi ndaj tyre është i pashmangshëm dhe i merituar në botën tjetër, dhe se një gjë të tillë askush nuk mund ta pengojë. Në anën tjetër, ua sqaron shembullin e besimtarëve të mirë dhe të devotshëm, të cilët nuk do të kenë asnjëherë brengosje as frikë, si në këtë botë ashtu edhe në Botën tjetër, ku do të kenë shpërblim dhe rehati. Për këtë këshillohej Muhamedi a. s. që të mos shqetësohej nga thëniet e tyre përgënjështruese dhe mohuese ndaj së vërtetës, ngase e tërë krenaria, fuqia dhe ngadhënjimi I përkasin vetëm Krijuesit - Allahut xh. sh. , i Cili thotë: "Mos u dëshpëro nga thëniet e tyre, e tërë fuqia dhe ngadhënjimi I takon vetëm Allahut. Ai dëgjon dhe di çdo gjë". (Junus, 65) Kështu, Allahu xh. sh. ka siguruar se Ai është ngadhënjyes dhe mbështetës i të devotshmëve dhe të dashurve të Tij. Këtu Ai nuk ka përmendur Pejgamberin a. s. dhe besimtarët, sepse ligji hyjnor dikton natyrshëm që Allahu xh. sh. të jetë ngadhënjyes dhe mbrojtës i Pejgamberit a. s. dhe besimtarëve, kurse njerëzit tjerë të privohen nga kjo dhunti, ngase janë pabesimtarë.



Ky është fakt, sepse, në esencë, tërë fuqia dhe krenaria I përket vetëm Allahut xh. sh. , e më pastaj, natyrisht, u përket edhe Pejgamberit e besimtarëve. Me këtë sikur Krijuesi Fuqiplotë e bën të prehet dhe e qetëson Muhamedin a. s. përballë pabesimtarëve dhe ballafaqimit me ta, të cilët në atë kohë ishin mjaft autoritativë[1]. Krijuesi Absolut përkëdhel dhe inkurajon Muhamedin a. s. dhe i konfirmon fuqishëm premtimin e Tij për ngadhënjim dhe fitore[2]. Se krenaria dhe ngadhënjimi I përket Allahut, Pejgamberit dhe besimtarëve, kjo vërtetohet në shumë ajete të tjera, siç është edhe ky: "E tërë krenaria I takon Allahut, të dërguarit të Tij dhe besimtarëve", (El-Munafikun, 8)

## ÇDO GJË NË GJITHËSI ËSHTË NËN PUSHTETIN E ALLAHUT XH. SH.

Derisa Allahu xh. sh. dëshmon për Veten se vetëm Atij dhe Islamit i përket krenaria, fuqia dhe ngadhënjimi, atëherë këtë të vërtetë e argumenton me fakte në gjithësi, duke konfirmuar se gjithçka ka në qiej e në Tokë, është e Tij dhe nën pushtetin absolut të Tij, për se thotë: "Vërtet, (ta keni të ditur se) Allahut I përket çdokush (gjithçka) që gjendet në qiej dhe në Tokë (çdo gjë është nën pushtetin e Tij)". – që nënkupton se nuk ka krijesë në gjithësi jashtë mbikëqyrjes dhe pushtetit të Tij Absolut. Zoti xh. sh. vërteton se vetëm Atij i përket pushteti i qiejve dhe Tokës, ndërsa pabesimtarët - idhujtarët adhurojnë të tjerë, që nuk posedojnë asgjë dhe nuk kanë argumente për këtë adhurim, ngase ata pasojnë vetëm hamendjen, gënjeshtrat dhe shpifjet e tyre.[3] Shprehja kuranore në fillim të ajetit "ta keni të ditur", paraqet tërheqjen e vëmendjes për dëgjuesin, duke e bërë me dije se duhet ta përqendrojë vëmendjen mbi përmbajtjen e kësaj fjalie. Ndërsa urtësia e përdorimit në origjinal të "men" "gjithçka – çdokush", që përdoret për krijesat që logjikojnë e jo "ma" që përdoret për krijesat e tjera, qëndron në faktin se kjo vërteton se të fortët janë sikur të dobëtit, dhe që të gjithë nën pushtetin e Allahut janë njësoj.[4] Përdorimi i "men" ka për qëllim engjëjt, njerëzit e xhinët, mirëpo këtu i ka veçuar krijesat që logjikojnë, për të vënë në pah se nuk ka nevojë të përmenden të tjerat krijesa, meqë krijesat që logjikojnë, pavarësisht nga ky privilegj hyjnor, janë të nënshtruara nda Krijuesit, prandaj edhe krijesat e tjera, natyrisht që janë nën pushtetin dhe nënshtrimin e Tij.

## MESIHU NUK TËRHIQET PREJ ASAJ SE ËSHTË ROB I ALLAHUT, NUK TËRHIQEN AS ENGJËJT MË TË ZGJEDHUR (EN-NISA, 172)

Si engjëjt, ashtu edhe njerëzit dhe xhinët, janë nën sundimin absolut të Allahut xh. sh. , me dashje ose pa të, dhe përderisa këto krijesa, megjithëse kanë mundësi të logjikojnë dhe të meditojnë, janë nën pushtetin e Tij, atëherë edhe të gjitha krijesat e tjera të të gjitha llojeve, natyrisht që hyjnë nën këtë pushtet dhe nënshtrim të Allahut, dhe të gjitha janë krijesa të Tij, ngase Ai i ka krijuar, dhe nuk meritojnë të adhurohen nga dikush tjetër. Allahu xh. sh. thotë: "Mesihu nuk tërhiqet prej asaj se është rob i Allahut, nuk tërhiqen as engjëjt më të zgjedhur". (En-Nisa, 172) Dhe këtë e vërteton ajeti tjetër: "S'ka krijesë që gjendet në qiej dhe në Tokë e që të mos vijë si rob para të Gjithëmëshirshmit".[6] Në Kuran vërejmë se si Allahu xh. sh. sjell ajete në mënyra të ndryshme, si: "Atij I përulen (i janë dorëzuar) të gjithë ata që gjenden në qiej dhe në Tokë, me dashje e pa dashje, dhe tek Ai kthehen". (Ali-Imran 83); dhe ajeti që jemi duke e komentuar: "Vërtet, (ta keni të ditur se) Allahut I përket çdokush (gjithçka) që gjendet në qiej dhe në Tokë (çdo gjë është nën pushtetin e Tij)". Krijuesi Allah e ka shprehur këtë fakt në këtë mënyrë, ngase kemi lloje të krijesave që ekzistojnë në qiej e në Tokë, siç janë engjëjt, të cilët zbatojnë Urdhrat e Krijuesit që kanë të bëjnë me krijesat në Tokë. Gjithashtu, kemi engjëj në qiej që nuk gjenden në Tokë, të cilët kanë për detyrë vetëm adhurimin e Krijuesit.[7] Kështu, ata hidhërohen për shkak se u janë degraduar idhujt dhe zakonet e tyre, ngase ata që adhurojnë shumë zota mohojnë besimin në Zotin Një dhe mohojnë çdo fjalë që ka të bëjë me ringjalljen dhe llogarinë në Botën tjetër.[8] Kur Allahu xh. sh. sqaron përnjëherë një gjë dhe të kundërtën e saj, këtë e bën në bazë të kontekstit dhe rrethanave ekzistuese. Sa për ilustrim, të përmendim shembullin kur Faraoni me ushtri ndoqi Musain a. s. , e shokët e Musait a. s. thanë: "Kur dy grupet panë njëri-tjetrin, shokët e Musait thanë: "Me të vërtetë, na zunë!" (Esh-Shua'raë, 61). Këtë e thanë ngase panë para vetes detin, po Allahu xh. sh. deshi t'ua sqaronte se deti është nën pushtetin dhe fuqinë e Tij, ngase çdo gjë në qiej dhe Tokë është e Tij absolutisht, prandaj edhe deti është i Tij dhe për këtë arsye e urdhëroi Musain a. s që t'i binte detit me shkop, dhe deti u nda dhe çdo pjesë u bë si kodër e madhe (Eshu'arafë 63)

## PABESIMTARËT ADHUROJNË DIKË TJETËR PËRVEÇ KRIJUESIT

Adhurimi i dikujt nënkupton që të respektohen urdhrat e tij dhe të largohen nga ndalimet e tij e njeriu t'i përmbahet programit që sjell ai që e adhuron. Le të sjellin ata ndonjë shembull se zotat që adhurojnë, u kanë sjellë atyre program jete!? Ata kurrë nuk do të mund të bëjnë një gjë tillë. Allahu xh. sh. thotë: "Thuaj: "Nëse përveç Atij do të kishte edhe zota të tjerë, siç thonë ata, atëherë ata do të kërkonin rrugë për të arritur te Zoti i Fronit (për t'ia marrë pushtetin)". (El- Israë, 42) Nëse supozojmë kinse ka zota të tjerë dhe se ata kanë fuqi e rol si: Dielli me dritën e vet apo Hëna që shndrit, shiu që zbret nga qielli apo engjëjt që kryejnë detyrat, edhe nëse supozojmë kinse ata janë zota, atëherë pse ata vetë do të kërkojnë Zotin Një - Krijuesin e tyre që të marrin forcën nga Ai, forcë që dikush mendon hamendshëm se është e tyre. Lidhur me këtë, Allahu xh. sh. thotë: "Përveç Atij s'ka asnjë Zot tjetër, se përndryshe çdo zot do të merrte atë që ka krijuar dhe do të ngriheshin (dominonin) njëri mbi tjetrin. I Lartë, i Pastër është Allahu nga ajo që i shpifin". (El- Mu'minun, 91). Po të ishte e vërtetë ajo që thonë ata, atëherë do të kishte shumë pushtet të zotave. Zoti i gjithësisë – Allahu xh. sh. thotë: "Vetë ata të cilëve u luten idhujtarët, kërkojnë t'i afrohen Zotit të tyre (të vërtetë), madje edhe më të afërtit, duke shpresuar mëshirën e Tij dhe duke iu frikësuar dënimit të Tij. Me të vërtetë, nga dënimi i Zotit tënd duhet të ruhet gjithkush"(El –Isra, 57). Hasim njerëz të cilët bëjnë gjithçka për të trilluar ndonjë kontradiktë në mes fjalëve uranore, për të krijuar dyshim në të, siç thonë edhe për këtë ajet kuranor: kinse mohuaka faktin se idhujtarët i shoqërojnë ortakë Allahut, e sqaruar sipas tyre në pjesën e ajetit: "E çfarë ndjekin ata që adhurojnë në vend të Allahut zota – ortakë?", ndërsa në fund të ajetit e vërteton se ata i shoqërojnë ortakë Allahut: "Në të vërtetë, ata nuk ndjekin gjë tjetër, përveç hamendjes dhe vetëm gënjejnë"??!!. Ky sqarim i tyre është injorancë e plotë dhe s'ka të bëjë fare me realitetin e ajeteve kuranore, ngase Allahu xh. sh. mohon që ata të cilët i adhurojnë pabesimtarët, të jenë ortakë të Tij në pushtet, ngase i tërë pushteti absolut i qiejve dhe Tokës I përket vetëm Allahut, dhe se pabesimtarët ndjekin vetëm trillime dhe gënjeshtra.[9] Pra, nëse pabesimtarët janë nga ata që nuk e kuptojnë të vërtetën, po u besojnë të tjerëve, për të tillët përshtatet pjesa kuranore: "Në të vërtetë, ata nuk ndjekin gjë tjetër, përveç hamendjes", ndërsa, për ata që e dinë dhe e njohin të vërtetën po e devijojnë në gënjeshtër, përshtatet pjesa e ajetit: "dhe vetëm gënjejnë.[10]

(1)Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, vëll. i III, f. 1804, botimi i 25, 1996, Daru Esh-shuruk, Bejrut. (2) Muhamed Mahmud Hixhazi, Et-Tefsiru El-Vadih, vëll. i III, f. 77, 1992, Kajro. (3) Ibni Kethir, Tefsir El-Kuran El-Adhim, vëll. i II, f 433, 1991, Kajro. (4) Sejjid Kutub, Ibid. f. 1804. (5) Imam Alusi, Ruhul Meanij Fi-Tefsir El- Kuran El-Adhim Ve essb'ul Methani, Komentimi i xhuzit të 11, f. 153. Ihja et-turathul Arabi, Bejrut. Këtë shpjegim e gjejmë gjithashtu edhe në Tefsirin e Fahru Rraziut, Et -Tefsir El -Kebir (Mefatihul Gajb), komentimi i xhuzit ti 11, f. 137, 1981, Darul fikr el -Arabij, Bejrut. (6) Muhamed Ebu Zehra, Zehretu et-Tefasir, f. 3608, Darul fikr el –Arabij, 1987, Akademia e shkencave të Az'harit. (7) Tefsiri i Sharaviut, vëll i X, f. 6051, pa vit botimi, Ahbarul Jevm, Kajro. (8) Muhamed El-Gazali, Nahve Tefsir Mevdui Lisuver El-Kuran El-kerim, f. 162, viti i bot. 2000, Daru Esh-Shuruk, Kajro. (9) Tefsiri i Sharaviut, vëll. i X. , f. 6048-6049. (10) Sharaviu f. 6053-6054

SHKENCORE




Serdar Yıldırım

# Provat e “Big Bang”ut në Perëndim

Së pari dua të cek se shkaku kryesor i këtij punimit është interesimi i njerëzve dhe i medieve rreth projektit CERN në Perëndim. Së pari thamë interesimi i njerëzve, sepse shumica prej tyre nuk janë të informuar rreth provës së CERN-it, se ç’është duke ndodhur, përveçse që nuk janë të informuar rreth kësaj prove, po ashtu edhe shumica prej tyre janë të shqetësuar nga disa thashetheme të medieve nga provat e CERN-it, duke thënë se pas provave do të ketë një seri tërmetesh.

Para se të fillojmë të flasim për provën e CERN-it, dua t’i cek disa gjëra elementare dhe të domosdoshëm, për të na ndihmuar të kuptuarit e provave të CERN-it. Natyrshmëria e njeriut është e tillë, që ka gjëra që

e pickojnë për të zbuluar, kuptuar apo mësuar diçka. Duke i studiuar gjërat rreth tij, pa dyshim që njeriu merakoset gjithashtu edhe për krijimin e botës dhe për materien më të vogël të saj. Vazhdimisht ka pasur përpjekje nga shkencëtarët për të arritur tek "atomi" ose pjesa më e vogël. Po ashtu edhe dijetarët dhe shkencëtarët islamë kanë bërë përpjekje të mëdha në këtë drejtim dhe këtë grimcë e kan quajtur "cuz'i lajetecezza", copëza më e vogël, që nuk ka mundësi të ndahet më tutje.

Pak para shekullit XX, me zbulimin e elektronit pastaj edhe të protonit, është arritur të zbulohet dhe të depërtohet deri te fundi i atomit, substanca "subatomike". Pasi u zbulua edhe neutroni rreth vitit 1930, doli në pah një model atomi tjetër, elektroni, rreth një bërthame, i përbërë nga protonet dhe neutronet. Në atë kohë shumë nga fizikanët ishin të bindur se këto (elektronet, protonet dhe neutronet) janë themelet e grimcave të tyre. Nuk është nevoja të hyjmë në thellësi të këtyre zbulimeve të mrekullueshme, sepse për këto zbulime janë shkruar dhe vazhdojnë të shkruhen ende shumë libra. Mirëpo është çështje interesante se të pakta janë grimcat që janë zbuluar rastësisht, zbulimi i shumicës së tyre është bërë me plot vetëdije, duke studiuar, hulumtuar dhe punuar për t'i zbuluar ato grimca... Edhe pse e kemi vështirë të besojmë, mirëpo çdo gjë që dimë si: ajri, uji, dheu, yjet, pemët, mineralet, trupi ynë etj. janë krijuar nga thelbi i njëjtë, me bashkimin dhe kombinimin e këtyre pjesëzave themelore.

Çështja tjetër e rëndësishme që vlen të theksohet rreth provave në Perëndim, është: Sa më e madhe të jetë energjia gjatë provave dhe ekspertimeve, aq më shumë do të mund të depërtohet në brendësinë e thellësisë së materies. Me zhvillimin e teknologjisë, është bërë e mundur të përftohet dhe të kontrollohet energjia e madhe, prandaj kjo bën të depërtohet në thellësinë e pjesëzës më të vogël. Por, sikurse çdo gjë që ka fund, edhe kësaj do t'i vijë fundi. Ligjet fizike të natyrës janë të tilla që, me përdorimin e energjisë, mund të arrihet tek pjesëzat më të larta të saj, mirëpo edhe kjo e ka kufirin ku do të ndalojë dhe nuk do të mund të kalohet kufiri. Mirëpo, nëse edhe atëherë kur të arrihet pika më e lartë e këtij kufiri duke përdorur energjinë e mundshme, do të ekzistojnë ende dyshime a pyetje pa përgjigje –patjetër se do të ketë– atëherë për t'iu përgjigjur atyre pyetjeve, ose do të besojnë forcën e filozofisë së imagjinimit të fizikanëve teorikë, ose do të kthehen tek më themelorja që është "feja". Fjala popullore që thotë "Dituria e afron njeriun tek Allahu", është e vërtetë, sepse shumë nga fizikanët dhe studiues të këtij drejtimi, i janë kthyer fesë, madje disa ateistë, pas hulumtimeve, pohuan se kishin gjetur Zotin. Por nuk bëhet fjalë edhe për ata që i kanë zemrat të vulosura.



## Ç'ËSHTË "BIG BANG"U?

"Big Bang", shqip i thuhet "Bumi i Madh" (ose shpërthimi, përplasja e madhe), është një teori a term që shpjegon formimin e botës materiale apo botën në të cilën jetojmë. Në ditët e sotme kjo teori është pranuar kryesisht nga shkencëtarët e mjedisit. Në një aspekt kjo fitore është edhe fitore e fesë, sepse duke pranuar "krijimin" në mënyrë indirekte, dëshmohet edhe për "krijuesin". Edhe pse shkencëtarët perëndimorë laikë qëndrojnë larg këtyre temave, e vërteta shkëlqen sikur Dielli dhe e vërteta do të dalë në pah. Teoria "Bumi i Madh", në mënyrën më të shkurtër mund të përshkruhet kështu: Universi, d. m. th. e gjithë bota materiale në të cilën jetojmë, është krijuar nga një shpërthim i madh rreth 13,5 miliardë vjet më parë. Pikërisht në momentet e para temperaturat e larta filluan të binin me shpejtësi të



mëdha, që është jashtë perceptimit dhe kuptimit të njeriut. Edhe pse nuk mund të thuhet diçka serioze, por për një sekondë pas shpërthimit të madh llogaritet se temperatura zbriti në 10 miliardë gradë, kurse pas 14 sekondash temperatura ra në 3 miliardë gradë.

Në fund të 3 minutave të para temperaturat ranë në 1 miliard gradë, thatësirat filluan të formonin protonet dhe neutronet. Pastaj doli bërthama e heliumit, e përbërë nga dy protone dhe dy neutrone. Mjedisi pas qindra mijëra vjetësh u bashkua me bërthamën e elektroneve dhe pengoi temperaturën e atomit që mund të shfaqej nga hidrogjeni dhe heliumi. Këto dy elemente gjendeshin akoma në univers. Me rezultimin "re të gazit" të forcës gravitacionale, e kombinuar me intensivë, përbënin efekte si galaktika dhe yjet. Megjithatë, të gjitha këto yje, këta trupa qiellorë dhe ndërtuesi i jetës përbëhej nga tri minutat e para të përgatitura nga copëzat a grimcat. Prania e përgjithshme e teorisë "Bumi i Madh" nga shkencëtarë të mjedisit, është një histori e mësimdhënies. Në fakt kjo teori, edhe pse shumë më herët ishte në rend të ditës, megjithëkëtë fizikanët e Perëndimit mbetën nën ndikimin e konflikteve të shkencës dhe fesë. Prandaj "Bumi i Madh" a teoria e "krijimit" ishte lënë pas dore. Nevojat e angazhimeve dhe studimeve qëllimisht nuk përfilleshin. Natyrisht që nuk u pëlqeu që të dëshmohej kjo teori e një "Krijuesi"! Shumica e fizikanëve dhe filozofëve këmbëngulin në mendime absurde duke pretenduar se universi vazhdon të qëndrojë në mënyrë të njëjtë, pa kurrfarë ndryshimesh; këmbëngulin të besohet në atë se universi është pa krijues, pa fillim e mbarim, që d. m. th. ai ishte i përjetshëm. Prandaj teoria "Bumi i Madh" është zbulimi i parë i madh që ndodhi rastësisht. Gjatë viteve 1964-65 në Nju-Xhersi (New Jersey) në laboratorin Bell dy studiues kishin bërë matje astronomike me radio antenë. Arno Penzias dhe Robert Wilson patën zënë radiacione (rreze) të stacioneve që nuk mundën t'i shpjegonin. Intensitetet vinin të barabarta nga të gjitha drejtimet, prandaj menduan që kjo të ishte për shkak të një gabimi teknik të antenës, dhe për këtë shkak, pra, për një kohë të gjatë bënë përmirësime në sistemin e antenës. Mirëpo këto gjurmë duhet të kenë mbetur nga bumi i madh që më vonë morën vend në teorinë, po dëshpërimi i atëhershëm ishte se studiuesit nuk ia varën mendjen kësaj situate. Në fund, pasi nuk kishte ide tjetër dhe situata ishte në gjendjen që përputhej me mendimet e fizikanëve, për atë që kishin menduar se ishin radiacione, u kuptua se ishte rrezatimi radioaktiv që mbeti pas shpërthimit të madh. Këtu nuk mund të hyjmë në shpjegimin e këtij rrezatimi shkencor, që më vonë mori emrin "Rrezatimi Kozmik i Mikrovalëve të Mjedisit" (Cosmic Microwave Background Radiation). Ky ishte një zbulim i ri, veçoritë e rrezatimit kozmologjik përputheshin saktësisht me hulumtime të mëparshme që kishin bërë në mënyrë teorike. Kështu "Bumi i Madh" erdhi në gjendje të parefuzueshme si ndodhi e kësaj ngjarjeje.

## Ç'ËSHTË CERN-I, PROVA E BIG BANGUT?

CERN, Organizata Evropiane për Kërkimin Bërthamor (Këshilli), janë inicialet në gjuhën frënge. Është themeluar ndërmjet kufirit të Francës dhe Zvicrës, afër Gjenevës, që deri më tash llogaritet si stacioni më i zhvilluar në botë për strukturën e kërkimit shkencor. Për shkak se është një organizatë e BE-së, të gjitha këto vendet janë bërë anëtare të kësaj organizate duke marrë pjesë në provat e saj. Sipas fjalëve të tyre, detyra e kësaj organizate është për të zbuluar se si është krijuar dhe si funksionon universi. Për këtë, pra, janë duke hulumtuar grimcat themelore

dhe ligjet e natyrës. A thua si e bëjnë këtë? 100 Metra nën dhe është ndërtuar një tunel në formë rrethoreje me gjatësi 27 kilometra. Këtë do ta shpjegojmë me një shpjegim shumë të thjeshtë: grimcat subatomike në brendësinë e një sistem tubash të veçantë, me ndihmën e mijëra magnetesh gjigante mundohet të përshpejtojë shpejtësinë e dritës. Kjo pjesë quhet "përshpejtuese e grimcave", duke arritur nivelin shumë të lartë të energjisë dhe kthimin e grimcave në pikat e caktuara duke i përplasur me njëra-tjetrën në drejtime të kundërta. Rezultatet që dalin në fund, janë shumë të avancuara me analizën e katër detektorëve të fortë dhe ndihmën e kompjuterit gjigant. Pa dyshim që ky eksperimentimi në CERN nuk është i pari dhe i vetmi...Sidomos në ShBA dhe në shumë vende të tjera ekzistojnë përshpejtues apo akseleratorë të grimcave. P. sh. njëri prej më të njohurve është në Long Island. Por CERN-i ka teknologji më të përparuar dhe avancuar. Këtu teknologjia e përdorur nga disiplinat e ndryshme përfaqëson arritjet e nivelit të fundit të njerëzimit. Besoni se nuk është e tepërt, nëse ju them se udhëtimi në Hënë përballë kësaj është si një lodër fëmijësh. Të vijmë tek emocionet e mediave, se ç'është eksperimenti i Big Bang-ut...Njësia më e rëndësishme e eksperimenteve në CERN është LHC (Large Hadron Collider) – (Hadron i Madh i Përplasjeve). Hadron, është term me të cilin emërtohen të gjitha thatësira e formuara nga grimcat, p. sh. protonet dhe neutronet hyjnë në këtë klasë. Për provat për të cilat bëhet fjalë, duhet të përplasen dy rreze protoni me njëra-tjetrën në drejtime të kundërta të përshpejtuar në shpejtësinë e dritës. Kjo punë kërkon aq shumë ndjeshmëri, saqë krahasohet me gjendjen sikur të hidheshin dy tufa gjilpërash në drejtime të kundërta nga distanca 10 kilometrave dhe të përplaseshin që të gjitha me majat e tyre me njëra-tjetrën. Shkaku kryesor që ky eksperiment bën kaq shumë zë, është se deri më sot nuk është përdorur kaq shumë energji, sa po përdoret në CERN. Njësia e përdorur e energjisë në këtë disiplinë është elektronvolt (eV). Gjatë goditjes së rrezeve të protonit, energjia e deklaruar arriti 200 shkallë GeV; kjo energji e madhe krijon temperaturë një miliard gradë shkallë, deri më tash nuk janë vërejtur kuarkët dhe gluonët (Quark-Gluon Plasma), por pritet, ose të themi më saktë, shpresohet të zbulohen. Prandaj që nga shpërthimi i madh para 13. 5 miliardë vjetësh, në botë nuk është provuar ndonjëherë më parë kjo energji, (sepse temperatura-nxehtësia ekuivalente ishte e pranishme në disa prej sekondave të para), këtu lindi edhe emri i provave të "Big Bang"-ut. Shkencëtarët synojnë të arrijnë një periudhë kohore të shkurtër në të miliardtën pjesë të sekondës e më pak, kur për një interval kohor të zhduken edhe rrezet, duke i analizuar me detektorë gjigantë dhe me kujdes të veçantë me një synimin që të arrijnë t'i zbulojnë të fshehtat e krijimit.

**REZULTATET E PROJEKTIT**

Njësia LHC e CERN-it nuk është fillimi i eksperimentimeve dhe as nuk do të jetë fundi. Do të vazhdojnë zbulime të reja përderisa njeriu të jetojë në këtë rruzull. Por këtu është fjala për një gjendje ironike...nëse shtrohet pyetja: "A janë duke u pakësuar të padituarat me përparimin shkencës"? Sipas mendimit tim, shumica do të përgjigjeshin "po". Në fakt, e vërteta është e kundërt nga ajo që e mendojnë shumica, me përparimin e shkencës "panjohuritë" janë duke u rritur! Sipas një fjale të një shkencëtari të famshëm, për çdo përgjigje për të panjohurat së paku lindin 3-5 pikëpyetje të reja, prandaj të panjohurat po rriten si një ortek. Në fakt, shkenca me zbulimet e reja vërteton dobësitë e saj, zbulimet e vjetra me të rejat bien në kundërshtim aq shumë, saqë kjo na bën të mendojmë se pothuaj "Asgjë nuk dimë si duhet!". Në lidhje me temën nga aspekti i kozmologjisë, dua të cek edhe një shembull: Sipas të dhënave të fundit, të llogaritura në bazë të dritës, në fushën e ekzistencës materiale ne mund të konceptojmë vetëm një sasi prej 5% të substancave. Që do të thotë se të gjitha galaktikat, yjet, planetët, retë e gazit, të gjitha elementet, atomet dhe molekulat, të gjitha në përgjithësi janë 5%!...Po të tjerat? Nëse i shikojmë vlerësimet e shkencëtarëve, 23% janë materie të errëta (dark matter), 27% energji e errët (dark energy)! Mos thuaj "Nga dolën këto të dhëna, si mund të jetë kjo", sepse kësaj pyetjeje nuk ka kush t'i përgjigjet, meqë askush nuk ka njohuri rreth kësaj. Sepse ky është qëllimi i fjalës "i errët" (dark), veçse nuk është fjala për të zezën që ne e kuptojmë, po është për atë përtej të kuptuarit, të perceptuarit apo për të pazbuluarën. Si përfundim, ne nuk kemi as njohurinë më të vogël për afro 95% të universit në të cilin jetojmë. Nuk dua t'i komplikoj gjërat por as nuk mund të rri i qetë pa shtruar këtë pyetje: Si duhet të kuptojmë këtë urdhër të Pejgamberit: Dituria është obligim për çdo mysliman, mashkull apo femër. Ç'duhet bërë për ta kryer këtë urdhër dhe obligim? A thua, për të kryer këtë urdhër dhe obligim, është e mjaftueshme që çdo mysliman mashkull a femër duhet të mbarojë nga një fakultet, të marrë një copë letër mbi të cilën shkruhet "diplomë", për ta futur në kornizë e për ta varur mbi mur? Apo Allahu kërkon prej nesh që të përfitojmë dijeni rreth fshehtësive e krijesave të tij dhe t'i zbulojmë urtësitë dhe fshehtësitë e tyre nga këndvështrimi i shkencës, për të qenë shkaktarë për shpëtimin e gjithë njerëzimit? (1) Titulli Origjinal, Batı'nın "Big Bang" deneyi veya Atomaltında Allah'ı Aramak, Revista Altınoluk, Nr. 273, Nëntor 2008.

Përktheu dhe përshtati: Abdylkadër Durguti

Mr. Adnan Bërbatovci

# Thuaj, shpirti është çështje e Zotit tim!

Krijesa e njeriut përbëhet prej dy elementeve, asaj trupore –fizike dhe elementit tjetër mistik, shpirtit. Allahu xh. sh. na e sqaron këtë gjë duke na ofruar shembuj praktikë, të cilët edhe vetë ne i vërejmë në jetën e përditshme. Si Islami, ashtu edhe shkenca na mësojnë se ana fizike e njeriut është e ndërtuar në mënyrën më precize dhe të pashoqe, dhe sikur të imagjinohej çfarëdo forme tjetër, nuk do të mund të krahasohej as përafërisht me figurën e mrekullueshme të saj. Si të mos jetë kështu, kur dihet mirëfilli se atë e krijoi dhe e përsosi Krijuesi i Pashoq, Allahu xh. sh..

### VËRTET QË NE E KRIJUAM NJERIUN NË FORMËN MË TË PËRSOSUR[1]

Duke e analizuar formën e jashtme të njeriut, ne kënaqemi duke shikuar një konstrukt të shkëlqyer dhe të jashtëzakonshëm; kjo krahas anës së brendshme të tij, e cila vërtet na mahnit për mekanizmin dhe saktësinë e paimagjinueshme të organikës në përgjithësi. Po përmendim vetëm një prej mijëra elementeve në trupin e njeriut, të cilat funksionojnë në mënyrë të saktë marramendëse. Vetëm nën lëkurën e njeriut gjenden mbi katër miliardë stacione, të cilat, si zakonisht kanë lidhje direkte me trurin. Ato e mohojnë ekzistencën e shpirtit dhe çdo gjë që ka ndërlidhje me të. Islami na mëson se si na krijoi dhe na krijon Zoti xh . sh. dhe se si na e dha shpirtin. Sado e përsosur që të jetë ana trupore-fizike, ajo nuk mund të ketë asnjë vlerë nëse asaj i mungon shpirti. Materialistët njeriun e konsiderojnë njësoj sikurse llojet e kafshëve, veçse njeriu me procesin e evolucionit sikur ka arritur të zhvillohet dhe etapë pas etape arriti në shkallën e vetëdijesimit dhe perceptimit të gjërave në mënyrën e duhur. Ky është opinioni i tyre, edhe pse nuk i qëndron aspak së vërtetës fetare dhe shkencore. Njëri prej studiuesve materialist, pas një studimi dhe analize serioze që bëri rreth elementeve prej të cilave përbëhet trupi i njeriut, erdhi në përfundimin: Nëse marrim një njeri mesatar, që peshon 75 kg, atëherë do të shohim se trupi i tij përmban këto substanca:



1) Sasi të yndyrës që mund të shërbejë për prodhimin e 7 sapunëve;
2) Karbon- që mund të shërbejë për prodhimin e 7 lapsave;
3) Fosfor-që mund të prodhojë 120 fije shkrepseje;
4) Krip të jonizuar - që shërben për një tretje të zakonshme;
5) Hekur- me të cilin mund të prodhohet një gozhdë mesatare;
6) Gëlqere – me të cilën mund të gëlqeroset një kotec pulash;
7) Sulfur- me të cilin mund të pastrohet një qen nga pleshtat dhe
8) Sasi uji rreth 4. 5 kg..(2)

Bazuar në këtë studim, edhe pse nuk dyshojmë në përbërjen e vërtetë të këtyre elementeve që përmban trupi i njeriut, mund të përfundojmë se të gjitha këto gjëra në treg kushtojnë vetëm 5 euro. Prandaj trupi konsiderohet vetëm si bartës i një margaritari me vlerë. Vërtet njeriu qetësohet dhe krijon humor të mirë kur e kupton që ai posedon edhe anën shpirtërore, e cila sigurisht nuk mund të gjendet për t'u blerë në treg. Po edhe sikur të gjendej, vallë a do të kishte dikush aq para sa për ta blerë ? Falënderuar qoftë Zoti xh. sh. , i Cili sendin që nuk paguhet, na e dhuroi pa të holla. Më në fund, trupi vdes, dhe ana fizike e njeriut merr fund, dhe trupi i pajetë i kthehet origjinës së vet, nga e cila është krijuar (dheut), por shpirti kalon në Botën

e përjetshme. Duhet ta kemi të qartë se mohuesit e vlerës shpirtërore, si ata para mijëra vjetësh, si këta në kohën tonë e po ashtu dhe ata që do të vijnë, kanë parametra të njëjtë. Thjesht soji i tyre nuk do të pranojë faktin e ekzistencës së shpirtit, për shkaqe, qofshin materiale, sigurisht djallëzore, dhe asnjëherë për shkaqe shkencore. Idhujtarët kurejshitë kishin një armiqësi dhe urrejtje të madhe ndaj Islamit dhe Muhamedit a. s..Ata mundoheshin ta mposhtnin me çdo kusht dritën e Islamit duke mos kursyer gjuhët dhe as gjymtyrët e tyre. Por, nëse çdo gjë mposhtet me mekanizma të tillë, Islami nuk mund të mposhtet kurrë. Ai është rruga e vetme e zbritur prej Zotit, Krijuesit të qiejve dhe të Tokës, në të cilën përplasen dhe shkatërrohen cytjet dhe intrigat e çdo përbindëshi të egër. Kështu, pas shumë orvatjesh për ta mposhtur Islamin, kurejshitëve iu shpenzuan mjetet. Megjithatë, ata nuk pushuan së kërkuari qoftë edhe të ndonjë intrige të mundshme, e cila do të ishte në favor të tyre. Ata kaluan me qindra kilometra lag dhe shkuan në Medinë, ku u takuan me krerët e fiseve hebraike dhe kërkuan prej tyre ndonjë këshillë a mësim se si të mposhtnin Muhamedin a. s. dhe fenë e tij. Klerët jahudinj i mësuan parinë kurejshite që ta pyesnin Muhamedin a. s. për tri gjëra:

1. Ta pyesnin për Dhulkarnejnin;
2. Për banorët e shpellës- A-shabul- Kefin;
3. Për shpirtin.

Dhe më pas u thanë: Nëse u përgjigjet këtyre tri pyetjeve, atëherë dijeni se ai është i dërguar i Allahut. Kurejshitët u kthyen të gëzuar nga Medina dhe e pyetën Muhamedin a. s. , e njëra prej pyetjeve, pra, ishte edhe "Çfarë është shpirti"? .[3] Pejgamberi a. s. iu përgjigj pyetjeve, dhe, lidhur me shpirtin, ua lexoi ajetin e zbritur enkas për këtë çështje: "Të pyesin ty për shpirtin, thuaj se shpirti është prej çështjeve të Zotit tim. Dhe nuk ju kam dhënë prej njohurive vetëm pak". (El Isra 85).[4]

## Ç'ËSHTË SHPIRTI?

Prandaj pyesim - Vallë ç'është shpirti si dhe a mund të argumentojmë se ai ekziston? Fjala shpirt- rruh- në Kuranin fisnik është përmendur në 21 vende, duke aluduar në kuptime të ndryshme. Po i cekim disa në vijim:[5]

1)Me fjalën –rruh- shpirt, kihet për qëllim çdo gjë tërheqëse, e këndshme dhe abstrakte nëpërmjet së cilës gjallërohen dhe përmirësohen njerëzit, e ajo gjë është shpallja, Kurani ose dërgesa profetike. Thotë Zoti xh. sh. : "Dhe kështu Ne të kemi frymëzuar ty rruhun (frymëzim dhe mëshirë) nga Urdhri dhe Vullneti Ynë." (Esh-shuara, 52).[6] Në këtë citat kuranor Allahu xh. sh. e quajti shpalljen apo Kuranin fisnik - si shpirt. Kjo, sepse ai e gjalléron njeriun duke e nxjerrë prej vdekjes së injorancës në jetën e diturisë, si dhe prej vdekjes së politeizmit në jetën e Imanit-besimit.



2) Me nocionin shpirti besnik –rruhul emin- quhet Xhibrili a. s. : "Ata të dërguar! Ne i parapëlqyem disa prej tyre ndaj disa të tjerëve, disave Allahu u foli (drejtpërdrejt); të tjerë Ai i ngriti në shkallë të larta nderi, dhe Isait, birit të Merjemes , Ne i dhamë prova dhe dëshmi të qarta dhe e mbështetëm atë me shpirtin e shenjtë - rruhul kuddusin..." (Bekare 253).

3) Isai a. s. prej Zotit quhet gjithashtu shpirt. "..Mesihu, i biri i Merjemes, nuk ishte asgjë tjetër përveçse i dërguar i Zotit dhe Fjalë e Tij dhuruar Merjemes dhe shpirt (Sikurse shpirtrat e tjerë)..."[8] Isai a. s. u frymëzua nga jeta, dhe atij Allahu xh. sh. i dha frymën-spirtin në Merjemen.

4) Quhet shpirt edhe ndonjë melek madhështor, të cilin nuk e njeh askush përveç Allahut, ose edhe një grup engjëjsh, të cilët kanë një trajtim jashtëzakonisht të lartë dhe nder të madh: "Engjëjt dhe rruhu ngjiten tek Ai në një ditë, përmasa e së cilës janë sa pesëdhjetë mijë vjet. " (El -mearixh, 4).[9]

5) Me nocionin (rruh) kihen për qëllim shpirtrat e njerëzve apo faktori i brendshëm, i cili ndikon në funksionalitetin e trupit, duke e bërë atë të lëvizë, të



zhvillohet, të ushqehet etj. : "Kështu që, kur Unë t'i kem dhënë plotësisht formën atij dhe t'i kem fryrë shpirtin që e kam krijuar për të, atëherë përkuluni para tij duke rënë në sexhde (si nderim)" (El Hixhr,29).[10] Duhet të përmendim se shpirti i Ademi a. s. iu atribuua Zotit xh. sh. si shenjë nderi dhe respekti për njeriun.

6)Me nocionin rruh- shpirt kihet për qëllim forca, qëndrueshmëria, mbështetja, ndihma, nëpërmjet të cilave Zoti xh. sh. i përkrah dhe ndihmon ata robër që Ai dëshiron: "...Për të cilët Ai ka shkruar besimin në zemrat e tyre dhe i ka forcuar me (rruh), dritë, udhëzim, ndihmë nga Vetë Ai.... " (El-Muxhadeleh, 22).[11]

## PËRKUFIZIMI I SHPIRTIT

Shpirti është prej krijesave të Allahut xh sh. , që i takon botës së mistertë-të fshehtë, është i padukshëm dhe ka kontroll dhe ndikim të plotë në çdo pjesë të trupit. Sado që të mundohet, mendja nuk është e zonja të njohë materien e shpirtit, por ajo mund të shfaqë opinionin e saj rreth ndikimit të tij në trupin e njeriut. Ekzistojnë përkufizime të ndryshme lidhur me çështjen që po diskutojmë, por duhet të theksojmë se të gjitha këto përkufizime janë përpjekje të dijetarëve të ndryshëm pothuajse të të gjitha fushave shkencore, për të arritur në një përkufizim korrekt. Thotë Imam Xhuwejni :"Shpirtrat janë krijesa të ndjeshme të ndërlidhura me trupa të ndjeshëm. Allahu e caktoi që jeta e trupave të vazhdojë derisa shpirtrat të qëndrojnë së bashku me ta. Në momentin kur shpirtrat shkëputen prej trupave, atëherë si zakonisht vdekja ngadhënjen mbi jetën". Kurse dijetari i njohur Fejruz Abadi, thotë: "Shpirti është butësi hyjnore, si dhe element prej elementeve të botës së lartë, i cili me ndihmën hyjnore ndërlidhet me botën e poshtme në bazë të kategorisë së krijesave, ndryshimit të gjendjeve që ndërlidhen me to. Meqenëse njeriu është i përkryer nga fizionomia, vetitë dhe mendja, ai ndërlidhet me shpirtin më të mirë, prandaj askush në këtë botë nuk di për misterin dhe dukjen e asaj krijese të këndshme (të butë). Mu'tezilja dhe sufinjtë thonë se shpirti është element i veçantë, i ndërlidhur me trupin. Ata madje mendojnë se shpirti nuk qëndron brenda në trup po as jashtë tij, do të thotë është i varur. Disa prej juristëve të malikinjve thonë që shpirti ka formën e trupit . Domethënë shpirti është sikurse trup fluror, i cili ka duar, kokë, këmbë, pra ashtu sikurse trupi i njeriut. Dhe, në qoftë se një pjesë e trupit këputet, atëherë butësia e shpirtit e tërheq pjesën nga vetja prej pjesës së këputur, para se të ndodhë kjo.[13]

## EKZISTENCA E SHPIRTIT

E marrim shembull një njeri në moshë të shtyrë, trupi i të cilit tashmë është dobësuar dhe i tëri lëngon nga sëmundjet e pleqërisë. Ky njeri i moshuar, me të gjitha ndryshimet që kanë pësuar gjymtyrët e trupit të tij dhe me gjithë sëmundjet e tij të shumta, është në gjendje të tregojë tërë të kaluarën nga fëmijëria dhe rinia e tij. A thua vallë, sikur të mos ekzistonte shpirti, si do të kishte mundësi që tërë të kaluarën e tij ta rrëfejë pa kurrfarë problemi?! Ky dhe shumë shembuj të tjerë praktikë, pa dyshim që na shërbejnë si argumente bindëse për ekzistimin e shpirtit. Sido që të jetë, bota shpirtërore është e gjerë dhe për të dimë fare pak. Një gjë duhet ta kemi parasysh, se ne ushqehemi me gjëra të mira dhe jo helmuese për trupin tonë, që të shpëtojmë nga sëmundjet vdekjeprurëse. Gjithashtu edhe shpirti e do ushqimin e vet të preferuar. Prandaj nuk gabojmë fare nëse e themi, madje para mbarë njerëzimit: Deshëm a nuk deshëm ta pranojmë, kuzhinieri më i mirë i shpirtit gjatë gjithë kohëve ka qenë dhe do të jetë vetëm Islami.

1. Et-tin, 4, 2. Dr. Jusuf Karadawi. EL-Imanu wel-Hajatu f 53. Kajro, 3. Siretu-Ibn Hisham- fq 141-142. vëll I-rë Kajro, 4. El-Isra, 85, 5. Dr. Muhamedil-enwer Nadharat fil Akidetil Islamijjeh. f. 235 vëll. III-të Kajro, 6. Esh-shuara, 52, 7. El-Bekaretu, 253, 8. ENisa, 171 9. Elmearixh, 4, 10. El-Hixhr, 29, 11. El-Muxhadele, 22, 12.Nadharat fil akidetil islamijh, po aty 237, 13. Ibid. 240



Dr. Islam Hasani

# Historiku i bankimit islam në kohën moderne

Sistemi bankar islam është një sistem i cili përmban të gjitha produktet bankare dhe shërbimet ashtu si praktikohen në kohën bashkëkohore. Fjala 'bank' besohet të ketë origjinën nga fjala frënge banque, që do të thotë gjoks, apo fjala Italiane banca, që do të thotë raft-bankë për vendosjen e gjërave. Banka është një vend për ruajtjen e gjërave me vlerë apo parave, që i referohet kuptimit të parë – gjoks, sepse diçka ruhet në brendi, ose një vend ekspozimi ku bëhet ndërrimi i gjërave me vlerë apo i parave, që i referohet kuptimit të dytë, raft-bankë.[1] Koncepti bashkëkohor i bankimit është futur në vendet islame në fund të shekullit 19 dhe në fillim të shekullit 20, kur ndikimi i perandorive myslimane ishte dobësuar dhe shumë vende myslimane ishin kolonizuar nga vendet evropiane. Kur u shfaqën bankat komerciale konvencionale në vendet myslimane në shekullin 19, shumica e dijetarëve myslimanë shprehën kundërshtimin e tyre rreth kësaj forme të financimit, për shkak të ekzistimit të kamatës dhe bënë thirrje për zhvillimin e një sistemi financiar alternativ për shoqërinë myslimane. Shumica e popullit mysliman ndaluan veten për të huazuar apo investuar përmes përdorimit të këtyre bankave për shkak të kamatës.[2] Sfida e zhvillimit të një modeli alternativ të financimit ishte ndërmarrë, dhe një numër i hulumtimeve dhe punimeve në zhvillimin teorik të kësaj ideje ishte bërë në të njëjtin shekull (shek. 19). Në atë kohë shumica e vendeve islame ishin të kolonizuara. Pas lirimit nga kolonizatorët pas Luftës së Dytë Botërore, filluan eksperimente praktike në një shkallë më të vogël dhe gradualisht vazhduan të rriteshin.[3] Historiku i themelimit të institucioneve financiare islame, mund të ndahet në tri faza. E para - kur ekzistoi vetëm si ide, e dyta - kur tentimet për të themeluar këto institucione ishin bërë por nuk ishin të suksesshme, dhe, e treta - kur themelimi i bankave islame u bë realitet dhe bankat islame filluan të vepronin në vendet myslimane dhe në Evropë.

### BANKA E PARË ISLAME NË BOTË ËSHTË THEMELUAR NË EGJIPT NË VITIN 1963

Edhe pse në dy fazat e para nuk u arrit realizimi i institucioneve financiare islame, pa dyshim këto faza

kanë kontribuar në arritjen e qëllimit që u bë realitet në fazën e tretë, në fillim të viteve '60 të shekullit XX. Tentime për të themeluar ndonjë bankë islame apo ndonjë institucion, i cili të ofronte produkte pa kamatë, pati edhe në fillim të viteve '40 në Malajzi dhe në vitet '50 në Pakistan, por ato qenë të pasuksesshme. Banka e parë Islame në botë është themeluar në Egjipt në vitin 1963 nga Dr. Ahmad El-Naggar, si një bankë lokale për kursime. Kjo bankë bëri një fillim të ri në zhvillimin e bankimit islam. Kjo bankë ofronte shërbime bankare bazë, por qe e suksesshme sidomos në mobilizimin e kapitalit. Dr. El-Naggar pati insistuar që kjo bankë të fokusohet në mbështetjen e bizneseve të vogla dhe filloi të fitonte autoritet nga popullata për këtë mbështetje ekonomike. Në vitin 1967 kjo bankë u mbyll për shkaqe politike nga qeveria e Naserit dhe më vonë, në vitin 1971, u hap me tjetër emër 'Naser Social Bank' dhe ishte nën kontrollin e Ministrisë së Shërbimeve Publike. Pas ndërrimit të emrit dhe të menaxhmentit të bankës, sipas shumicës së studiuesve të kësaj fushe, kjo nuk konsiderohej bankë, sepse nuk kishte asnjë dokument për mënyrën se si ishte udhëhequr dhe cilat produkte kishte ofruar.[4] Një hap shumë i sukseseshëm në drejtim të themelimit të institucioneve financiare islame, ishte themelimi i PMFB (Pilgrims Management and Fund Board) në Malajzi, i njohur si 'Tabung Haji', në vitin 1963. Propozimi për themelim ishte iniciuar nga Profesori i njohur Ungku Aziz dhe ishte pranuar nga Qeveria e Malajzisë duke aprovuar një ligj të veçantë për këtë propozim. Qëllimi i këtij institucioni ishte ruajtja e kursimeve të haxhinjve. Në fillim, ky institucion kishte vetëm dy zyra, njërën për mbledhjen e parave të haxhinjve dhe tjetrën zyrë për organizimin e shkuarjes në Haxh. Pas një përvoje të suksesshme, ky institucion, në vitin 1969, u transformua në një fondacion, i cili filloi të bënte investime me kursimet e haxhinjve, dhe është institucion shembull i suksesit në tërë botën. Një rol të rëndësishëm në përkrahjen dhe shtytjen e hulumtimeve në sferën e bankimit islam, ka luajtur Banka Islame për Zhvillim. Që nga themelimi i saj në vitin 1975, me marrëveshjen e shumë shteteve islame që të themelonin një bankë e cila do të bëhej model i një sistemi financiar, i inspiruar nga mësimet islame. Për themelimin e kësaj banke kanë kontribuar 22 shtete, të cilat ishin anëtare të Organizatës së Kombeve Islamike.

### BANKA ISLAME EDHE NË BRITANI

Objektiv kryesor i themelimit të kësaj banke ishte dhe është asistimi në zhvillimin ekonomik dhe shoqëror të vendeve islame, të cilat dëshirojnë të themelojnë një bankë në vendin e tyre dhe kanë për synim të zhvillojnë ekonominë e tyre në përputhje me rregullat e Sheriatit. Në të njëjtin vit, 1975, Banka e parë Islame me pronësi private (joqeveritare) u themelua në Dubai, e quajtur 'Dubai Islamic Bank'. Kjo bankë praktikonte investime dhe financime pa kamatë dhe, me kalimin e kohës, u profesionalizua edhe më shumë dhe themeloi bordin e ekspertëve të Sheriatit, të cilin tani është kusht ta ketë çdo bankë islame. Populllariteti i bankimit islam vazhdon të rritet dhe numri i institucioneve financiare islame është në rritje të shpejtë. Në fillim, bankimi islam ishte vetëm një ëndërr, për të cilën vetëm disa njerëz patën njohuri. Kur disa prej ekonomistëve të hershëm dëgjuan për bankimin islam, ata menduan se bankat islame nuk do të ishin të qëndrueshme dhe se ky sistem në tërësi nuk ishte i mirëseardhur. Një prej ekonomistëve britanikë të viteve '60, kur u informua se Pakistani kishte vendosur të islamizonte sistemin bankar, pati thënë se të gjitha bankat britanike që ishin të pranishme aty, do të mbylleshin dhe do të largoheshin nga ky vend. Mirëpo, kur ndodhi kjo në Pakistan, bankat britanike vazhduan të qëndronin, sepse ishin në gjendje të realizonin fitim edhe në sistemin islam. Në ditët e sotme ekzistojnë banka islame edhe në Britani, dhe të gjitha shërbimet dhe financimet që ato bëjnë, janë të rregulluara me ligjin e vendit.

### BANKIMI ISLAM ËSHTË SHUMË ME PROSPERITET

Në vitet e para kur këto banka filluan të shfaqeshin në tregun financiar, kishin një karakter lokal dhe nacional, mirëpo, vetëm pas një kohe shumë të shkurtër, fituan karakter ndërkombëtar. Filluan të studioheshin dhe të merrnin vëmendjen e bankave qendrore evropiane dhe të institucioneve financiare ndërkombëtare, siç janë Banka Botërore dhe Fondi Monetar Ndërkombëtar, dhe në aspektin e përgjithshëm, kanë pasur komente pozitive për veprimin dhe zhvillimin e tyre. Bankimi Islam tani praktikohet në më shumë se 75 shtete në tërë botën dhe tani janë më shumë se 550 institucione financiare islame. E ardhmja e bankimit islam duket të jetë shumë me prosperitet, posaçërisht pas kësaj krize financiare globale, kur shumë banka gjigante ndërkombëtare filluan të deklaronin humbje, e disa prej tyre edhe falimentimin. Kjo jep të kuptohet se ka nevojë për ndryshime në sistemin financiar, për futjen e një sistemi të bazuar në financimin moral dhe etik, siç është sistemi financiar islam.

(1)Joseph Abu Ruin, Financial and Banking Services in Malaysia, (Kuala Lumpur: Leeds Publications, 2004), f 1-3. (2)Abdullah Saeed, Islamic Banking and Interest: A Study of Prohibition of Riba and its Contemporary Interpretation, (Leiden: E. J. Brill, 1996) f 11. (3)Shahrukh Rafi Khan, Profit and Loss Sharing: An Islamic Experience in Finance and Banking, (Karachi: Oxford University Press, 1987), f 7-9. (4)Samer Soliman, "The Rise and Decline of the Islamic Banking Model in Egypt" The Politics of Islamic Finance, edituar nga Clement M. Henry & Rodney Wilson (Edinburgh: Edinburgh University Press, 2005) f 267 – 268.



Fejsal Rr. Spahiu

# Këndvështrimi islam ndaj pasurisë (parasë)

Kur flasim për pasurinë dhe Islamin, me të vërtetë duhet të cekim se Islami ka një këndvështrim të drejtë, të gjerë dhe të arsyeshëm rreth pasurisë; ky këndvështrim i drejtë i Islamit ndaj pasurisë është i ndërtuar mbi disa baza fondamentale, mbi të cilat Islami synon të rregullojë jetën e individit, në jetën e tij sociale që jeton. Këto baza, mbi të cilat Islami rregullon këndvështrimin e tij ndaj pasurisë, ndërtohen mbi këto parime:

1. Feja islame na mëson se pronari i vërtetë i të gjithë pasurisë është Allahu xh. sh..Këtë fakt e bazojmë nga ajetet kuranore: "Dhe jepuni (atyre) nga pasuria që ju ka dhënë All-llahu juve". (En-nur, ajeti 33); "All-llahut i takon trashëgimi i qiejve dhe tokës". (El-hadid,10)

2. Baza e dytë mbi të cilën Islami formon këndvështrimin e tij mbi pasurinë, është që njeriu nuk është asgjë tjetër përveçse mëkëmbës i Allahut xh. sh. në Tokë dhe, duke qenë si i tillë, ai është edhe i autorizuari i vetëm që ka të drejtë të grumbullojë dhe të ketë pronësinë e saj: "Besoni All-llahut dhe të dërguarit të Tij dhe jepni nga ajo që ai ju bëri trashëgues në të, se ata që besuan prej jush, dhanë për hir të zotit, ata kanë shpërblim të madh. "(El-hadid ,7)

3. Islami na mëson se çdo njeri si krijesë e Allahut ka të drejtën e tij të pasurisë së Krijuesit (rrëskun e tij) duke u bazuar në faktin se Allahu është Krijuesi i mbarë njerëzimit dhe, si i tillë, Ai është i ngarkuar me furnizimin e krijesave të tij, siç e vërteton edhe ajeti kuranor: " Nuk ka asnjë gjallesë në tokë që All-llahu të mos ia ketë garantuar furnizimin e saj. " (Hud ,6)

4. Trashëgimia apo mëkëmbësia e Allahut është në formën e përgjithshme, përfshirë gjithë njerëzimin, dhe kjo mëkëmbësi nuk arrihet ndryshe përveçse si shkëmbim i punës së tyre, dhe si e tillë, kjo pasuri e tij është një emanet (trashëgim) nga zoti i tij dhe ai duhet ta ruaj atë, të kujdeset për të dhe ta shtojë atë.

5. Bazamenti i pestë mbi të cilin Islami ndërton këndvështrimin e tij ndaj pasurisë, ka të bëjë me

vendojsen e disa rregullave dhe ligjeve, si morale ashtu edhe civilizuese, me të cilat Islami synon ta mbrojë individin dhe shoqërinë nga e ashtuquajtura çmenduri e pasurimit dhe ajo çka rrjedh prej saj nga mendjemadhësia që i godet disa pasanikë, të cilët mendojnë se ua kanë kaluar në pasuri të gjithëve, madje edhe furnizuesit të tyre, siç na e përshkruan edhe ajeti kuranor: "Është e vërtetë se ai (njeriu) i kalon kufijtë. Për shkak se e ndien veten të pavarur. (El-alak, 6- 7) Prej këtyre rregullave morale të lartpërmendura që ka vendosur Islami, është edhe tërheqja e vërejtjes ndaj të pasurve duke ua kujtuar se në pasurinë që kanë grumbulluar ata, kanë të drejtë të plotë edhe të varfrit dhe atyre të pasurve u takon që t'ua shpërndajnë pasurinë të varfërve, siç na tregojnë edhe ajetet uranore: "Dhe në pasurinë e tyre kishin përcaktuar të drejtën për lypësin dhe për të ngratin (që ka nevojë por nuk lyp)". (Edh-Dharijat , 19); "Dhe ata që në pasurinë e vet kanë ndarë një pjesë të caktuar. Për lypësin dhe për nevojtarin që nuk lyp". (Miraxh ,24 -25)

### KUR'ANI OBLIGON ZEKATIN

Gjithashtu prej rregullave që ka vendosur Islami, është edhe obligueshmëria e dhënies së zekatit, të cilën myslimani (i pasur) është i obliguar ta japë në fund të çdo viti, obligueshmëri kjo e cila llogaritet si baza e 3-të prej 5 bazave themelore të Islamit, në të njëjtën anë Islami ka lejuar edhe vrasjen e atyre që nuk e japin atë (zekatin), dhe po ashtu në të njëjtën kohë ka përcaktuar edhe rrugët si duhet të shpërndahet zekati: "Allahu caktoi obligim që lëmoshat (zeqati) t'u takojnë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e grumbullojnë), atyre që duhet t'u përfitohen zemrat (të dobtëve në besim), e duhet dhënë edhe për lirimin nga robëria, të mbytyrve në borxhe, luftëtarëve në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësis së Vet". (Et-tevbe, 60) Pra, duke u bazuar në atë që është e ligjësuar në Islam prej asaj se e gjithë pasuria është e Allahut dhe se pronari i vërtetë i saj është Allahu dhe se njerëzit nuk janë tjetër përveçse të autorizuarit në shfrytëzimin e saj, do të shohim se, nëse mbështetemi në këto baza dhe punojmë me to, nuk do të ekzistonte as edhe një pëllëmbe toke ku të gjindej një i varfër apo i uritur, kjo sepse Islami nëpërmjet Kuranit fisnik, i ka dhënë rëndësi të madhe dhënies së pasurisë për të varfrit dhe të zekatit, siç edhe mund të shihet në ajetin kuranor: "Dhe jepuni (atyre) nga pasuria që u ka dhënë All-llahu juve". (En-nur 33); "Të pyesin ty se ç'do të japin. Thuaj: "Tepricën" Kështu jua sqaron Allahu juve argumentet, në mënyrë që të mendoni (çka është mirë e çka është keq). (El-bekare,219). Dhe hadithi: "Nuk është musliman i mirë ai që ka kaluar natën me barkun plot, kurse fqinji i tij është i uritur e ai e di për këtë". Mirëpo këtu shpesh-herë parashtrohet pyetja: A e ndalon Islami grumbullimin e pasurisë dhe shtimin e saj? Si përgjigje mund të themi: Përkundrazi, Islami favorizon grumbullimin e pasurisë dhe ndalon përtacinë e mospërpjekjen për grumbullimin e saj, duke e cilësuar si një vepër të urryer. Këtë e themi, sepse Allahu xh. sh. në librin e Tij urdhëron robërit e tij që të punojnë dhe të angazhohen për grumbullimin e saj: "Ai është që juve tokën jua bëri të përshtatshme, prandaj, ecni nëpër pjesë të saj dhe shfrytëzoni begatitë e Tij, vetëm tek Ai është e ardhmja". (El-mulk,15) Po ashtu këtë e vërteton edhe fakti se në kohën e Muhamedit a. s. kishte prej ashabëve njerëz që njiheshin për pasuri të madhe, si p. sh. Abdu-rrahman ibn Aufi, Othman ibn Afani, i cili ishte edhe halife i tretë i myslimanëve pas vdekjes se Muhamedit a. s.. Dhe nga kjo mund të konstatojmë se Islami nuk e ndalon pasurimin dhe grumbullimin e saj, po përkundrazi bën thirrje dhe porositë për të. Mirëpor ky pasanik është i lidhur ngushtë me disa rregulla të tjera morale, që kanë të bëjnë me pasurinë që ka grumbulluar, e këto janë: Që pasurinë e tij ta fitojë nga e lejuara (hallalli) dhe ta shpenzojë në atë që është e lejuar, dhe jo që ajo të jetë si rezultat i grabitjes dhe vjedhjes së pasurisë nga të tjerët. Që kjo pasuri e tij të jetë në funksionin e shërbimit dhe kontributit ndaj njerëzve të tjerë, si individëve ashtu edhe të shoqërisë. Që njeriu të mos adhurojë paranë dhe nga kjo që ai të shndërrohet në rob të saj, në atë mënyrë që të bëhet dorështrënguar që të mos e japë atë që është e drejtë e Zotit në atë pasuri, dhe nga ajo që është e drejta e shoqërisë që ka në të.

### PASURIA FITOHET ME HALLALL

Nga kjo mund të arrijmë në përfundimin se këndvështrimi që ka Islami ndaj pasurisë, është një këndvështrim mbrojtës, i cili ka për synim që edhe pasurinë edhe paranë t'i shndërrojë në mjete si të gjitha mjetet e tjera që ka krijuar Allahu xh. sh. , që kanë për qëllim t'i ndihmojnë njeriut në jetën e tij, duke ia mundësuar atij që të jetë zotërues i tyre dhe shfrytëzues i tyre për nevojat e tij, e jo që ato të shndërrohen në zotëruesit e tij që sundojnë jetën e tij dhe e bëjnë atë që të jetë rob i tyre e t'i adhurojë ato, siç ka ndodhur në shumë sisteme të tjera, si kapitalizmi ku njeriut i lejohet që, për grumbullimin e pasurisë, të okupojë dhe shkatërrojë pronat e të tjerëve, të vrasë njerëz të tjerë dhe t'i shfrytëzojë të gjitha mjetet, qofshin ato të moralshme a të pamoralshme, për grumbullimin e pasurisë dhe shtimin e saj. Me një fjalë, mund të themi se qëllimi i këtij këndvështrimi të Islamit rreth pasurisë dhe parasë, bazohet në lidhjen e njeriut me paranë dhe pasurinë që ta posedojë atë dhe ta mbajë në dorën e tij, por që të mos ia nënshtrojë asaj zemrën e tij.

Burim Bibaj

# Themelimi i shtetit Izraelit

Lëvizja sioniste u themelua në vitin 1897 me botimin e librit të titulluar ″Shteti Hebre″ nga Dr. Teodor Hercli, një gazetar austriak, që nxiti vendosjen e bujqve dhe artizanëve në Palestinë. Këta pionierë, shpresonte Hercli, do të realizonin ëndrrën e hershme të hebrenjve, rikrijimin e atdheut të hebrenjve në ″Tokën e Premtuar″. Duke iu përgjigjur vizionit të Herclit dhe duke kundërvepruar ndaj programeve antisemite në Rusi dhe Poloni, 60,000 hebrenj emigruan në Palestinë nga viti 1881 deri në vitin 1914. Toka që u përdor për vendbanimet e hebrenjve, iu ble pronarëve të ikur arabë nga filantropë të pasur, si baroni de Rotshild i Parisit, ose me fondet e mbledhura nga sionistët nëpër botë. Aty nga viti 1914 pothuajse 100,000 akra të tokës palestineze ishin blerë nga hebrenjtë. Në vitin 1917, Xhejm Vaisman, një shkencëtar me famë botërore dhe sionist i zjarrtë, e bindi ministrin e jashtëm britanik, lordin Artur Xhejms Balfor, që të lëshonte një thirrje që do ta shndërronte ëndrrën e Herclit në një premtim të britanikëve; në atë thirrje thuhej: ″Qeveria e Madhërisë së saj e shikon me simpati krijimin e tokës amtare të popullit hebre në Palestinë dhe do të bëjë ç'është e mundur për të lehtësuar arritjen e këtij objektivi, duke e ditur mirë se nuk do të bëhet asgjë që do të cenonte të drejtat civile të bashkësive ekzistuese joçifute në Palestinë, apo të drejtat dhe statusin politik që gëzojnë hebrenjtë në ndonjë vend tjetër″.[1] Në vitin 1922 Britanisë iu dha mandati i Lidhjes së Kombeve mbi Palestinën. Arabët e Palestinës e kundërshtuan deklaratën e Balforit dhe filluan të shqetësoheshin gjithnjë e më shumë nga arritjet e mëdha të emigrantëve hebrenj. Gjatë viteve '30, kur mori vrull persekutimi i hebrenjve të Evropës nga Hitleri, emigrimi i hebrenjve u rrit së tepërmi.

### NË VITIN 1937 HEBRENJTË PËRBËNIN 1/3 E POPULLSIS SË PALESTINËS

Nga viti 1928-1937 numri i tyre ishte rritur nga 150 000 në 400 000. Britanikët, të ndodhur në mes dy zjarresh, nga njëra anë para premtimit që u kishin bërë hebrenjve dhe nga ana tjetër para naftës arabe dhe interesave strategjikë, u përpoqën të manovronin, por më në fund i qetësuan arabët duke frenuar imigrimin e hebrenjve. Në shumë raste britanikët u prenë rrugën anijeve me imigrantë dhe i zbritën pasagjerët në kampet e internimit në Qipro. Në rastin më tragjik, britanikët i kthyen imigrantët në Gjermani, siç është shprehur një i mbijetuar: ″Gjermanët na vranë, kurse britanikët nuk na lanë të jetonim″.[2] Pavarësisht nga bllokada e britanikëve, edhe dhjetëra mijëra imigrantë hebrenj zbarkuan në Palestinë fshehurazi. Arabët, sa vinin e shqetësoheshin më shumë, derisa shpërtheu lufta. Britanikët, të ndodhur në vijën e zjarrit, nuk ishin në gjendje të vendosnin paqen. Në vitin 1947, e zhgënjyer plotësisht, Britania bëri të ditur synimin e saj për të hequr dorë nga mandati mbi Palestinën dhe vendosi ta shtronte çështjen para Kombeve të Bashkuara. Udhëheqës i padiskutueshëm i më shumë se gjysmë milioni hebrenj të vendosur në Palestinë, në vitin 1947 ishte David Ben Gurioni. Angazhimi i tij ndaj idealit sionist ishte i plotë dhe i patundur. Ai kishte ardhur në Palestinë në vitin 1906, kishte qenë njëri nga delegatët kryesor të Kongresit Botëror sionist dhe andej nga viti 1935 ishte bërë kryetar i Agjencisë së hebrenjve, që përfaqësonte lëvizjen botërore sioniste. Çështjen arabe nuk e përfaqësonte ndonjë udhëheqës i vetëm, por burrat më me influencë ishin Haj Amin Hyseni, myftiu i madh i Jerusalemit, Azem Pasha, sekretari i përgjithshëm i Lidhjes Arabe, mbreti Abdulla i Transjordanisë dhe Glub Pasha, komandant i legjionit të stërvitur nga britanikët. Në fillim të vitit 1947 një komision i posaçëm i Kombeve të Bashkuar, i formuar për Palestinën [UNSCOP], vizitoi zonën dhe shqyrtoi alternativat. Pas disa muajsh komisioni rekomandoi përfundimisht që Palestina, me një popullsi prej 1. 2 milionësh arabë dhe 570. 000 hebrenjsh, të ndahej në dy shtete, një arab dhe një izraelit, me Jerusalemin në mbikëqyrjen e Kombeve të Bashkuara. (3) Shteti izraelit do të përfshinte 55% të territorit dhe popullsia e tij do të ishte 58% hebrenj, kurse shteti arab do të kishte 45 % të territorit me një popullsi prej 99% arabë. Kjo ndarje u mirëprit me zjarr nga hebrenjtë dhe u dënua po aq me zjarr nga arabët. Për planin e ndarjes u zhvilluan një sërë takimesh në mes udhëheqësve arabë dhe hebrenj. Në një nga këto takime, Aba Ebani, atëherë zyrtar i Agjencisë së hebrenjve, u takua me Azem Pashën, për të diskutuar lidhur me mundësinë e një kompromisi. Ebani deklaroi se hebrenjtë në Lindjen e Mesme ishin një fakt i kryer dhe se arabëve do t'u duhej të mësoheshin me këtë fakt. Pastaj ai vazhdoi me propozimin për një program ekonomik mbi zhvillimin e përbashkët të Lindjes së Mesme. Por këto takime përfunduan pa sukses.




## FUQIT E MËDHA DHE KRIJIMI I SHTETIT TË IZRAELIT

Përpjekjet për të siguruar vota pro dhe kundër rezolutës se ndarjes, ishin nga më intensivet që Kombet e Bashkuara kishin provuar ndonjëherë gjatë historisë së tyre të shkurtër. Asambleja e Përgjithshme kërkoi që rezoluta të miratohej me dy të tretat e votave. Për të mos llogaritur votat e shteteve arabe dhe myslimane, sionistëve u duheshin 22 vota dhe për çdo votë shtesë kundër ndarjes, atyre u duheshin dy vota pro. Ndërkohë që sionistët ishin të bindur se do të arrinin shumicën e dy të tretës së votave, ata morën zemër nga fakti se dy kundërshtarët kryesorë të Luftës së Ftohtë, Shtetet e Bashkuara dhe Bashkimi Sovjetik, ishin mbështetësit e tyre. Në Shtetet e Bashkuara, Presidenti Truman e shihte me mjaft simpati çështjen e hebrenjve. Për më tepër, instiktet e tij politike i tregonin se votat e hebrenjve mund të ishin vendimtare në zgjedhjet presidenciale të vitit 1948. Duke i kapërcyer kundërshtimet e zyrëtarëve kryesorë të Departamentit të Shtetit lidhur me kërcënimin sovjetik dhe futjen e amerikanëve në bazat ushtarake, Trumani e këshilloi personalisht delegatin e ShBA-së në Kombet e Bashkuara, Herskel Xhonson, ta qëndiste mirë fjalimin e votës së ndarjes, ose atje do të bëhej kiameti.[4] Për Bashkimin Sovjetik ndarja ishte rruga më e lehtë për të përzënë nga Lindja e Mesme Britaninë dhe për të mbajtur larg ShBA-në, duke i vënë arabët kundër hebrenjve. Dy ditë para votimit u bë e qartë se fati i sionizmit ishte në duart e disa shteteve të vogla, si Liberia, Haiti, Filipinet dhe Etiopia. Sionistët e bindën ShBA-në, që të ushtronte presion ndaj atyre vendeve. Nga ana tjetër, Xhemajl Hyseni, zëdhënës i Sekretarit të Përgjithshëm i Lidhjes Arabe, deklaroi se, në qoftë se Asambleja votonte për ndarje, arabët e Palestinës do të fillonin luftën kundër hebrenjve me të ikur britanikët dhe ”vija e ndarjes do të hiqej me zjarr dhe me gjak”.[5] Me tridhjetë e tre vota pro, trembëdhjetë kundër dhe dhjetë abstenime, u miratua rezoluta e ndarjes. Sionistët u çmendën nga gëzimi, kurse delegatët arabë dolën nga Asambleja e Përgjithshme duke deklaruar se qeveritë e tyre nuk do të ndaleshin nga vendimi i Kombeve të Bashkuara.

## FORMIMI I SHTETIT TË IZRAELIT

Si Ben Gurioni, që kishte dëgjuar për fitoren sioniste që nga 6,000 milje larg, në Palestinë, edhe Myftiu i madh i Jerusalemit, që kishte ndjekur çdo fjalë të debatit mbi Palestinën në Nju-York, e dinin se votimi nuk ishte garanci që shteti hebre do të vinte në jetë me të vërtetë. Midis votimit në fund të nëntorit pasdite dhe mbarimit të mandatit britanik mbi Palestinën, të përcaktuar për në maj të vitit të ardhshëm, ishte një periudhë kohe, që mund të ishte fare mirë vendimtare. Nga të dy palët konsiderohej se nuk kishin më kohë për të humbur. Si udhëheqësve arabë, ashtu dhe atyre hebrenj tani u punonte mendja vetëm për gjetjen e armëve. Në këtë çështje jetësore hebrentë ishin në një situatë më të pafavorshme. Të drejtën për të blerë armë hapur në tregun ndërkobëtar të armëve e kishin vetëm shtetet sovrane. Libani dhe Siria, që kishin fituar pavarësinë, ligjërisht ishin të lirë për të blerë armë për çështjen arabe, dhe këtë e bënë. ‚Hebrenjtë, nga ana tjetër, duhet të varnin shpresat tek mënyrat e fshehta. Haganah, ushtria e fshehtë sioniste, bleu shumë armë amerikane dhe pjesë makinash, që ishin të destinuara të shndërroheshin në copëza metali. Në dhjetor 1947 shtatë anëtarët e Lidhjes Arabe, u takuan në Kajro për të diskutuar për rrezikun e një shteti hebre në mesin e tyre. Shtetet që morën pjesë në këtë mbledhje historike, ishin: Egjipti, Iraku, Arabia Saudite, Siria, Jemeni, Libani dhe Transjordania. Këto shtete u morën vesh që ta ndihmonin Palestinën me mjete ushtarake dhe të holla, por fatkeqësisht në mes tyre kishte përçarje të thella për shkak të rivaliteteve historike dhe ambicieve për të ardhmen. Ndërsa mandati britanik po i afrohej me shpejtësi fundit, luftimet në Palestinë po bëheshin gjithnjë e më të skajshme. Në prill të vitit 1948, ekstremistë hebrenj nga grupet e Irgunit dhe Sternës masakruan banorët e Deir Jasinit, një fshat i vogël afër Jerusalemit. Edhe pse Ben Gurioni shprehu me një telegram tronditjen e tij për këtë kasaphanë, Deir Jasini mbeti një njollë në vetëdijen e shtetit hebraik. Ai jo vetëm që nxiti thirrjen për hakmarrje dhe shpagim, por në vitet e mëvonshme u bë simboli i mbetjes pa strehë

të qindra mijëra refugjatëve arabë. Deir Jasini shënoi fillimin e problemit palestinez, që do t'i qepej si hije Lindjes së Mesme në dekadat që vinin. Më 12 maj Ben Gurioni njoftoi për një mbledhje të fshehtë të Këshillit të përkohshëm kombëtar, për të marrë një vendim.

### MENDIMET ISHIN TË NDARA SI ME THIKË

Derisa antarët e këshillit mendonin se do të bënin mirë të prisnin, meqenëse Shtetet e Bashkuara mbase nuk do t'i vinin në ndihmë një shteti të vetëshpallur, dhe këtë mund ta bënin vetëm po qe se arabët vepronin të parët dhe sulmonin një shtet të deklaruar nga Kombet e Bashkuara. Të tjerët mendonin se shteti hebraik duhet të qëndronte vetëm me çdo kusht, prandaj edhe duhej shpallur një orë e më parë. Kur u bë votimi, gjashtë nga njëmbëdhjetë anëtarët e këshillit, vendosën të shpallnin shtetin e ri më 14 maj, pak orë para se të mbaronte mandati britanik. Më 14 maj 1948, në orën 4 pas dite, dy orë para se të përfundonte mandati britanik, Ben Gurioni njoftoi "Lindjen e Izraelit". Lajmi ndezi një debat të ashpër në Asamblenë e Përgjithshme të Kombeve të Bashkuara në Nju-Jork. Pak kohë pas shpalljes së Ben Gurionit, ambasadori Austin, me porosi direkt nga Presidenti Truman, bëri me dije se Shtetet e Bashkuara e kishin njohur shtetin e ri të Izraelit. Pas pak, njësoj veproi edhe delegati sovjetik. "Na paskeni hedhur hi syve", - tha Qarls Maliku i Libanit, gjatë një sulmi të furishëm kundër delegacioneve amerikane dhe sovjetike. Ben Gurioni transmetoi një mesazh personal falënderimi nga Tel Avivi për popullin amerikan. Ndërsa ai fliste, ndërtesa u trondit nga shpërthimi i një bombe arabe. Shpërthimet që po dëgjoni,- u tha ai dëgjuesve matanë Atlantikut, - janë rezultat i bombardimeve të aeroplanëve arabë mbi Tel Aviv.[6] Lufta për Palestinën kishte shpërthyer. Në agimin e 15 majit Izraeli u sulmua përnjëherë nga ushtria egjiptiane nga jugu, nga legjioni arab transjordanez nga lindja, dhe nga forcat e Sirisë dhe Libanit nga veriu. Për shkak të konfliktit, pothuajse 1 milion arabë u katandisën pa shtëpi dhe u futën si refugjatë në Siri, Transjordani dhe në Rripin e Gazës, të kontrolluar nga egjiptianët. Nga gjiri i tyre do të dilnin fidainjtë dhe luftëtarët e rezistencës palestineze, që do ta bënin Izraelin përgjegjës që i largoi nga atdheu i tyre. Në këtë mënyrë lindja e përgjakshme e Izraelit hapi perden e një konflikti vdekjeprurës në mes dy shfaqjeve të nacionalizmit- njëri arab e tjetri hebre, të dy njësoj të krisur dhe të vendosur për të siguruar atë që për secilin ishte toka e shenjtë.

(1)John Nary,the bloody dawn of Israel,life [maj 1973],f. 28. (2) Po aty. (3) Radovan Vukadinoviç,marrdhëniet ndërkombëtare nga lufta e ftohtë deri te rendi global,f. 123. (4) Larry Collin dhe Dominque Lapierre, O Jerusalem, 1972, f. 27. (5) Genesisis 1948. f. 38 (6) Po aty,f. 300.




Mr. Samir B. Ahmeti

# ÇADI (10)

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Chad.
- Emri zyrtar: Republika e Çadit.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 1,284,000 $km^2$.
- Numri i banorëve: 11. 780. 600 (2010).
- Dendësia: 7. 9 (banorë në 1 $km^2$).
- Feja[1]: Myslimanë 53. 1%, katolikë 20. 1%, protestantë 14. 2%, besime vendore afrikane 7. 3%, përkatësi besimesh të tjera 0. 5%, të papërcaktuar fetarisht 1. 7%, ateistë 3. 1% (të gjitha këto, bazuar në regjistrat e vitit 1993).
- Kryeqyteti: N'xhamena, i cili llogaritet qyteti më i madh në vend.
- Qytetet (Ndarjet administrative) e tjera kryesore: Faja, Abeçe, Moundou, Sarh dhe Doba.
- Grupet etnike: Sara 27. 7%, Arabë 12. 3%, Majo Kebbi 11. 5%, Kanim Borno 9%, Ouaddai 8. 7%, Hadxharaj 6. 7%, Tandxhile 6. 5%, Xhoranë 6. 3%Fitri Batha 4. 7%, të tjerë 6. 4% dhe të papërcaktuar 0. 3%.
- Gjuhët kryesore: Frëngjishtja dhe Arabishtja (që të dyja janë gjuhë zyrtare), kurse në Jug të vendit përdoren gjuhët Sara dhe Sango, si dhe 120 gjuhë dhe dialekte të tjera vendore.
- Njësia monetare: Frangu i Afrikës së Mesme (1. 00 xof = 0. 0015 EURO).
- Data e pavarësisë: 11 gusht 1960.
- Festë kombëtare: 11 Gushti 1960.

## POZITA GJEOGRAFIKE

Çadi është shtet afrikan, i cili shtrihet në pjesën qendrore-veriore të kontinentit, pikërisht në zonën e Saharës së Madhe të Afrikës. Për nga sipërfaqja, është një shtet i madh, i pesti me radhë në Afrikë, por nuk ka dalje në det. Emërtimi Çad i kësaj republike, është bërë sipas emrit të një liqeni të vendit, që quhet po kështu dhe është shumë i njohur në vend dhe më gjerë. Republika e Çadit është e kufizuar me gjashtë shtete afrikane. Nga veriu kufizohet me Libinë, me një gjatësi 1055 km; nga lindja me Sudanin, me gjatësi 1360 km; nga jugu me Republikën e Afrikës Qendrore, me një gjatësi 1197 km; nga jugperëndimi me Kamerunin me gjatësi 1094 km dhe me Nigerinë, me gjatësi 87 km. Sipërfaqja totale e Çadit është 1, 284,000, 1,259,200 km i takojnë zonës tokësore dhe 24,800 i takojnë zonës ujore – liqeni Çad[2]. Në veri të vendit shtrihen malet Tibesti, të cilat konsiderohen vargmalet më të mëdha të Saharës. Republika e Çadit llogaritet një shtet i mbyllur, sepse nuk ka shtrirje në ndonjë det a oqean. Vendi posedon dy lumenj stinorë - Logo dhe Shari, të cilët takohen në kryeqytetin N'xhamena, për t'u derdhur pastaj në liqenin Çad, i cili gjendet në veriperëndim të kryeqytetit. Toka e Çadit në përgjithësi anon ga jugperëndimi, si rezultat i orientimit të ujërave nga të gjitha anët në drejtim të liqenit Çad. Toka e vendit gjithashtu është e përbërë nga një fushë e gjerë sedimentare, e cila nga të gjitha anët rrethohet me kodra. Republika e Çadit, liqenin Çad e ndan me tri shtete të tjera, me Nigerinë, Nigerin dhe me Kamerunin. Ky liqen është i cekët, thellësia më e madhe e tij nuk tejkalon 4. 5 metra, kurse mesatarja e thellësisë është 2 metra. Liqeni Çad kryesisht është i rrethuar me male dhe rrafshnalta, nga veriu - me malin Tibest, nga lindja - me malin Djebek Marra, nga jugu - me malet Adamaoua dhe Mandara dhe nga veri-perëndimi - me malin Hoggar. Liqeni i Çadit, për jetën e 20 milionë banorëve të rajonit ka rëndësi socio-ekonomike dhe politike, për shkak të veçorive të tij hidrologjike. Uji i këtij liqeni konsiderohet burimi kryesor i ekonomive shtëpiake për popullsinë e rajonit, sepse bujqësia, peshkimi dhe blegtoria mbështeten në ujin e këtij liqeni. Dikur liqeni Çad me përmasa kontinentale konsiderohej njëri ndër liqenet më të mëdha të Afrikës dhe në renditjen botërore vinte i gjashti. Mirëpo, që nga viti 1960 e deri më sot, sipërfaqja e këtij liqeni është zvogëluar për 90%, prandaj, me të drejtë, vitet e fundit fenomeni i zvogëlimit – me përmasa të mëdha – të sipërfaqes së liqenit, tek popullata e rajonit, që jeton përreth këtij liqeni, ka shkaktuar brengosje serioze dhe alarm gjithëpërfshirës, sepse është një rrezik që kërcënon përherë ekzistencën e mëtejshme të liqenit. Sipërfaqja e liqenit Çad arrin afërsisht 17. 800 km, mirëpo sipërfaqja dhe thellësia e liqenit gjatë stinëve të vitit ndryshojnë. Çadi ka gjithsej 55 aeroporte dhe vetëm 7 prej tyre të asfaltuara[4]. Në Çad janë dy universitete, Universiteti i N'xhamenas, i cili u themelua në vitin 1971, si dhe universiteti 'Mbreti Fejsal', i cili u themelua në vitin 1991[5].

N'xhamena: Është kryeqytet i Çadit, numri i banorëve të tij arrin në 721. 000 banorë (sipas statistikave të vitit 2005). Ky qytet ka shtrirje në liqenin Çad, përkatësisht bie në pjesën jugore të vendit. Qyteti është themeluar në vitin 1900 me emrin "Fortesa Lami", me ndihmën e francezëve, për të përkujtuar emrin e oficerit të vrarë në betejën e po atij viti. Ky emër është ndryshuar më vonë në N'xhamena në vitin 1973, një emër ky arab i një fshati aty afër, që domethënë "Vend i pushimit". Çadi nuk ka asnjë problem me ujë të pijshëm, sepse uji i tij konsiderohet prej ujërave më të pastra në kontinentin e Afrikës.

Shumica e mallrave ushqimore në vend importohen nga vendet fqinje, si Kameruni dhe Nigeria; gjithashtu shumë prodhime ushqimore edhe nga Libia dhe Egjipti. Populli i Çadit flet gjuhën arabe, së bashku me gjuhën frënge. N'xhamena, me që është qyteti më i madh në vend, është tërheqës për të gjithë vendësit e Republikës, dhe sidomos për ata që dëshirojnë të studiojnë, të punojnë apo të bëjnë tregti. Në kryeqytet ka dy universitete, universiteti 'N'xhamena', në të cilin planprogrami mësohet në gjuhën frënge, si dhe universiteti 'Mbreti Fejsal', në të cilin planprogrami zhvillohet në gjuhën arabe. Ky i fundit në aspektin akademik është më i avancuar, si dhe vazhdon të zhvillohet e të avancojë për çdo vit[6].



## HISTORIA E ÇADIT

Në veri të vendit janë gjetur gjurmë që dëshmojnë për banim të lashtë të njerëzve në këto rajone; gjurmët, bazuar në konstatimet historike, datojnë nga shekulli VII para erës sonë. Ky rajon, kryesisht ka shënuar rritje të vazhdueshme të numrit të popullsisë, saqë të shumtë janë ata që këtë vend e konsiderojnë prej vendeve më të rëndësishme arkeologjike në Afrikë. Historia e Çadit i takon periudhës së perandorive. Mbretëria Arabe Islame e parë në Çad u themelua në shekullin II hixhri / në shekullin VIII miladi, e cila është quajtur Mbretëria Kanem, në verilindje të liqenit Çad. Mandej, ndikimi i saj u zgjerua në shekullin III hixhri, duke përfshirë edhe tërë Sudanin Qendror, dhe ajo ka vazhduar sundimin e saj derisa ka rënë nën kolonializmin francez, duke filluar nga viti 1920, për të fituar pavarësinë e tij në vitin 1960, kur mori emrin e liqenit Çad, i cili është shumë i njohur në ato rajone. Në vitin 1979 pati filluar lufta civile, që zgjati deri në vitin 1982. Në dhjetor 1990, një grup revolucionarësh, që quhej "Lëvizja Kombëtare e Shpëtimit", ishte në gjendje për të shpëtuar Qeverinë Habre, prandaj ky grup formoi një qeverie të re të udhëhequr nga Idris Deby. Ndërkaq, në vitin 1993 u organizua një konferencë, ku u bë bashkimi i të gjitha partive dhe aktiviteteve politike, si dhe u formua qeveria e përkohshme. Kurse, në vitin 1996 Çadi miratoi një kushtetutë të re dhe u zhvilluan zgjedhjet presidenciale. Mandej, në vitin 1997, u mbajtën zgjedhjet parlamentare, dhe Idris Deby mbeti president i vendit[7].

## HISTORIA E PËRHAPJES SË ISLAMIT NË ÇAD

Feja islame në Çadin e sotëm hyri në vitin 46 h / 666 m, atëherë kur në rajonin Kevar, përkatësisht në verilindje të liqenit Çad, nën udhëheqjen e komandantit të njohur mysliman Ukbe ibn Nafi El Fihri, arritën brigadat e para të ushtrisë islame. Që nga ajo datë e deri në ardhjen e kolonializmit, Çadi nuk ka njohur fe tjetër përveç Islamit, ashtu sikur banorët e Çadit nuk dinin gjë rreth Krishterimit, për se mësuan vetëm përmes leximit të Kuranit. Pikërisht për këtë arsye në Çad nuk ka gjurmë krishtere. Ndërkaq, feja islame në Çad, si në çdo vend tjetër, hyri vullnetarisht, si dhe historia nuk ka shënuar të ketë ndodhur asnjë betejë në mes myslimanëve dhe idhujtarëve në këto rajone të Afrikës. Në Çad, gjatë historisë, janë themeluar disa mbretëri, e mbretëria e parë që përqafoi Islamin, ishte mbretëria e sejfij-jinëve, e cila sot njihet si Mbretëria Kanem, e cila Çadin dhe rajonet përreth i sundoi për një periudhë të gjatë kohore, për më shumë se një mijë vjet. Kurse mbreti i parë i këtij rajoni që përqafoi Islamin, ka qenë Elmi Dunmeh, i cili themeloi shtetin islam Kanem. Sot e asaj dite stërnipat e tij në veri të vendit, ende i ruajnë gjërat e trashëguara të Mbretërisë Kanem[8].

## KLIMA

Klima në Republikën e Çadit në përgjithësi është e nxehtë, me erë të thatë në verilindje të vendit; në disa raste bart me vete re, e nganjëherë edhe pluhur. Temperaturat e nxehtësisë në këto stinë janë të ndryshme. Stinët janë:

Dimri, që dallohet për thatësi dhe të ftohtë. Kjo stinë fillon nga muaji nëntor dhe përfundon në mesin e muajit shkurt. Stina e dimrit karakterizohet nga ndryshime të mëdha gjatë ditës dhe natës, sepse temperaturat gjatë ditës arrijnë në 32 gradë celsius, kurse gjatë natës ulen në 10 gradë celsius.

Vera, që karakterizohet nga thatësia dhe nxehtësia. Në këtë stinë, temperaturat e larta arrijnë deri në 40 gradë celsius, dhe kjo fillon nga mesi i muajit shkurt e zgjat deri fund të muajit maj[9].

## GJENDJA EKONOMIKE

Fillimisht duhet ditur se Çadi është një shtet ekonomia e të cilit mbështetet në bujqësi, për shkak të angazhimit të 80% të popullsisë së vendit me këtë veprimtari, pa shpërfillur edhe blegtorinë. Vendi ka filluar të nxisë projekte të investimeve të huaja, të drejtpërdrejta në sektorin e naftës, që nga viti 2000, kur ka filluar nxjerrja e saj. Ekonomia e Çadit është ende në shkallë të dobët, për disa shkaqe, sikur janë: pozita e tij, i rrethuar nga të katër anët me tokë të thatë, kostoja e lartë dhe jostabiliteti politik në vend. Çadi mbështetet gjithashtu edhe në ndihmat e huaja, në kapitalin e huaj, në shumicën e projekteve të investimeve, në sektorin privat dhe në atë publik. Prodhimi i naftës në vend filloi në fund të vitit 2003, ndërsa eksportimi i saj nga viti 2004, dhe kjo pritet të përmirësojë ekonominë e Çadit. Nga prodhimet më të rëndësishme bujqësore në Republikën e Çadit janë: pambuku, meli, kikiriki, orizi dhe patatja. Mishi më i përdorur në vend është ai i deleve, dhive dhe deveve. Ndërkaq, prodhime industriale dhe pasuri të tjera të vendit janë: nafta, tekstili pambuku, konservimi i mishit, peshku i liqenit Çad, sapuni, ari dhe materiale të ndërtimtarisë[10].

(1) Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 43. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botes Islame, f. 81. Logos-a, 2009, Shkup. (2) - http://www. moqatel. com(3) - http://ar. wikipedia. org Dr. Ismail Ahmed Jagi, Mahmud Shakir; Tarihu-l-Alemi-l-islami El hadithi ve-l-muasiri, f. 192. Darul Merih, Riad – Mbretëria e Arabisë Saudite. (4) - http://www. moqatel. com(5) - http://www. 4icu. org (6) - http://ar. wikipedia. org. (7) - http://ar. wikipedia. org(8) - http://www. mubarak-inst. org (9) - http://www. 11c11. com (10) - http://www. moqatel. com



# KULTURORE

Hfz. Safet Hoxha

# Këndimi i Kur'anit sipas mekameve

Në këtë çështje të gjithë ata që shkruajnë edhe në ditët e sotme dhe më herët, del në pah se lidhur me çështjet e leximit të Kur'anit me se adhurojmë Allahun xh. sh. , duhet pasur kujdes për atë që është e lejuar dhe e ndaluar. Si mendimi që nuk e lejon këndimin e Kur'anit me melodi, ashtu edhe shumica që parapëlqejnë një gjë të tillë, synojnë në drejtimin që libri i Zotit të ruajë vendin e tij fisnik dhe të madhërishëm që ka si Fjalë e Zotit, e cila i është dhënë çdo besimtari për ta lexuar e kënduar. Por, për të dalë në shesh bukuria edhe më e madhe e Fjalës së Zotit, ajo, përveç kuptimeve, është specifike edhe në të lexuar që dallon nga çdo fjalë tjetër që flitet a shkruhet nga njerëzit. Kjo traditë e leximit të Kur'anit në tubime

të ndryshme, qoftë në fillim të tyre ose edhe më vonë, është një praktikë shumë e përhapur në Botën Islame edhe sot.

### QËLLIMI I LEXUESIT MBETET T'I KTHEJË NJERËZIT NGA KUR'ANI

Dihet mirë fakti për lexuesit e njohur që e lexuan Kur'anin me melodi dhe mekame të ndryshme, si Abdul Basit Abdu Samed, El-Menshaviu, El-Husariu Mustafa Ismail e shumë të tjerë në tërë Botën Islame, të cilët pak a shumë ua kthyen vëmendjen masave myslimane se Kur'ani është më i bukuri për ta dëgjuar dhe për t'u mbledhur rreth tij. Sikur shkruesi i Kur'anit që mundohet ta bëjë shkrimin sa më të bukur e më të qartë, ashtu edhe lexuesi i Kur'anit mundohet që mesazhin e Kur'anit ta japë sa më bukur e më të qartë, së pari duke i artikuluar drejt tingujt dhe fjalët e Kur'anit, e pastaj përmes zërit dhe melodive të tërheqë vëmendjen për dimensionet e kuptimeve të Kur'anit. Por qëllimi i lexuesit nuk duhet të jetë që t'i kthejë njerëzit nga vetja po nga Kur'ani. Një grup i dijetarëve mendojnë se leximi i Kur'anit me melodi të ndryshme është mekruh, sepse një praktikë e tillë nuk ishte e njohur shumë më parë. Të këtij mendimi janë Enes ibn Maliki, Sejid ibni Musejib Seid ibni Xhubejr, Hasan el Basri ibni Sirin, Malik ibn Enes, Ahmed ibn Hanbel etj..Mendimin e tyre ata e bazojnë në këto argumemte:

1. Një rast tregohet se një lexues kishte ardhur te Enes ibn Maliku dhe ai i kishte thënë që të lexonte, e ai gjatë leximit kishte ngritur zërin dhe ndryshuar meloditë. Atëherë Enes ibn Maliku kishte hequr rripin për t'i rënë dhe i kishte thënë se ashtu nuk kishin dëgjuar më parë.
2. Tregohet nga Sejid ibn Musejib se e kishte dëgjuar Omer ibn Abdul Azizin duke kënduar Kuran me melodi në namaz dhe i kishte shkruar një letër: "Allahu të ka dhuruar një këndim të mirë, atëherë kënduesi i Kur'anit duhet të lexojë qysh janë të mësuar ata rreth tij, e kështu ne nuk jemi mësuar". Prej këtij momenti Omer ibn Abdul Azizi nuk kishte përsëritur një lexim të tillë me melodi.
3. Ibn Kadhim tregon nga imam ibn Maliku se ishte pyetur për meloditë e këndimit të Kur'anit në namaz dhe kishte thënë: "Kjo mua nuk më bën përshtypje, nuk më kënaq. Këtë e bëjnë disa vetëm për të fituar të holla".
4. Tregohet nga Abdullah ibn Jezid se e kishte dëgjuar një person duke e pyetur Ahmed ibn Hanbelin për leximin e Kur'anit me melodi, e ai ishte përgjigjur: "Si bën të lexohet emri Muhamed -Muhamede të zgjatet".

Në hadithin nga Hudhejfe ibni Jemame, Pejgamberi a. s. thotë: "Lexoje Kur'anin me melodi arabe", e ka disa argumente të tjera të këtij rangu, të cilat nuk e parapëlqejnë leximin me melodi apo mekame. Me të vërtetë leximi i Kur'anit me melodi të shumta, për ta tërhequr vëmendjen në zërin e bukur, të vë në pozitë



sikur po luan me fjalët e Allahut xh. sh.., edhe të sjell në situatë që disa nga rregullat nuk i përmban si duhet për shkak të vëmendjes në zbukurimin e zërit. Për sa i përket leximit, i cili për shkak të melodive të detyron të gabosh, s'ka dyshim se është i papranueshëm, por leximi që ndikon për interesim më të madh për dëgjim dhe e tërheq më shumë dëgjuesin, ashtu si mendojnë shumica e dijetarëve, është i lejuar. Ndër dijetarët e hershëm janë: Abdullah ibn Abasi, Abdullah ibn Mesudi, Ata ibn Rebahi, imam Ebu Hanife dhe shumë nga ndjekësit e tij, imam Shafiu dhe shumë ndjekës të medhhebit të tij, ibn Mubareki, E- Taberiu, ibn Arabiu e të tjerë. Imam E-nneveviu në librin e tij "E-tibjan" thotë: "Dijetarët e gjeneratës së parë dhe të mëvonshmit të kohës së ashabëve, tabiinëve dhe gjeneratat pas tyre, dijetarët e vendeve të ndryshme në Botën Islame, myslimanët e parë dhe të fundit, që të gjithë pajtohen lidhur me pyetjen: A lejohet zbukurimi i zërit në këndimin e Kur'anit? Të gjithë pajtohen se kjo bën (të veprohet) dhe parapëlqehet". Taberiu tregon se imam Ebu Hanife si dhe disa nga nxënësit e tij, kishin dëshirë të dëgjonin Kuran me melodi-mekame, me zë të bukur. Tregon Muhamed ibn Abdul Hakem: "Kam



parë babanë tim, është fjala për imam E- Shafiun, si dhe Jusuf ibn Omerin, se preferonin të dëgjonin duke u kënduar Kuran me melodi”. Dijetarët që e lejojnë dhe e preferojnë këndimin e Kur’anit me melodi, mbështeten në këto argumente:

1. Hadithi që transmetohet nga Ebu Davudi: Pejgamberi a. s. thotë: ”Zbukuronie leximin e Kurait me zërat tuaja”.

2. Ed-Darimiu në sunenin e tij transmeton nga Bera ibn Azibi, që thotë: Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut të ketë thënë: ”Shfaqni bukurinë e Kur’anit me zërat tuaja, se me të vërtetë zëri i bukur e tregon edhe më shumë bukurinë e Kur’anit”.

3. Ibn Mesudi thotë se kishte dëgjuar Pejgamberin a. s. duke thënë: ”Zëri i bukur është zbukurim i Kur’anit”. Nga Seid ibn ebi Seid thotë: Ka thënë i Dërguari i Allahut: ”Nuk është prej nesh ai që nuk e këndon Kur’anin gjatë leximit të tij “.

4. Nga Ebu Hurejra r. a. , i cili thotë se i Dërguari i Allahut ka thënë: ”Allahu askujt nuk ia veneron shumë kujdesin sikur Pejgamberit, i cili e këndon Kur’anin me zë të bukur”. Hadithin e transmeton Muslimi. Allahu i Madhërishëm e dëgjon edhe atë që e ka zërin të bukur, edhe atë që s’e ka, por, sikur thotë Ajshja r. a. , i Madhi Zot shikimin e Tij e drejton nga Pejgamberi i Tij kur të lexojë Kuran.

5. Nga Sad ibn ebu Vekasi që thotë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë: ”Vërtet ky Kuran ka zbritur me vaj, kur ta këndoni, qani e, nëse nuk qani, bëhuni sikur jeni duke qarë dhe këndojeni, se ai që nuk e këndon, nuk është prej nesh”.

6. Nga Ebi Musa r. a. thotë: I Dërguari i Allahut i tha Ebu Musa el-eshariut: “Sikur të më kishe parë duke të dëgjuar si lexoje Kuran, do të kishe qenë i ngazëllyer. Ty të është dhënë prej theksave të zërit nga zëri i Davudit”. Ky hadith është transmetuar nga Muslimi. Hazreti Davudi a. s. e ka pasur zërin shumë të bukur dhe, sipas këtij hadithi, po kuptohet që Pejgamberi a. s. ka pëlqyer një zë të tillë të bukur, dhe në reagimin e Ebu Musait, pasi i tha Pejgamberit a. s. “po të më kishe parë, do të këndoja edhe më bukur”, kuptohet se këndimi me zë të bukur parapëlqehej edhe nga Pejgamberi a. s..

7. Nga ibn Mesudi r. a. që tregon se në një rast Pejgamberi a. s. i kishte thënë: “Më lexo Kuran”!. I thashë: “Si të lexoj unë, kur ty të është zbritur”?!. Ma ktheu: “Po, po, lexo, unë dëshiroj të dëgjoj Kuran nga dikush tjetër”. Atëherë lexova nga fillimi i sures E-nnisa deri tek ajeti: “E kur Ne do të sjellim prej çdo ymeti dëshmitar e ty do të të sjellim mbi të gjithë ata, si dëshmitar”, më tha ‘mjaft mjaft’, e, kur e shikova, atij po i rridhnin lotët. Këtë hadith e shënon Buhariu në Sahih.

Sipas këtij vargu të argumenteve të bazuara në hadithe, shihet se këndimi i Kur’anit me zë të bukur dhe me melodi të pëlqyera, është më i kërkuar, prandaj tradita e këndimit të ardhur deri tek ne, është e drejtë dhe nuk bën të ndërpritet, po duhet vazhduar edhe nga gjeneratat që vijnë.

Për sa u përket njohurive rreth mekameve të këndimit, nuk është e lehtë të arrihen, aq më pak të praktikohen, por ata që e zotërojnë një dije të tillë, vërtet i japin këndimit të Kur’anit një dëgjueshmëri shumë më të madhe. Kur themi mekami i këtij lexuesi apo leximi në këtë mekam, mendojmë në melodinë apo intonacionin e zërit, të cilit i përmbahet lexuesi, por gjithnjë duke e ruajtur drejtshqiptimin e tingujve dhe rregullave të texhvidit, e jo ata që dalin jashtë këtyre parametrave, se zëri dhe melodia vetëm duhet t’u japin bukuri atyre rregullave, e jo t’i anashkalojë ato. Kjo,si dhe çështja tjetër, e cila është me rëndësi për zërin, ka të bëjë me çështjen e notave muzikore nëpër të cilat zëri duhet të kalojë për të qenë më i pranuar për veshin dhe bukurinë e leximit, sepse për çdo mekam duhet ditur prej cilave nota fillon, si ngrihet dhe si përfundon. Po ashtu çështja e kalimit prej një mekami në tjetrin është një problem që shkakton monotoni tek dëgjuesit. Me rëndësi është edhe mënyra e fillimit të leximit, e cila duhet të jetë me një përmbajtje të zërit e të mos jetë e neveritshme etj..

## MEKAMET MË TË NJOHURA

Numri i mekameve është i madh, deri në katërdhjetë, por më të njohurat janë këto: Saba, Nehavend, Bejati, Rast, Sika, Hixhazi, Axhem. Këto janë mekamet bazë, por së bashku me to permenden edhe Kurdi, Xheharkadi etj..Nga lexuesit e Kur'anit disa lexojnë vetëm në një mekam e disa në dy e më shumë mekame, si p. sh. Mustafa Ismail, Menshaviu, Abdul Based e të tjerë kanë lexuar në shumë mekame. Sipas mekameve mund të lexojë vetëm ai që njeh mirë dhe drejt leximin e Kur'anit. Fillimi i leximit me mekam bejati është bërë praktikë e njohur nga shumë lexues. Por, ndonjëherë kur fillohet me rast është shumë lexim tërheqës. Me rëndësi është që leximi të fillohet me zë të ulët me intonacion të përshtatshëm, për të qenë leximi më mbresëlënës. Sigurisht, duke pasur parasysh mbajtjen e të gjitha rregullave të texhvidit. Si çdo sferë që ka rregullat e posaçme, po ashtu edhe në këtë lëmë duhet të merren njohuritë paraprake nga ata që janë të specializuar në shkencën e muzikës dhe njohurive të mekameve. Shpesh dëgjojmë kur një lexues këndon Kuran në ndonjë mekam, dhe lehtë mund të përcaktohet mekami i tij, por ai ndoshta nuk është në dijeni se në çfarë mekami lexon, ngase atë e ka përfituar duke i dëgjuar të tjerët dhe lexon në meloditë e tyre, pa pasur njohuri se si mbahet ai mekam apo si kalohet në tjetrin mekam të dëshiruar, etj..Një karakteristikë tjetër e mekameve është se ato ndërrohen sipas kuptimit të ajeteve. Kështu, mekami hixhaz lexohet në ajetet që tregojnë skena të dhimbshme të Ditës së Kiametit apo të mundimeve të banorëve të Xhehnemit, sepse përmes këtij mekami ato skena duken më trishtuese dhe më prekëse. Po e përmend edhe faktin që në Botën Islame ekzistojnë shkolla të veçanta për mësimin e mekameve. Ai që ka zë të bukur dhe e lexon drejt Kur'anin, është shumë e nevojshme të dijë dhe të njohë mekamet, për të zbukuruar edhe më shumë këndimin dhe për t'i larguar neveritë e shpeshta që vijnë nga mosnjohja kur duhet ngritur zëri e kur ulur, kur ndryshuar e kur mbajtur ajo melodi etj..

## MELODITË DHE TONET NË KËNDIMIN E KUR'ANIT

1. Mekami Bejati: Është një ecje normale si valët e detit të qetë, ta tërheq vëmendjen për të medituar dhe menduar rreth Madhërisë së Allahut xh. sh. dhe argumenteve për ekzistimin e Tij. Përmes këtij mekami përjetojmë shumë dimensione të kuptimit në ajete. Mekami bejati është më i njohuri dhe më i përhapuri. Shumë ilahi e salavate këndohen me këtë mekam. Me mekamin bejati lexojmë edhe ajetet që flasin rreth përshkrimeve të Xhenetit. Por ndonjëherë mund të lexohen edhe ajetet që tregojnë situata jo të lakmueshme në botën tjetër. Ky mekam përdoret përpara të gjitha mekameve të tjera. Mekami bejati quhet ndryshe edhe "Nëna e mekameve". Me të fillohet leximi i Kur'anit dhe me të është mirë të përfundohet. Mekami bejati quhet kështu sipas familjes El-bejati në Irak, e cila ka qenë e njohur për leximin e Kur'anit në këtë mekam. Nënmekamet që hyjnë brenda mekamit bejati janë: Shuri, Husejni, Ibrahimi, Neva etj..

2. Nehavend: Ky mekam nxit për rezonime e mendime. U takon mekameve që lidhen me ajetet që japin myzhde dhe përshkruajnë Xhenetin pa përjashtuar edhe mundësinë që të lexohen edhe ajetet për mundimet e banorëve të Xhehnemit. Emri i tij është sipas vendit Nehavend në Iran. Këndueist shpesh e përdorin këtë mekam, sepse përmes tij është lehtë të kalohet në mekame të tjera dhe për t'u kthyer prapë në të.

3. Mekami Rast: Është mjaft i njohur për lexuesit, ngase e përdorin shumë. Fjala "rast" është në gjuhën persiane dhe do të thotë drejt- mustekim. Përmes këtij mekami kënduesi mund t'i nxjerrë në pah bukuritë e intonacionit të zërit që posedon. Për shkak se përdoret shumë, këtë mekam ndryshe e quajnë edhe mbreti i mekameve. Ajetet që lexohen më së shumti në këtë mekam, janë ato që përshkruajnë Cilësitë e Allahut xh. sh. , Emrat e Tij të bukur. Ky mekam përdoret shumë nga myezinët pas mekamit hixhazi.

4. Mekami Saba: Ky mekam si dhe mekami hixhazi lexohen në ajetet që shprehin mallëngjim si për shembull tregimi rreth Jusufit a. s. apo ajetet që tregojnë gjendjet e rënda të pabesimtarve në ditën e gjykimit,si dhe ajetet që e tërheqin vëmendjen në diçka të veçantë.

5. Mekami Sika: Është me disa karakteristika dhe ngjyrime të zërit. Me këtë mekam lexohen ajetet e dëshpërimit, si ajetet që cilësojnë dënimin në zjarr, por edhe ajetet e përshkrimit të Xhenetit mund të pasohen për t'u dhënë shpresë atyre që punojnë mirë. Me këtë mekam lexohen edhe ajetet që parashtrojnë ndonjë pyetje dhe të cilave u jepet përgjigje. Këtë mekam e përdorin shumë lexues dhe, sipas specifikave të zërit të tyre, mund të dallohen lehtë. Pas këtij mekami lexuesit shpesh kalojnë në mekamet bejati, rast dhe hixhaz.

6. Mekami Hixhazi: Me këtë mekam lexohen ajetet që tregojnë ndodhitë e popujve të kaluar dhe sjelljet e tyre me Pejgamberët.

Me këtë punim sado pak desha të prekja kureshtjen e lexuesve të Kur'anit tek ne, që të interesohen edhe më shumë për zbukurimin e leximit të tyre, qoftë të leximit që bëjnë në namaz dhe qoftë jashtë tij, përmes këtyre mekameve.

1. "Et-Tibjan fi adab hameletil Kuran"En-Nevevij. 2. "Menahilul-arefan fi ulumil-kuran"Ez-Zerkani. 3. "Fethul Bari sherh sahihul Buharij"Ibni Haxher. 4. Sahihul Muslim bi sherh En- Nevevij. 5. "Es-Sunen". Ebu Davud. 6. Al-mekamat Bedihu zeman el-hemedani.

Hajrullah Hoxha

# Figura e Muhamedit a.s. paraqitet e deformuar në optikën e Fan Nolit

Pastaj, Jorgaqi, për Nolin thotë: "Sipas tij, fillimisht ai (Islami) paraqitet si një sekt çifuto-kristian, dhe se Dhjata e Vjetër dhe e Re u pranuan në Kur'an si libra të shenjtë, ndërsa Jerusalemi shpallet qytet i shenjtë islam. Ndërsa jepte frymën e fundit, Profeti, lutjen e fundit do ta shqiptonte duke iu drejtuar Jerusalemit dhe jo Mekës. ... Në vitin 632, Muhamedi mbylli sytë në moshën 62 vjeçare në Meke".

Edhe në këtë rast, Noli mbështetet në paragjykime dhe gënjeshtra. Islami fillim e mbarim u paraqit si një fe universale që i obligoi ithtarët e vet që të besonin pa dallim të gjithë Profetët e Zotit dhe të gjithë librat e shpallur hyjnorë. Zoti i Madhërishëm në Kuran i porositi normat e besimit monoteist dhe moralo-njerëzore, siç i kishte porositur më parë edhe në Dhjatën e Vjetër - Tevratin, dhe në Dhjatën e Re - Inxhilin, si dhe përcaktoi normat bazë për rregullimin e marrëdhënieve shoqërore në mënyrën më të përsosur, në përputhje me rrethanat aktuale të njerëzimit. Prandaj Kurani është si një kushtetutë e fundit, në të cilën janë inkorporuar të gjitha nenet me përmbajtje të vlefshme nga kushtetuta e mëhershme, dhe është plotësuar me nene të reja të nevojshme për kohën, dhe, natyrisht me shpalljen e saj, pushon veprimi sipas kushtetutës së mëparshme.

## PAS MEKËS DHE MEDINËS, JERUSALEMI ËSHTË VENDI I TRETË I SHENJTË NË ISLAM

Muhamedi a.s. dhe myslimanët në fillim gjatë faljes së namazit drejtoheshin nga Jerusalemi, mirëpo një vit e gjysmë pas shpërnguljes në Medinë, u urdhëruan me Kuran që të ktheheshin në drejtim të Mekës. Nga ky moment, Muhamedi a.s. jetoi me tepër se nëntë vjet dhe kurrë nuk shqiptoi lutje duke iu drejtuar Jerusalemit, megjihatë, pas Mekes dhe Medinës, Jerusalemi është vendi i tretë i shenjtë në Islam. Për sa i përket vdekjes së Muhamedit a.s., përveç Nolit, e gjithë bota e di se ai vdiq dhe u varros në Medinë dhe jo në Mekë. Varri i tij edhe sot gjendet në një skaj të xhamisë së tij në Medinë, të cilin për çdo vit e vizitojnë me miliona myslimanë. Ndërkaq, për Isain a.s. dhe nënën e tij, Merjemen, Jorgaqi thotë: "Gjithnjë sipas Nolit edhe Maria edhe Jezusi përshkruhen në Kur'an nga pozita ortodokse, me përjashtim të disa tipareve heretike, të cilat mund të shpjegohen si korrigjime që u bënë më vonë...". Përkundrazi, me plot të drejtë mund të themi se personaliteti i Isait a.s. (Jezusit) dhe nënës së tij, Merjemes (Marisë), në Kuran fillim e mbarim përshkruhen dhe vlerësohen në mënyrë shumë më objektive, korrekte dhe dinjitoze sesa në Bibël. Në lidhje me këtë, si shembull po cekim vetëm disa citate nga Kurani, në të cilat Zoti i Madhërishëm, ka thënë:

"Kur i thanë engjëjt: Oj Merjeme, me të vërtetë Zoti të dalloi, të pastroi (nga shpifjet) dhe të lartësoi mbi gratë e botës.'' ''Dhe i thanë engjëjt: Oj Merjeme! Me të vërtetë, Zoti po të përgëzon me fjalën nga Ai (për lindjen e djalit) emri i tij është Mesih - Isa bir i Merjemes (që do të jetë) i famshëm në këtë botë dhe në botën tjetër, dhe nga më të afërmit (e Tij)." (Ali - Imran, 42,45)

"Isai tha: Me të vërtetë, unë jam rob i Zotit, Ai mua më ka dhënë librin dhe më ka bërë Profet."; "Dhe se Allahu është Zoti im e Zoti juaj, prandaj adhuroni Atë, kjo është rruga (feja) e drejtë." (Merjem, 30, 36)

Në vazhdim të artikullit të tij, Jorgaqi thotë: "një problem tjetër që shtron Noli në studimin e tij, është çështja e Haremit, aq e përfolur nga kundërshtarët e Islamit, një dukuri që lindi pas vdekjes së Hadijes (Hadixhes).

Noli sjell argumente në favor të Muhamedit që e ndërmori këtë hap. Sipas tij, arabët, për shkak të klimës tepër të nxehtë, janë të dhënë pak a shumë pas epsheve dhe prej kësaj nuk mund të përjashtohej nga rregulli i përgjithshëm as Muhamedi...'.

Haremi si dukuri, për shekuj para Muhamedit a.s., ka qenë i pranishëm në Lindje dhe është me prejardhje sasanide-bizantine. Prandaj, as nuk lindi pas vdekjes së Hadixhes, as këtë hap nuk e ndërmori Muhamedi a.s.. Kjo fjalë është me prejardhje arabe, e turqisht i thonë haremllëk, dhe do të thotë 'shtëpi e grave, e ndar nga oda e burrave', siç është traditë edhe tek ne shqiptarët. Në këtë kuptim ka qenë shtëpia e familjes së Muhamedit a.s., ku secila grua kishte dhomën e vet të veçantë, dhe kurrsesi në kuptimin e Haremit me gra të ndryshme për nevoja vetëm epshore, siç ia kanë trilluar në Evropë e më gjerë, duke u bazuar në përrallat e 'Një mijë e një netëve'. Pastaj as argumenti i Nolit në 'favor të Muhamedit' se arabët janë të dhënë pas epsheve, dhe se as Muhamedi nuk ka mundur të përjashtohet nga rregulli i përgjithshëm, nuk qëndron. Muhamedi a.s. kohën e jetës së tij deri në moshën 53 vjeç, kur zakonisht janë epshet në fuqi, e pati kaluar vetëm me një grua,

dhe pas asaj moshe, është martuar me gratë e tjera për shkaqe të ndryshme.

Akuzat kundër Muhamedit a.s. për çështje të poligamisë, edhe pse ajo nuk ka qenë temë diskutimi në Lindje, Noli pa kurrfarë argumenti ua mvesh Omejadëve, duke thënë: 'Ata i zmadhuan dobësitë e tij njerëzore për të përligjur teprimet e tyre dhe më vonë i ndërkallën në Kuranin e tyre për interesat e veta...'. Një pohim i tillë i Nolit është i paqëndrueshëm. Ndonëse kalifi i parë i Omejadëve, Muaviu, zgjedhjen e kalifit me anë të këshillit konsultues e shndërroi në mbretëri trashëguese, dhe nuk mund të mohohet fakti që ndonjë nga kalifët (sunduesit) e kësaj familjeje të ketë bërë jetë të shfrenuar, siç ishte djalit i tij, Jezidi, magjithatë askund nuk mund të vërtetohet se ata, duke dashur të përligjin teprimet e tyre, t'i fusin ato në Kuranin e ashtuquajtur të tyre nga Noli. Sepse, një veprim të tillë nuk do ta lejonin kurrsesi, si shokët e tjerë të Muhamedit a.s., ashtu as masat e gjera myslimane.Ndërkaq, në lidhje me akuzat e trilluara të lartpërmendura kundër Muhamedit a.s. në qarqet perëndimore, Jorgaqi thotë: 'Noli nga ana tjetër shpjegon drejt shqetësimin që shkaktoi çështja e Haremit në opinionin e Perëndimit, duke e lidhur me nocionin e epsheve. Është fakt historik që çdo martesë e Muhamedit pas vdekjes së Hadijes (Hadixhes, vër. H.H) shpjegohet si një akt i nevojës politike se gjithë gratë, me përjashtim të Aishes, ishin gra të veja të shokëve të vrarë në luftë... Pra, konkludon Noli, ai koleksion grash plaka ishte thjesht karikatura e një haremi, siç e kupton zakonisht Perëndimi. Në të vërtetë, -vazhdon ai,- haremi ishte një azil varfanjakesh për gra të veja e të moshuara. Hadija (duhet të jetë Aishja, vër. H.H.) ishte e vetmja grua e re në këtë tufë plakash...'.

Me këtë rast, Noli me qëllim kinse për t'i dalë në mbrojtje Muhamedit a.s., me zvogëlimin e peshës së akuzave kundër tij, me hipokrizi dhe cinizëm, trillon akuza të tjera ofenduese ndaj tij dhe grave të tij. Faktikisht këto martesa të Muhamedit a.s. kishin karakter kryesisht të lidhjes së marrëdhënieve miqësore me njerëz autoritativë me qëllim të përforcimit të përhapjes dhe mbrojtjes së Islamit.

### SHTËPIA E NDERSHME E MUHAMEDIT A.S. NUK I PËRNGJANTE PËR ASGJË AS KARIKATURËS SË HAREMIT, AS AZILIT TË GRAVE TË VEJA E VARFNJAKE, POR I PËRNGJANTE NJË SHKOLLE TË MIRËFILLTË

Ato gra nuk ishin të gjitha të shokëve të tij të vrarë në luftë, siç thotë Noli, po çështja ishte më ndryshe: Hafsa ishte e bija e trimit të njohur, Omer bin Hatabit r.a., së cilës i kishte vdekur burri nga plagët e marra në luftën e Bedrit. Umu Seleme ishte një e ve së cilës i kishte vdekur burri, dhe kishte mbetur me katër



vajza jetime. Xhuvejria ishte e bija e Harithit, të parit të fisit Benu Mustalik, e cila ishte zënë rob lufte, dhe pas martesesë më të, Muhamedi a.s., për hir të miqësisë, i kishte liruar të gjithë robërit e fisit të saj, dhe, ata të gjithë e kishin pranuar Islamin. Gjithashtu, ato nuk ishin varfanjake dhe as një tufë plakash, por gra me kurorë, të ndershme dhe bujare, me gjendje ekonomike dhe moshë të ndryshme, por që të gjitha ishin më të reja sesa Muhamedi a.s.. Prandaj shtëpia e ndershme e Muhamedit a.s. nuk i përngjante për asgjë as karikaturës së haremit, as azilit të grave të veja e varfnjake, por i përngjante një shkolle të mirëfilltë, në të cilën gratë e tij shërbenin si mësuese të parimeve islame për gratë e tjera myslimane. Në shenjë respekti, ato në Kuran u quajtën nëna të besimtarëve.

Pastaj Jorgaqi thotë: 'Në mbyllje të studimit të tij, Noli arrin në përfundimin se, duke e shpërndarë mjegullën e ngritur nga kundërshtarët dashakeq, figura e Profetit



vetëshpallur, Kurani është ndryshuar, një pjesë e haditheve të Buhariut janë hedhur poshtë si të dyshimta, Islami në fillim paraqitet si një sekt çifuto-kristian, e pastaj u kthye në fe të pavarur, fjalët e Muhamedit a.s. quhen Kur'an, shtëpia e tij quhet karikaturë e haremit ose e azilit me gra plaka, - askush përveç Jorgaqit nuk mund të pohojë se ky është përcaktimi më i saktë dhe më dashamirës, gjykuar për të nga Noli. Sikur Noli, vërtet, të kishte dashur të ngrihej mbi pozitën e klerikut të lartë, dhe të argumentonte shkencërisht e ndershmërisht për figurën e Muhamedit a.s., do të mbështetej në veprat shqip: 'Historia e Profetëve' shkruar nga Hafëz Ali Korça, dhe 'E lemja dhe jeta e të madhit Muhamed', shkruar ne poezi nga Hafëz Ibrahim Dalliu, që të dy këta autorë bashkëkombës dhe bashkëkohës të tij. Në anën tjetër, Noli kishte mundësi të mbështetej edhe në veprat e një numri të konsiderueshëm të studiuesve perëndimorë, të cilët shkruan objektivisht dhe shkencërisht për Muhamedin a.s., e jo të shfrytëzonte të pavërteta e akuza të trilluara kundër tij, nga disa klerikë, misionarë dhe orientalistë fanatikë e të pasinqertë.

Ndërkaq, në lidhje me 'zbulimin' e këtij studimi të Nolit, Jorgaqi deklaron: 'Do ta quaja veten me fat që, gjatë hulumtimeve të mia në arkivin e Fan Nolit, në bibliotekën e tij pranë katedrales së Shën Gjergjit në Boston, do të zbuloja skicën biografike 'Muahmedi', të shkruar nga ai në janar të vitit 1938 dhe të pabotuar, me sa dimë, në gjallje të tij.'

Para Jorgaqit, këtë skicë biografike e ka zbuluar Rushit Ramabaja dhe ajo është botuar në gazetën 'Bujku' me 8 maj, si tekst integral, pa ndonjë ndërhyrje, ku edhe atëherë ka pasur reagime. Prandaj, Jorgaqi mund ta ndiejë veten me fat për shkak të komentimit që i ka bërë kësaj skice, duke i bindur lexuesit e painformuar se ajo ka karakter pozitiv për Muhamedin a.s.. Përndryshe,- pa këtë komentim-, ajo më tepër do t'i përngjante një pamfleti sesa një studimi shkencor. Mosbotimi i kësaj skice nga Noli, ndonëse pati mjaft kohë, sepse ai vdiq në vitin 1965, ka një domethënie të veçantë. Sipas të gjitha gjasave, Noli nuk e botoi këtë skicë sepse do të ketë qenë i vetëdijshëm për përmbajtjen kontestuese të saj, dhe për mundësinë e reagimeve të ashpra nga bashkëkombësit e tij myslimanë për vlerësimet negative dhe ofenduese për Muhamedin a.s..

Sido që të ketë qenë, mendoj se, si Ramabaja, ashtu edhe Jorgaqi, e kanë thyer dyfish kodin e shtypit dhe të besës. Së pari, duke botuar punimin në fjalë pa leje ose testament të autorit të tij. Dhe, së dyti, duke u ofenduar ndjenjat fetare islame lexuesve dhe duke i manipuluar ata me të pavërteta. Për të qenë ironia edhe më e madhe, kjo skicë, si 'një dhuratë' për lexuesit e besimit islam, herën e parë u botua në Natën e Bajramit, kurse kësaj radhe një ditë pas Ditëlindjes së Muhamedit a.s.!

Muhamed na shfaqet jo vetëm më e hijshme e më madhështore, por dhe më historike...'. Ky deklarim i Nolit është plotësisht i drejtë dhe i arsyeshëm. Mirëpo, mjegulla mund të shpërndahet duke përdorur fakte të vërteta, e jo të pavërteta, siç veproi ai në studimin e tij, dhe se mjegulla nuk shpërndahet me mjegull, por vetëm pështillet edhe më tepër. Për këtë shkak, figura e Profetit Muhamed shfaqet e mjegulluar dhe e deformuar në optikën e Nolit.

Ndërkaq, në përfundim të artikullit të tij, Jorgaqi jep këtë vlerësim: 'Ky është përcaktimi më i saktë dhe më dashamirës, gjykuar e përvijuar nga Fan Noli, i cili, duke u ngritur mbi pozitën e një kleriku të lartë ortodoks, pohon dhe argumenton shkencërisht e ndershmërisht të vërtetën për figurën e Profetit Muhamed'.

Pas të gjitha akuzave e trillimeve të lartpërmendura, sipas të cilave Muhamedi a.s. ka qenë profet i

Mr. Qemajl Morina

# Universiteti dhe praktikimi i fesë

Në lajmet qendrore të TV Klan Kosova, 28 maj 2010, shikuesit patën rastin të shihnin disa pamje, ku shiheshin disa studentë e studente të UP, duke u falur nëpër disa kthina të fakulteteve të ndryshme. Po në këtë kronikë u dhanë edhe prononcimet e dekanit të Fakultetit të Inxhinierisë dhe të rektorit të UP, Prof. Dr. Mujë Rugova. Pamjet e faljes së studentëve nëpër disa korridore ishin tejet denigruese, për vetë Universitetin si dhe shoqërinë kosovare si tërësi. Nuk ishin më pak denigruese as prononcimet e përgjegjësve të Universitetit publik, të cilët, me deklaratat e tyre, "kërkonin raporte nga dekanët për disa profesorë dhe asistentë që u falkan nëpër zyrat e tyre". Këto prononcime të të parëve të Universitetit publik, për ata më të vjetrit të kthenin në vitet gjashtëdhjetë e shtatëdhjetë të shekullit të kaluar, kur në Kosovë ishte instaluar ideologjia ateiste dhe manifestimi apo shpërfaqja e fesë luftohej me të gjitha mjetet e mundshme. Sot në Kosovë na mungojnë shumë gjëra, por jemi të lirë. Shoqërisë kosovare, për të arritur këtë liri të cilën po e gëzojmë sot, iu deshën shumë sakrifica të mëdha, prandaj liria si e tillë nuk mund të parcializohet.

### LIRIA E FESË J ËSHTË SEGMENT I RËNDËSISHËM NË JETËN E NJERIUT.

Të gjithë qytetarët, pa marrë parasysh përkatësinë e tyre fetare, kanë të drejtë t'i shijojnë frytet e saj. Lira e besimit dhe krijimi i kushteve për shpërfaqjen e tij të lirë, hyn në mesin e këtyre të drejtave, të cilat janë të garantuara me konventat ndërkombëtare, prandaj çdo përpjekje për kufizimin apo ndalimin e tyre, bie ndesh me normat ndërkombëtare. Për këtë arsye, institucionet tona duhet të jenë të kujdesshme kur bëhet fjalë për ndjenjat fetare, cilatdo qofshin ato, duke përfshirë edhe praktikimin e normave të fesë në shkollat publike dhe brenda universitetit. Zgjidhja duhet të jetë e atillë, që të respektohen normat ndërkombëtare, por të respektohen edhe dëshira dhe vullneti të qytetarit, me këtë rast të studentëve dhe studenteve. Ky është edhe qëllimi i hartimit të normave ligjore, që të gjithë të jenë të kënaqur po edhe të barabartë para ligjit. Së paku kështu veprohet në vendet demokratike, rrugën e të cilave jemi duke e ndjekur edhe ne si shteti më i ri në Evropë dhe në botë. Nëse dëshirojmë të marrim shembull nga përvojat e popujve të tjerë, se si e kanë trajtuar këtë çështje ata, do të shohim se ajo nuk ka qenë zgjidhja që propozojnë përgjegjësit tanë. Valiu i Egjiptit, me origjinë shqiptare, Mehmet Ali pasha, në fillim të shekullit nëntëmbëdhjetë, kur filloi t'i dërgonte grupet e para të studentëve egjiptianë për të studiuar në universitetet e Francës, me çdo grup dërgonte edhe një imam për t'u shërbyer në ceremonitë fetare. Kurse sot në të gjitha universitetet amerikane apo evropiane gjendet një sallë e caktuar për kryerjen e ceremonive fetare, për profesorët, studentët apo nëpunësit, të cilët duan t'i kryejnë ceremonitë fetare të fesë së tyre. Një përvojë e tillë e hapjes ndaj besimeve fetare lypset të praktikohet edhe tek ne, sepse me një veprim të këtillë, ne do të demostronim se në vendin tonë mbisundon ligji dhe jemi në ndërtim të një shteti demokratik.



### UNIVERSITETI T'U KRIJOJNË KUSHTE NORMALE PËR USHTRIMIN FESË

Prandaj, çfarëdo kufizimi apo cenimi i të drejtave të rinjve në kryerjen e obligimeve fetare, mund të reflektohet negativisht në sjelljet e tyre. Çfarëdo ndalimi a kufizimi nuk është objektiv i shoqërisë kosovare dhe bie ndesh me orientimet dhe angazhimet e popullit tonë, në njërën anë, dhe, në anën tjetër, është vazhdimësi e mentalitetit të së kaluarës moniste, kur kishte një qasje të mbrapshtë ndaj fesë, e kjo qasje mund të çojë në radikalizmin e tyre, për se ne si shoqëri nuk kemi nevojë. Prandaj, Rektori dhe varësit e tij, para se të kërkojnë "raporte" se kush e praktikon fenë, duhet të angazhohen që atyre që praktikojnë fenë, t'u krijojnë kushte normale për ushtrimin e një të drejte universale, dhe jo të vazhdojnë avazin e mendësisë së kaluar moniste në raport me fenë, mendësi nga e cila kemi hequr dorë që moti.



# FAMILIARE

Mexhid Yvejsi

# Ç'është vetëvrasja?

**"Vetëvrasja nuk është e lejuar, sepse njerëzit janë në pronësi të Zotit." Sokrati**

Vetëvrasja është mëkat, është shëmtim, është krim. Me vetëvrasje ne kuptojmë veprimin e një personi për të shkaktuar vdekjen e vet, për t'i shpëtuar një situate të pashpresë, të gjykuar si e padëshirueshme...Në vendet perëndimore, për herë të parë termi vetëvrasje (suicid) është përdorur në shekullin XIII. Më parë quhej "vrasje" (homicid) e vetvetes. Vetëvrasja në shumicën e shoqërive është e ndaluar. Religjionet monoteiste, Hebraizmi, Krishterimi dhe Islami e konsiderojnë vetëvrasjen si mëkat, ndërsa në disa shtete ajo është edhe krim. Por, megjithëkëtë, për vetëvrasjen në disa vende ka qëndrime lavdëruese apo nderuese rreth kësaj dukurie shëmtuese...! Japonia është një nga vendet ku vetëvrasja është një akt i nderuar, i

lavdëruar, një vepër për t'u krenuar...Japonezët besojnë se vetëvrasja është "një zgjidhje krenare e problemeve të pazgjidhura". Edhe pse disa vende, e pranojnë vetëvrasjen, të shumtën e rasteve ajo konsiderohet si një akt i mjerë për dalje nga situata e nderë....

## VETËVRASJA – DUKURI SHQETËSUESE SHOQËRORE NË PËRMASA BOTËRORE

Mbi një milion njerëz bëjnë vetëvrasje për çdo vit, kjo domethënë se vetëvrasja në përmasa botërore zë vendin e dhjetë si shkaktar i vdekjes. Ndërsa tek të rinjtë, deri në moshën 35 vjeç, vetëvrasja është shkaktari kryesor i vdekjes. Ka të dhëna të shënuara e të vërtetuara se në përmasa botërore ndodhin për çdo vit 10 deri në 20 milionë tentime për vetëvrasje...Në shkallë botërore, në 50 vjetët e fundit, shkalla e vetëvrasjes, kryesisht në vendet në zhvillim, është rritur deri në 60%. Sipas Organizatës Botërore të Shëndetësisë, 40% e vetëvrasjeve ndodhin në Japoni, Indi dhe Kinë. Ndërsa, në Shtetet e Bashkuara të Amerikës shkalla e vetëvrasjes është rritur në dekadën e fundit, në veçanti ndërmjet viteve 1999-2005, në mesin e të bardhëve, të moshave 40-64 vjeç...

## DEPRESIONI ËSHTË PARAPRIJËS I SHUMICËS SË VETËVRASJEVE

Shkaqet e vetëvrasjes janë shumë, por më kryesoret janë: sëmundjet mendore, përdorimi i drogave, alkoolit dhe gjendja sociale-ekonomike...Mbi 50% e vetëvrasjeve ka lidhshmëri me përdorimin e alkoolit dhe drogës, kurse deri në 25% të rasteve janë të sigurta se kanë bërë vetëvrasje. Tek mosha rinore, përdorimi i alkoolit dhe drogës luan rolin kryesor, deri në 70%, për të bërë vetëvrasje...Në qytetin San Diego, qyteti i dytë për nga madhësia në Kaliforni, është zbuluar se 30% e vetëvrasjeve kanë qenë ndër të rinjtë nën moshën 30 vjeç, të cilët kanë qenë përdorues të kokainës. Ndërsa në qytetin Nju-Jork, qyteti më i populluar i Amerikës, qendra botërore e politikës, tregtisë, financave, ekonomisë, biznesit, kulturës, argëtimit, një në pesë veta, që ka bërë vetëvrasje, ishte ai që kishte përdorur kokainë. Alkooli, gjithashtu, çon në vetëvrasje, është shkaktar që përdoruesit e tij shoqëron me një numër të madh çrregullimesh të shëndetit mendor-shpirtëror, që kanë për pasojë rritjen e shkallës së vetëvrasjes...

## VETËVRASJET NË SHQIPËRI DHE KOSOVË

Përveç problemeve të shumta, një dukuri shoqërore me përmasa shqetësuese në Shqipëri, si një vend në transicion, vetëvrasja, po të kemi parasysh statistikat zyrtare të policisë, flasin për rreth 200 vetëvrasje në vit, një numër që tejkalon numrin e krimeve të ndryshme.



Mjerisht, vetëvrasja në Shqipëri konsiderohet si shkaku i dytë për vdekjet. Rastet e vetëvrasjeve janë të pranishme në të gjitha kronikat javore të medieve. Shifrat e këtij fenomeni marrin gati tri herë më shumë jetë njerëzish se krimi i vrasjes. Ndërsa në Kosovë, prej muajit qershor 1999, kur shqiptarët marrin frymë më lirisht, numri i vetëvrasjeve po shënon rritje, fatkeqësisht... Sipas statistikave të publikuara nga Policia e Kosovës, nga viti 2000 deri në vitin 2008 janë regjistruar 526 vetëvrasje, të kryera kryesisht nga persona të moshës nga 21 në 30 vjeç. Sipas policisë, shumica e personave që i japin fund jetës me vetëvrasje, janë meshkuj, ndërkohë që femrat mbajnë rekord për vetëvrasjeje në tentativë. "Është një dukuri për të cilën duhet të shqetësohemi. Numri i personave që kryejnë këtë akt është me të vërtetë i madh", - ka deklaruar zëdhënësja e Policisë të Kosovës, Sabrije Kamberi. Sipas RTV21, vetëm në muajin e parë të vitit (janar 2009), janë shënuar 8 vetëvrasje e 17 tentim vetëvrasjesh, dhe grupmoshat që janë prekur janë nga 27 deri në 45 vjeç.



Rreshteri Zymer Gashi, në një konferencë për medie, ndriçoi rastin e fundit të vrasjes s një vajze, trupi i së cilës është gjetur para dy ditësh në fshatin Mat, ndërsa major Nexhmedin Krasniqi, nga Drejtoria rajonale e Prizrenit, tha se dukuria e vetëvrasjes edhe në rajonin e Prizrenit është alarmante. Sipas tij, vetëm në vitin 2009 në Prizren janë të evidentuara 5 raste vetëvrasjesh. Major Krasniqi thotë se edhe institucionet duhet të reagojnë dhe të bëjnë ndonjë studim për parandalimin e kësaj dukurie negative. Duke shpjeguar në aspektin mjekësor dukurinë e vetëvrasjes dhe të vetëvrasjes në tentativë, doktoresha Shukrie Statovci, nga klinika psikiatrike e QKUK-së, tha se shumë faktorë ndikojnë në këtë dukuri. Psikiatrja Statovci shtoi se tashmë kanë filluar një projekt për hulumtimin e kësaj dukurie dhe mënyrën e parandalimit të saj. Ç'është e drejta, statistikat e policisë flasin për rritje të numrit të rasteve të vetëvrasjeve dhe të vetëvrasjeve në tentativë në Kosovë. Të dhënat e Policisë së Kosovës thonë se gjatë vitit 2009 janë raportuar 60 raste të vetëvrasjeve dhe 255 të vetëvrasjeve në tentativë. (d. b/Europaelirë. org) Sipas zyrtarëve policorë, format më të përhapura të vetëvrasjes janë vetëhelmimi, që kryesisht përdoret nga femrat, pastaj vetëvarjet, vdekja nga arma e zjarrit dhe hedhja nga lartësitë. Në top-listën e faktorëve kryesorë që ndikojnë në kryerjen e vetëvrasjes, sipas psikologut Safet Blakaj, janë struktura psikologjike e personit, faktori social, që mund të jetë ndryshimi i funksionimit të familjes apo ndryshimet e të jetuarit, ballafaqimi me situata të papritura, siç është humbja e personave të dashur të familjes ose të lidhjeve të dashurisë, dhe mundësia e ballafaqimit me situata të reja, përfshirë edhe ato ekonomiko-financiare. "Personat e ndjeshëm ose të paekuilibruar mentalisht janë më të prirë për të bërë vetëvrasje. Ky është faktori kryesor. Personat e paekuilibruar nuk e ndiejnë sigurinë, prandaj ndodh më e keqja. Po ashtu mund të ndodhë që vetëvrasja të bëhet për shkak të abuzimit me alkool dhe me substanca narkotike", - thotë psikologu Blakaj.

## SI TA PARANDALOJMË AKTIN E VETËVRASJEVE

Aktin e vetëvrasjeve, që tashmë është një plagë që po dhemb shumë, e që prej kohësh është një problem shqetësues, si ta parandalojmë? Shumë sociologë e psikologë, shumë studiues, hulumtues, njerëz të ditur, mendjendritur, organizata të ndryshme joqeveritare, institucione shtetërore-qeveritare, edhe pse kanë punuar, mjerisht, fatkeqësisht kanë dështuar...! Pse kanë dështuar? Kanë dështuar sepse nuk e kanë kuptuar ende...Nuk e kanë kuptuar deri sot se ky problem zgjidhet vetëm duke besuar në një Zot..Mënyra se si E kuptojmë Zotin, Sunduesin, Mëshiruesin, Krijuesin e Gjithësisë, është me rëndësi kryesore për jetën e njeriut. Shkencëtari më i madh i shekullit të kaluar, fituesi i çmimit Nobel, Albert Ajnshtajni (1879-1956), në një mbledhje shkencëtarësh në Shtutgart, më 1948, qe lutur kështu: "Në Emër të Zotit, nëse Atij I besoni, merreni ju Atë me seriozitet, nëse jo, ne jemi të humbur". Cili është ai shqiptar, ai qytetar, që dëshiron të jetë i humbur?! Ai që është i humbur në këtë jetë, do të jetë i humbur edhe në jetën e vërtetë....

1. O'Donohue, William T. ; R. Byrd, Michelle; Cummings, Nicholas A. ; Henderson, Deborah P. (2005). Behavioral integrative care: treatments that work in the primary care setting. New York: Brunner-Routledge. p. 115 2. "CIS: UN Body Takes On Rising Suicide Rates - Radio Free Europe / Radio Liberty © 2009". http://www. rferl. org 3. Qin P, Agerbo E, Mortensen PB (April 2003). "Suicide risk in relation to socioeconomic, demographic, psychiatric, and familial factors: a national register-based study of all suicides in Denmark, 1981-1997". Am J Psychiatry. 4. Goldsmith, Sara K. (2002). Reducing suicide: a national imperative. Washington, D. C: National Academies Press. 5. Suicide and Self-Starvation, Terence M. O'Keeffe, Philosophy, Vol. 59, No. 229 (Jul. , 1984), pp. 349-363 6. Gambotto, Antonella (2004). The Eclipse: A Memoir of Suicide. Australia: ks. pp. 197pgs. ISBN 0-975-1075-1-8. 7. Stone, Geo (2001). Suicide and attempted suicide. New York, NY: Carroll & Graf. ISBN 0-7867-0940-5. etj.

Mr. Sabri Jonuzi

# Fejesa dhe dispozitat e saj

Islami i kushtoi rëndësi të veçantë jetës bashkëshortore, e cila bazohet në zgjedhje të mirë dhe të përshtatshme të bashkëshortes ose bashkëshortit. Fejesa është hapi i parë që bën myslimani për zgjedhjen e bashkëshortes, po këtij hapi duhet doemos t'i paraprijnë disa kritere të larta, në mënyrë që të mos ketë pasoja më vonë, ose që ato të jenë sa më të vogla. I Dërguari i Allahut sqaroi se cili duhet të jetë kriteri kyç e themelor në zgjedhjen e bashkëshortes. Ai thotë: "Gruaja zgjidhet për katër çështje: për pasurinë e saj, për pozitën e saj, për bukurinë e saj dhe për fenë e saj. Prandaj zgjidhe (gruan) për fenë e saj, të lumshin duart". Nga kjo këshillë e të Dërguarit të Allahut, kuptojmë se njerëzit bashkëshortet e tyre i zgjedhin zakonisht për këto katër kritere, kurse myslimani i sinqertë, duhet të ketë kriter kryesor për zgjedhjen e bashkëshortes, fenë dhe moralin e saj. Përmes kësaj zgjedhjeje arrihet harmonia dhe lumturia bashkëshortore, madje ndikimi i fesë dhe moralit të mirë nuk humb asnjëherë, po vetëm shtohet, me kalimin e kohës, duke zbukuruar jetën familjare. Ndërkaq, pasuria, pozita dhe bukuria kanë ndikim të përkohshëm, si dhe nuk janë kritere që realizojnë harmoni të vazhdueshme në jetën bashkëshortore; ato zakonisht janë çështje që nxisin për mendjemadhësi dhe lavdata. Personin që interesohet për bashkëshorte, disa dijetarë e këshillojnë që ai të pyesë së pari për pasurinë, pozitën ose bukurinë e femrës. Nëse jemi të kënaqur lidhur me këto kritere, atëherë të pyesim për fenë e saj, dhe, nëse edhe për këtë jemi të kënaqur, nuk mbetet tjetër veçse të zgjedhim fejesën. Pra, ata nuk këshillojnë të interesohemi së pari për fenë e gruas, e më pastaj për të tri kriteret e tjera, për arsye, se nëse marrim përgjigje pozitive për sa i përket çështjes fetare, dhe më pastaj negative për ndonjë nga veçoritë e tjera (p. sh. për bukurinë), e nuk vendosim për fejesë, atëherë kjo lë të kuptohet se çështja e fesë së gruas nuk është parësore për këtë person.

## KONCEPTI DHE URTËSIA E FEJESËS

Fejesë domethënë: Ofertë për martesë me një grua të caktuar, dhe paraqitja e kësaj oferte, gruas ose kujdestarit të saj, drejtpërdrejt nga kandidati për t'u fejuar ose familja e tij . Urtësia e këtij veprimi qëndron në faktin se fejesa është formë dhe mënyrë përmes së cilës të fejuarit kanë mundësi të njohin edukatën, moralin, animet, dëshirat dhe besimin e njëri-tjetrit, përbrenda kufijve të dispozitave islame. Prandaj, nëse ka përputhshmëri dhe përshtatshmëri në mes tyre, çelet rruga për hapin e ardhshëm, martesën, e cila konsiderohet lidhje e përhershme jetese. Në këtë mënyrë, gjatë fejesës, të fejuarit relaksohen dhe qetësohen psikikisht, binden se mund të jetojnë të qetë dhe të sigurt, në harmoni dhe lumturi, e ky, së fundi, është synimi i çdo myslimani dhe myslimaneje, madje edhe i familjeve të tyre.

## DISPOZITA E FEJESËS

Fejesa është marrëveshje dhe premtim për martesë, po nuk është martesë. Prandaj të fejuarve nuk u lejohet që të vetmohen dhe po ashtu vajzës (së fejuarës) nuk i lejohet të zbulojë nga trupi i saj përveç fytyrës, shuplakave të duarve dhe shputave të këmbëve. Fejesa bëhet me dëshirë dhe vullnet të plotë nga të dy palët, gjegjësisht nga i fejuari dhe e fejuara. Nuk lejohet të vendosë askush për fejesën e vajzës ose të djalit, përveçse me lejen e tyre .

## LLOJET E FEJESËS

Fejesa bëhet në dy mënyra:

1. Drejtpërdrejt, duke paraqitur kërkesën në formë të qartë se dëshiron të fejohet me atë grua duke thënë: "Dëshiroj të fejohem me filanen".
2. Tërthorazi, duke paraqitur kërkesën në formë alegorike ose tërthorazi se dëshiron të fejohet me atë grua duke i thënë: "Kërkoj një vajzë të përshtatshme për fejesë sikurse ti", ose "I lumtur është ai që do të ketë një grua si ti". Këtu, gjithashtu bën pjesë paraqitja e kërkesës përmes një ndërmjetësuesi, i cili do të merrte përsipër se do t'i paraqiste ofertën gruas së caktuar nga ana e ofertuesit.

## ME KË LEJOHET FEJESA?

Në esencë, lejohet fejesa e çdo gruaje, e cila plotëson dy kushte. Kushti i parë: Të mos ketë ndonjë pengesë që ndalon fejesën. Ka pengesa të përhershme dhe të përkohshme, që ndalojnë bashkimin e një çifti, prandaj kushtëzohet që gruaja të mos ketë asnjërën palë prej tyre. Pengesa të përhershme konsiderohen afria nga gjaku, gjidhënia dhe miqësia, ndërsa të përkohshme konsiderohen motra e bashkëshortes, gruaja e martuar ose e fejuar, gruaja që është ende në idet, gruaja që nuk është pasuese e librave të zbritur nga Zoti. (Fejesa e gruas që është në idet)



Dijetarët islamë janë në ujdi që ndalohet në formë të prerë fejesa e gruas që është në idet, duke u bazuar në versetin kuranor: "Nuk është mëkat për ju, nëse mundoheni tërthorazi për ndonjë rast për fejesë, ose nëse e fshihni në vetvete. Allahu e di se ju do t'i kujtoni ato, por mos u premtoni për lidhje në fshehtësi, vetëm nëse u flisni ndonjë fjalë të ndershme. Dhe mos e përfundoni martesën derisa të plotësohet koha e duhur". Paraqitja e ofertës për fejesë drejtpërdrejt, ndalohet për arsye se të drejtat bashkëshortore nuk kanë përfunduar gjersa gruaja është në idet. Po ashtu, kjo mund ta shtyjë gruan që të gënjejë për përfundimin e idetit të saj para kohe. Ndërkaq, për sa i përket kërkesës në mënyrë të tërthortë, duke i thënë gruas që është në idet: "Ti je shumë e bukur" ose "do të jetë fatlum ai që të fejon" etj. , ka këto dispozita:

1. Nëse gruaja është në idet për shkak të vdekjes së bashkëshortit të saj, atëherë lejohet paraqitja e ofertës drejtpërdrejt, për arsye se, me vdekjen e bashkëshortit, ka përfunduar lidhja martesore, kështu që nuk ka gjasa për ribashkimin e tyre, dhe poashtu me këtë kërkesë nuk ka ndërhyrje në të drejtën e bashkëshortit.

2. Nëse gruaja është në idet nga shkurorëzimi me të drejtë kthimi (rexh'ij), atëherë ndalohet paraqitja e ofertës drejtpërdrejt, sipas mendimit të të gjithë juristëve islamë (fukahenjve). Kjo për faktin se bashkëshorti ka të drejtë ende për ta rikthyer bashkëshorten në periudhën e idetit, dhe kjo paraqitje konsiderohet po ashtu ndërhyrje në të drejtat e bashkëshortit.

3. Nëse gruaja është në idet nga shkurorëzimi pa të drejtë kthimi (bain), po ashtu ndalohet paraqitja e ofertës së drejtpërdrejtë për fejesë, për shkak të dyshimit se gruaja mund të gënjejë duke përshpejtuar përfundimin e idetit të saj. Shkak tjetër i ndalesës është që të pengohet rikthimi i gruas tek bashkëshorti, nëse ajo e dëshiron një gjë të tillë, si dhe të mos mendojë ndokush se ofertuesi për fejesë, të ishte shkaku i prishjes së raporteve bashkëshortore, ose edhe të martesës. Duhet të kemi parasysh që, nëse ndodh që dikush të fejojë ndonjë grua gjatë kohës së idetit të saj, fejesa e tillë është e brishtë, nuk është e vlefshme, për shkak se i Dërguari i Allahut a. s. ka ndaluar një gjë të tillë, duke thënë : "Të mos fejojë askush të fejuarën e vëllait të tij".

## KUSHTI I DYTË: TË MOS JETË E FEJUAR

Nuk lejohet të fejohet një grua e cila është e fejuar me dikë tjetër, duke u bazuar në hadithin " Të mos fejojë askush të fejuarën e vëllait të tij, derisa ai ta lërë atë (vajzë), ose të lejojë fejesën me të (për shkak të ndarjes). Juristët islamë janë të një mendjeje, se nuk lejohet dhe ndalohet rreptësisht të bëhet kërkesa për fejesë nga personi i dytë, një gruaje sa kohë që ajo të jetë e fejuar. Nëse ndodh një çështje e tillë, atëherë ky person është mëkatar tek Allahu i Lartmadhëruar, duke u bazuar në hadithin e cekur më lart. Madje, kjo vepër fut armiqësi dhe urrejtje në mesin e njerëzve, e Islami parandaloi të gjitha shkaqet që fusin armiqësi dhe mosmarrëveshje në mesin e besimtarëve. Këtu kemi të bëjmë edhe me një problematikë aktuale, pikërisht nëse i lejohet ndonjërit të kërkojë për të fejuar një vajzë, gjersa ajo të jetë në bisedime për t'u fejuar me një tjetër?

Juristët islamë kanë shfaqur dy mendime lidhur me këtë çështje:

Mendimi i parë: Është e urryer (mekruh) shfaqja e personit të dytë a të tretë për fejesën e një vajze, përderisa personi apo ofertuesi i parë ende nuk ka marrë përgjigjen përfundimtare prej saj. Ky është mendimi i juristëve të shkollës hanefite. Ata argumentojnë me hadithin "Të mos fejojë askush të fejuarën e vëllait të tij, derisa ai ta lërë atë". Nga hadithi kuptohet se edhe ndërhyrja me kërkesën për fejesë nga dikush tjetër, është e ndaluar. Gjithashtu, kjo ndërhyrje është e ndaluar për arsye se mund të sjellë armiqësi në mesin e myslimanëve.

Mendimi i dytë: Nuk është e urryer, dhe lejohet shfaqja e disa ofertuesve në të njëjtën kohë. Ky është mendimi i juristëve të shkollës së malikinjve, shafiinjve dhe hanbelinjve. Ata argumentojnë me rastin e Fatime bint Kajs-it, e cila kishte shkuar tek i Dërguari i Allahut-Paqja dhe shpëtimi qofshin për të- të këshillohej, kur Muaviu dhe Ebu Xhehmi i bënë ofertën për fejesë, kurse i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Muaviu është i varfër, nuk ka pasuri, ndërsa Ebu Xhehmi nuk e lëshon shkopin nga supet e tij (shenjë e ashpërsisë,sh. p. ), prandaj martohu me Usame ibn Zejdin". Nga ky rast shihet se Fatime bint Kajs, pati më shumë se një ofertues për fejesë në të njëjtën kohë, dhe ata i Dërguari i Allahut nuk i kishte qortuar për këtë veprim. Sido që të jetë, edukata islame na këshillon dhe mëson që të jemi durimtarë, të mos ndërhyjmë në kohën kur një grua dhe familja e saj, shqyrtojnë ose janë në bisedime lidhur me ndonjë ofertë a kërkesë për fejesë, përderisa të mos jepet përgjigjja përfundimtare.

1. Sabik , Fikhu suneh, 2 /152. Zuhejli, Fikhul islam ve ediletuhu,10 / 7. 2. Ideti është kohë e pritjes, e caktuar për gruan në rast shkurorëzimi,që zgjat sa tri pastrime nga cikli mujor. 3. El-Kasani, Bedai sanai, 2 / 268. 4. Fjala është për vëllazërinë islame, e jo për vëllain nga ana e gjakut ose gjidhënia. 5. Shevkani, Nilul evtar, 5/167. 6. Muhtesar Tahavi,f. 178.

Dr. Jusuf El-Kardavi

# Dita ndërkombëtare e fëmijëve

## Kujdesi i Islamit ndaj fëmijëve

Gjatë këtyre ditëve, e tërë bota festojnë "Ditën ndërkombëtare të fëmijëve". E kanë me të drejtë të festojnë me fëmijët, dhe atyre t'u kushtohet kujdes i veçantë. Për fëmijën, kjo krijesë e vogël dhe e dobët, e tërë bota feston, shpallen të drejtat e tij në konventat ndërkombëtare, dhe, për hir të fëmijëve, themelohen organizata që mbrojnë të drejtat e tyre. Ne myslimanët jemi të parët që u përkujdesëm për të drejtat e fëmijëve; asnjë fe nuk është përkujdesur për këtë krijesë të vogël si Islami. Ai që e lexon jurisprudencën islame - "Fikhun", do të vërë re këtë kujdes në kapituj të ndryshëm: në kapitullin e lindjes, në kapitullin e përkujdesjes dhe edukimit (hadane), në kapitullin e gjidhënies (reda'a), në kapitullin e synetisë (hitan), dhe në kapituj të tjerë të jurisprudencës islame gjejmë shumë dispozita, të cilat lidhen me çështjen e foshnjës, fëmijës dhe fëmijërisë. Ai që lexon Kuranin dhe Hadithet, do të kuptojë rëndësinë dhe kujdesin e madh që i kanë kushtuar kësaj krijese të dobët. Për këtë arsye, e kemi detyrim të kujdesemi për fëmijët tanë; ata janë thesari ynë, madje ata janë pasuria më e madhe. Pasuria nuk është tek ari e argjendi, e as tek nafta e gazi, thesar i vërtetë është njeriu, prandaj kujdesi parësor yni duhet të jetë për fëmijën. Islami, për hir të kujdesit ndaj fëmijërisë, ka ndaluar prostitucionin dhe ka ligjësuar martesën, e ka hapur derën për ngritjen e familjes së mirë. Pse e bëri këtë Islami? Sepse njeriu, krahasuar me krijesat e tjera të gjalla, ka nevojë për fëmijëri më të gjatë. Nevoja e tij për këtë fëmijëri të gjatë, lidhet me nevojën e tij për përkujdesje më të madhe nga prindërit dhe familja, për këtë arsye fëmija duhet të jetojë në një ambient familjar dhe të shëndetshëm. Fëmija ka nevojë të rritet nën hijen e kësaj përkujdesjeje dhe këtij edukimi, nën hijen e mbikëqyrjes së babait, përkujdesjes së nënës, dashurisë së vëllezërve, dhe mosndërprerjes së marrëdhënieve me farefisin. Ai ka nevojë për të gjitha këto, e këto nuk plotësohen përveçse me martesë e familje. Nëse njerëzit do të liheshin pas epsheve të tyre, të bënin prostitucion si kafshët, ashtu siç dëshirojnë, fëmija nuk do të gjente baba që do ta njihte, nuk do të mësonte as prejardhjen e tij, nuk do të gjente as atmosferë të përshtatshme dhe as të shëndetshme, ku do të rritej. Prandaj është e domosdoshme jeta njerëzore, "jeta familjare". Prej gjërave më të këqija që goditin shoqërinë, është përhapja e prostitucionit, sepse lindin fëmijë të cilëve nuk u dihen prindërit dhe as familjet e tyre, e kjo është një fatkeqësi. Për këtë arsye, në legjislaturën islame (fikh) është vënë një kapitull, i cili quhet "kapitulli i fëmijëve të gjetur", që do të thotë: fëmija i cili gjendet në rrugë, në xhami ose në treg, dhe nuk i dihet origjina e tij, nuk i dihen as babai dhe as nëna e tij, është i humbur nga familja e tij, ose është rrëmbyer prej tyre, nën moshën e pjekurisë, - as nuk e di emrin e tij dhe as që e njeh familjen e vet. Të këtillë janë edhe fëmijët familjarët e të cilëve do të kenë vdekur gjatë luftërave, prandaj nuk dihet të kujt janë ata. Këtë kategori të fëmijëve, Islami nuk e ka lënë pas dore, madje për ta ka vendosur dispozita të veçanta.

### TË DREJTAT E FËMIJËVE NË ISLAM

Islami është përkujdesur për periudhën e fëmijërisë para lindjes së fëmijës, kur i urdhëroi meshkujt që të zgjedhin për farën e tyre kur të martohen. Ashtu siç i ka urdhëruar edhe femrat dhe përgjegjësit e tyre, që t'i zgjedhin për martesë ata burra që ua pëlqejnë fenë dhe moralin e tyre. Gjithashtu, Islami është përkujdesur për periudhën e fëmijërisë edhe pasi të lindë fëmija. Pas lindjes së fëmijes, Islami kërkon nga babai që t'ia lexojë ezanin në veshin e tij, ashtu që gjëja e parë që ta dëgjojë fëmija, le të jetë fjala e monoteizmit. Fëmija nuk e kupton këtë fjalë, mirëpo ajo e ka sekretin e vet, ashtu siç e ka kuptimin dhe frymëzimin e vet. Ndërsa, në ditën e 7, të 14 ose të 21-të (pas lindjes së fëmijës), të bëhet "akika" (therja e kurbanit) për të lindurin, ashtu siç është cekur në hadith: "Pejgamberi a. s. i ka prerë dy dele për Hasanin dhe Husejnin ditën e shtatë" (transmeton Bejhekiu), pra i ka prerë për ata, dy dele si shpallje për gëzimin e lindjes së tyre, sepse fëmija (qoftë mashkull apo femër) është dhuratë dhe dhunti nga Allahu xh. sh..Ndërsa në kohën e injorancës, arabët mohonin këtë dhunti, bënin dallim ndërmjet mashkullit e femrës, vajzat e tyre i varrosnin për së gjalli, nga frika se do të bëheshin shumë për t'i ushqyer dhe se do të varfëroheshin. Allahu xh. sh. një gjë të tillë e ndaloi duke thënë: "Mos i mbytni fëmijët tuaj për shkak të varfërisë, sepse Ne ju ushqejmë ju dhe ata". (El-En'am, 151). Islami e nderoi femrën, lindjen e saj e bëri dhunti, dhe i përgëzoi ata që sprovohen me vajza (i edukojnë ato dhe durojnë), me Xhennet. Gjithashtu, Pejgamberi a. s. ka urdhëruar që fëmijëve tanë t'u vëmë emra të mirë, sepse e drejtë e fëmijës është që të ketë emër të mirë. Pastaj, Kurani e

ka përmendur çështjen e dhënies gji nga ana e nënave, veçanërisht në raste ndarjesh të bashkëshortëve. Në ajetet e shkurorëzimit thuhet: "Nënat, ato që duan ta plotësojnë gjidhënien, janë të obliguara t'u japin gji fëmijëve të vet dy vjet të plotë". (El-Bekare, 233). Ky është njoftim në kuptimin e urdhrit, prandaj ato janë të urdhëruara t'u japin gji fëmijëve të tyre. Nënat e sotme preferojnë vetjet e tyre para fëmijëve të vet, dëshirojnë që trupi i tyre të mbetet i hijshëm si i drenushës. Fëmija ndahet nga qumështi i gjirit, dhe ushqehet me qumësht të prodhuar, sa kohë që qumështi i prodhuar nuk ka gjasa ta zëvendësojë qumështin natyror hyjnor. Gjidhënia nuk nënkupton vetëm dhënien e qumështit, po është edhe ngjitja e fëmijës për gjoksin e nënës së tij. Ai nuk merr vetëm qumësht, veçse merr edhe dashuri, ndjenja e emocione. Ky afrim dhe përqafim i jep kuptimin amësisë, i jep gruas të drejtën e përkujdesjes para burrit. Përkujdesja ndaj fëmijës duhet të jetë materiale, duke e ushqyer me ushqim të mirë, dhe shëndetësore, duke u kujdesur për atë që kërkon shëndeti i përgjithshëm, ose për atë që në kohën tonë kërkon mjekësia në parandalimin e sëmundjeve, si vaksinimet që kërkohen në kohë të caktuar. Këto janë të drejtat e fëmijës: kujdesi shëndetësor, material dhe emocional.

## EDUKIMI I MIRËFILLTË I FËMIJËVE

Fëmijët janë dhunti nga Allahu xh. sh. , prandaj duhet ta falënderojmë Allahun për këtë dhunti. Si të bëhet falënderimi për këtë dhunti? Bëhet me përkujdesjen ndaj tij, me edukimin e mirë të tij që nga vegjëlia. Fëmijët janë përgjegjësi me të cilën na ka ngarkuar Allahu, andaj duhet ta ruajmë amanetin. Në ditët tona, prindërit nuk kujdesen fare për fëmijët e tyre: Ç'u ndodh atyre? A janë të sëmurë apo të shëndoshë? A janë të fortë apo të dobët? A kanë shkuar në shkollë apo jo? A e kanë kaluar vitin shkollor apo e kanë përsëritur? A janë në rrugë të drejtë apo kanë devijuar? Kush janë shokët e tyre? Kush janë ata që rrinë afër tyre? Disa baballarë nuk pyesin fare për këto gjëra. E disa nëna nuk kujdesen fare për fëmijët e tyre, po ua dorëzojnë shërbëtores ose edukatores, dhe nuk dinë si sillen ato me ta. Me se janë të zënë nëna e babai? Ku është përgjegjësia? Ku është kujdesi ndaj amanetit? Ky është jetimi i vërtetë. Shevkiu, poet arab, kishte thënë:"Nuk është jetim ai që prindërit e tij kanë mbaruar nga jeta dhe e kanë lënë të vogël,Por jetim është ai që e ka nënën, po ajo ka ikur nga ai, apo e ka babanë që është i zënë".

Shumë prindër u japin shëmbëlltyrë të keqe fëmijëve të tyre, ndërsa gjëja më e mirë me të cilën rriten fëmijët, është shëmbëlltyra e mirë. Mësimdhënia e parë fillon nga familja, nga babai dhe nëna. Por, athua e kryejnë prindërit detyrën e tyre?! Fëmijët kanë nevojë për kujdes të përhershëm dhe të vazhdueshëm, për kujdes ndaj trupit me ushqim të mirë, ndaj mendjes me njohuri të mira, ndaj zemrës me emocione fisnike. Këto duhet të mbillen tek ai që nga fëmijëria.

## DASHURIA NDAJ FËMIJËVE

Disa njerëz janë të rreptë dhe të ashpër ndaj fëmijëve të tyre, sillen me ashpërsi e vrazhdësi, sikur zemrat e tyre të jenë shndërruar në gurë. Jo, ne dëshirojmë nga prindi që fytyrën ta ketë të buzëqeshur, zemrën të butë dhe të mëshirshme. Fëmija ka nevojë që të ndiejë ekzistencën e tij që nga lindja, për këtë arsye prindi duhet të luajë me të. Pejgamberi a. s. ka thënë: "Ai që ka fëmijë, le të luajë me ta". (transmeton Ibn Asakiri në "Tarih Dimishk"). Menavi thotë: "Kuptimi i këtij hadithi është se kush ka fëmijë të vegjël, mashkull apo femër, le të luajë dhe le të sillet me butësi me të, me në fjalë e në punë, e le ta gëzojë, të sillet me të si fëmijë, të zbresë në shkallën e tij". A keni parë dikë më të mirë se Muhamedi a. s. , se si dëfrehej me fëmijët dhe luante me ta? "Muhamedi a. s. , kur kalonte pranë fëmijëve, i përshëndeste ata". (transmeton Buhariu nga Enesi r. a. ). Dashuria ndaj fëmijëve është më e shtrenjtë dhe më e rëndësishme sesa ushqimi, veshmbathja dhe të hollat. Islami dëshiron zemër të mëshirshme në sjelljen ndaj fëmijëve. Për këtë arsye, përkujdesjes ndaj bonjakut (jetimit) i është dhënë më shumë rëndësi se ndaj të tjerëve, sepse ata janë fëmijë që i kanë humbur prindërit e dashur të tyre. Disa prej të parëve tanë kishin thënë: "Luaj me fëmijën tënd shtatë vjet, pastaj edukoje shtatë vjet, pastaj bëje vëlla shtatë vjet, mandej lëre të lirë". Kemi nevojë për një edukim të mirëfilltë, që nuk ka lazdrim e as nënshtrim të madh që i bën fëmijët rob, dëshirojmë nga ata të jenë zotërinj e të lirë. Civilizimi bashkëkohor u ka kushtuar rëndësi fëmijëve në shumë sfera dhe për shumë rrethana, si fëmijëve me të meta, të cilët kanë lindur të verbër, të shurdhër, memecë, apo me ndonjë të metë fizike tjetër. Ne kemi më shumë përparësi në përkujdesjen ndaj të dobtëve, sepse i dobëti gëzon përparësi për mëshirë dhe kujdes, me këtë ka ardhur feja jonë madhështore e cila bën thirrje për mëshirë ndaj çdo të dobëti, mirëpo qytetërimi bashkëkohor modern gjithashtu ka ardhur edhe me gjëra të tjera: 1- Fëmijët jolegjitimë, si rezultat i përhapjes së paturpësive, të dukshmet dhe të padukshmet; 2- Shitja e fëmijëve, si rezultat i materializmit dhe egoizmit. Ndërsa Islami fëmijët i ka konsideruar dhunti, për këtë arsye ne duhet ta ndiejmë këtë dhunti, këtë dhuratë, këtë amanet, për të cilin Allahu xh. sh. na ka porositur. Ta ruajmë këtë pasuri njerëzore, e cila nuk vlerësohet me thesaret e tokës...

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo
(Burimi: "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2001, vëll IV).

## U PROMOVUA KOMPLETI "NEXHAT IBRAHIMI – VEPRA"

Më 28 maj, në amfiteatrin e Bibliotekës Kombëtare dhe Universitare të Kosovës, organizuar nga Kryesia e BIK-së, u bë promovimi i kompletit prej 10 librash të autorit Nexhat Ibrahimi, botuar nga shtëpia botuese "Logos-A". Fillimisht të pranishmëve iu drejtua Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, i cili foli për kontributin e Nexhat Ibrahimit në fushën e publicistikës islame në gjuhën shqipe, për se Myftiu ndër, të tjera, tha: "Përmbajtja e përmbledhjes së veprës së Nexhat Ibrahimit synon trasimin e mesazhit të Kuranit tek të gjithë njerëzit". Myftiu Tërnava, po ashtu shpalosi kujtime nga koha kur autori ishte në burgjet sllave si i akuzuar për nacionalizëm e irredentizëm, dhe kur edhe nga burgu lëshonte shkëndija drite, megjithëse për këto u persekutua dhe u maltretua. Myftiu Tërnava, në fund tha se Nexhatin kështu e kishte mësuar familja, Medreseja dhe mesi i tij, dhe shtoi: "Nexhat Ibrahimi për ne është edhe një Hafiz Ali Korça, një Ibrahim Dalliu apo dhe një Sami Frashëri i ri, ngase të këtillë e bën veprimtaria e tij fetare dhe kombëtare". Referuesi i parë, Mr. Qemajl Morina, prodekan në FSI të Prishtinës, në fillim shpalosi një biografi të shkurtër të autorit Ibrahimi, ku përmendi vitet e burgimit të tij si i ri aktiv në jetën fetare. Mr. Morina tha se shkrimet e tij në rini paralajmëruan një talent të rrallë, për të cilin ka nevojë



shumë islamologjia shqiptare. "Besimi i thellë në drejtësinë e kauzës së popullit të tij i dhanë atij fuqi dhe motiv edhe më shumë" - tha Morina. Ai shtoi se vepra e Nexhat Ibrahimit ka një vëllim prej 4664 dhe se deri më tash ai ka 85 vepra autoriale, 80 libra të përkthyer, shumë shkrime e analiza. Ai shpjegoi në pika të shkurtra përmbajtjen e veprave 1-5, për të cilat tha se kanë një qasje shumëdimensionale dhe interdisiplinare dhe se promovojnë vlerat islame dhe kombëtare, u drejtohen të gjitha kategorive, dhe sidomos intelektualëve. Për fund ai falënderoi botuesin Logos-A duke rikujtuar se kjo shtëpi botuese, pasi botoi kompletet e Sami Frashërit, Hafiz Ali Korçës dhe Imam Vehbi Ismailit, tash bëri edhe botimin e veprës komplete të Nexhat Ibrahimit. Ndërsa Sabri Bajgora - kryeimam i Kosovës, tha se vepra e Nexhat Ibrahimit është një kontribut i veçantë për historinë, qytetërimin dhe kulturën islame dhe se ato janë një sukses dhe fitore për islamologjinë dhe kulturën shqiptare.

Ai iu referua shtjellimit të shkurtër të veprave 6-10, duke shpjeguar se ato kanë qasje të shumanshme, sa të shkencave fetare, sa të rrjedhave globale dhe çështjeve të kohës moderne, mbi Islamin në trojet shqiptare etj.. "Kjo vepër e përmbledhur, - tha ai, kundërshton më së miri idenë e disa pseudointelektualëve se Islami s'ka vend këtu, dhe i sfidon fushatat e islamofobisë së kohës sonë". Duke dhënë përgëzimet për cilësinë e punimeve, ai tha se autori i përmbahet metodës shkencore në tërë trajtimin e problemeve në shkrime. Në emër të shtëpisë botuese Logos-A mysafirëve iu drejtua Mr.Adnan Ismaili, i cili, pasi falënderoi autorin, BI dhe të tjerët që kanë kontribuar, theksoi se arsyet kyçe të kohës së promovimit të këtij kompleti janë: 50-vjetori i lindjes së autorit dhe 10-vjetori i daljes së tij nga burgu. Ndërkaq, vetë autori, Nexhat Ibrahimi para mysafirëve shpalosi disa aspekte mbi veprimtarinë e vet dhe disa momente të rëndësishme të kohës kur ka shkruar e vepruar.

## KUVENDI I BIK-SË MIRATOI BUXHETIN PËR VITIN 2010

Më 12 qershor 2010 u mbajt mbledhja e rregullt e Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, e dyta në këtë përbërje. Përveç delegatëve, në mbledhje qe i pranishëm Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga anëtarët e kryesisë dhe bashkëpunëtorët e tij. Pas leximit të një ashereje nga Kurani, kryetari i Kuvendit të BIK-së- Dr. Xhabir Hamiti hapi mbledhjen me këtë rend dite:

- Verifikimi i mandateve të anëtarëve të rinj;
-Raporti i punës njëvjeçare të kryesisë së BI të Kosovës;
-Elaborati i buxhetit, Llogaria përfundimtare për vitin 2009, me raportin e Komisionit financiar, dhe aprovimi i buxhetit për vitin 2010.
-Të ndryshme.

Pas miratimit të rendit të ditës, fillimisht të pranishmëve iu drejtua kryetari i Kuvendit të BIK-së, Dr. Xhabir Hamiti, i cili, pasi falënderoi Myftiun dhe bashkëpunëtorët e tij për pjesëmarrje, në fillim të fjalës tha: "Kjo është mbledhja e dytë e zgjeruar në mandatin tonë, ku po marrin pjesë edhe anëtarët dhe shërbimi i Kryesisë së BIK-së. Ndërsa, siç jeni në dijeni, ne kemi pasur edhe dy takime të tjera pas mbledhjes mbi miratimin e projektbuxhetit, më 04.06.2009 dhe më 23.01.2010, në të cilat kemi shqyrtuar rregulloren e kuvendit, dhe kemi marrë vendim që të aman-

damentohet e të rishikohet edhe Kushtetua e BIK-së, për se është themeluar komisioni kushtetues prej 5 anëtarësh. Në cilësinë e kryetarit të kuvendit dhe të komisionit kushtetues në kuadër të kuvendit të BIK-së të Kosovës, nuk kam nxituar për të marrë ndonjë iniciativë të shpejtë për ndryshimin e Kushtetutës gjatë kësaj kohe që ka kaluar , edhe pse ju e dini se unë, që në mandatin e kaluar të kuvendit kam kërkuar të bëhen plotësime dhe riformulime të neneve dhe neneve të cilët kanë nevojë patjetër për përmirësim, mirëpo ne si BIK, nuk e kemi të qartë zyrtarisht ende pozitën tonë statusore në sistemin e ri juridik të Kosovës. Ende nuk është qartësuar përfundimisht se kush do të jetë bartës i ligjit për rregullimin e veprimtarisë së bashkësive fetare në Kosovë-edhe pse tani për tani dihet se bartës i ligjit mbi liritë e feve është Kryeministria". Më tutje, në fjalën e tij para delegatëve të Kuvendit të BI të Kosovës, kryetari Dr. Xhabir Hamiti, duke folur për rolin e përgjegjësitë dhe rolin që ka kuvendi i BIK-së, tha: "Jemi këtu që së bashku të diskutojmë atë që ka bërë ekzekutivi gjatë periudhës njëvjeçare. Në këtë kontekst do të doja të shtoja se kjo ka qenë një praktikë edhe në të kaluarën dhe po vazhdon edhe tash - që raporti i punës të diskutohet pa mbështetje në ndonjë plan të hartuar paraprakisht.

**Myftiu Tërnava:"Kërkoj nga ju që të jemi në shërbim të Bashkësisë Islame"**

Ndërsa Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, në fjalën e tij, tha: "Të nderuar delegatë, para nesh kemi përgjegjësi të madhe, ngase jemi në një vend dhe në kohë kur duhet një angazhim në vijimësi për të arritur rezultatet e duhura. Edhe kjo mbledhje e Kuvendit të BIRK-së, është një tubim për t'i çuar përpara proceset e nisura, dhe jam i bindur që proceset e zhvillimit me punë të përbashkët, do t'i shtyjmë për një të ardhme më të mirë e më të sigurt, prandaj vetëm të gjithë unikë, bashkërisht, do t'ia dalim asaj rruge që kemi marrë – qëllimit final për të cilin jemi përcaktua ne - që është lartësimi i Fjalës së Allahut. Kryesia e BIK-së, punën e saj në disa segmente, disa punë, në disa fusha e ka paraqitur edhe në raportin që keni para vetes. Gjithherë shtrohet pyetja: A është mundur të bëhet më tepër dhe sa është bërë? Megjithatë, mund të them se as koha, mundi e sakrifica në kryesinë e BIK-së, nuk janë kursyer në asnjë moment, gjithherë duke pasur parasysh atë që ka pasur mundësi të bëhet, edhe më tepër. Nëse më lejoni, kisha për të kërkuar diçka që në fillim, ju kisha lutur të gjithë, kisha kërkuar nga ju që të jemi në shërbim të Bashkësisë Islame".

Pas fjalës së Myftiut, kryetari i Kuvendit të BI, Dr. Xhabir Hamiti propozoi që, raporti i Kryesisë të mos lexohet fare, por të fillojnë diskutimet, pasi Raporti i punës së Kryesisë u është dërguar me kohë delegatëve.

Unanimisht miratohet buxheti për vitin 2010

Propozimi i kryetarit të kuvendit u përkrah njëzëri nga delegatët. Pas këtij miratimi, pasuan diskutime të delegatëve, nga të cilët veçojmë këta: Fadil Hasani, Feim Abazi, Beqir Thaçi, Besim Llalloshi, Muhamed Dërmaku, Sulejman Ibrahimi, Fitim Boja, Refik Murati, Husamedin Abazi. Pas diskutimeve, pyetjeve, interesimeve dhe angazhimeve të delegatëve të kuvendit- për disa çështje dha përgjigje Myftiu Mr. Naim Tërnava, dhe më pastaj delegatët miratuan raportin e punës së Kryesisë për periudhën njëvjeçare prill 2009- prill 2010. Më pas delegatët, pasi dëgjuan raportin e komisionit financiar, që e paraqiti kryetari i komisionit, Xhavit Qerimi Neziri, miratuan Llogarinë përfundimtare për vitin 2009. Projektbuxhetin për vitin 2010, para delegatëve e paraqiti referenti financiar Kasim Gërguri. Delegatët, pas një diskutimi cilësor, miratuan unanimisht projektbuxhetin për vitin 2010. Delegatët e Kuvendit bënë gjithashtu edhe verifikimin e mandateve për dy anëtarë të rinj, - Irfan Hashani nga Obiliqi dhe Beqir Thaçi nga Drenasi.

*(R. Shkodra)*





## MYFTIU I KOSOVËS NAIM TËRNAVA U PRIT NGA LIDERI I LIBISË MUAMER EL GADAFI

Më 06. 06. 2010 Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim Tërnava, në krye të një delegacioni të gjerë kosovar, u prit solemnisht në rezidencën e tij nga lideri i Libisë, Muammer el Gadafi. Në atë pritje ishin edhe liderët fetarë të rajonit.

Myftiu i Republikës së Kosovës, me rastin e përshëndetjes së Liderit libian, përcolli përshëndetjet e ngrohta të popullit të Kosovës duke i dhënë një pasqyrë të historikut kosovar, vuajtjeve tona në të kaluarën, të shkatërrimit të trashëgimisë fetare e kulturore në Kosovë nga barbaria serbe, të nevojës së bashkëpunimit në mes bashkësive fetare të rajonit, në avancimin e vlerave dhe ruajtjen e krenarisë dhe identitetit islam në rajon, si dhe angazhimit të ruajtjes së paqes e tolerancës tradicionale fetare në ato vende.

Myftiu ia bëri me dije Liderit libian se Xhamia e parë në Kosovë u ndërtua më 1389, pas betejës së Kosovës, dhe tash Kosova numëron mbi 700 xhami. Në fund të fjalës, Myftiu i Kosovës i dhuroi Liderit libian një punim dore me hartën e Kosovës, të punuar nga xehet e çmuara të Trepçës, dhe një monografi të Xhamive dhe objekteve fetare islame të shkatërruara nga agresioni Serb gjatë luftës së vitit 98|99. Përveç anëtarëve të delegacionit nga BIRK, në delegacion ishin edhe z. Shemsi Ajvazi, bija e tij znj. Nexhla Ajvazi, e cila i tha Gadafit se është e lindur në Tripoli, për se i dhuroi një dhuratë modeste Liderit libian, dhe Muamer Ibrahimi, i cili për nderin që mban emrin e njëjtë me Liderin libian, e përshëndeti atë dhe i tha se disa të rinj nga Kosova kanë po këtë emër. Lideri libian u ndie shumë i kënaqur që ka ndodhur ky takim me delegacionin e Kosovës. "Zemrat tona na çaheshin nga dhembja për ju, kur ju kalonit nëpër vuajtjet, masakrimet dhe dëbimet masive nga trojet tuaja nga kriminelët. " - tha në fillim të fjalës së tij Muamer el Gadafi. - Tani më ajo kohë ka kaluar dhe ju duhet të këmbëngulni që të jetoni të lirë dhe me dinjitet në vatrat tuaja. Jeni evropianë autoktonë dhe çdo ditë kontribuoni në përparimin e vendit tuaj". Në fund të bisedës, Gadafi tha: "Dera juaj është e hapur për vizita dhe bashkëpunim të mëtutjeshëm, sa herë që Ju dëshironi". Takimi u realizua në një nga rezidencat e tij të improvizuara në oborrin e shtëpisë së tij, dhe po aty të gjitha delegacionet bënë prezantimin e aktiviteteve të tyre. (R. Shkodra)

## MYFTIU TËRNAVA VIZITOI SHOQATËN "THIRRJET E NËNAVE" NË GJAKOVË

Përfaqësueset e Shoqatës së Familjeve të Personave të Zhdukur gjatë luftës së fundit kërkuan të premten, më 28 maj 2010, nga Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, që të lobojë në takimet e tij brenda dhe jashtë Kosovës për zbardhjen e së vërtetës për fatin e personave të munguar. Nesrete Kumnova, nga shoqata "Thirrjet e Nënave", në selinë e shoqatës në Gjakovë, ku ishte Myftiu për vizitë, e njohu atë me dramën me të cilën përballen familjet, duke e vënë theksin në angazhimin më të madh të institucioneve në përgjithësi, përfshirë këtu edhe institucionet fetare. Ajo kujtoi se Gjakova nga lufta e fundit doli me 760 persona të vrarë dhe 726 të zhdukur, që e bën atë komunën më të dëmtuar nga humbjet në njerëz. "Nuk ka paqe në Kosovë pa i qetësuar këto familje me persona ende të pagjetur. Të gjithë ata që e shkaktuan me qëllim këtë tragjedi, duhet të dalin para drejtësisë dhe të gjykohen këtu në Kosovë. Po ashtu, familjet e të pagjeturve e meritojnë të mbrohen me ligj



dinjitoz",- tha Kumnova, në pritjen që i bëri Myftiut të Kosovës. Ajo, gjithashtu, e luti Myftiun Tërnava që ta shfrytëzojë autoritetin e tij që në çdo takim, brenda apo jashtë Kosovës, ta ngrejë zërin për zbardhjen e fatit të të pagjeturve, sepse kjo plagë akoma nuk është mbyllur. Myftiu Tërnava premtoi angazhim dhe ndihmë në të gjitha aspektet. Myftiu tha se të gjitha institucionet, si ato vendore dhe ato ndërkombëtare, nuk kanë bërë sa duhet për zbardhjen e fatit të personave të pagjetur. "Kurrë nuk do të jetë e tepërt kërkesa për të pagjeturit, sepse është kërkesë morale, emocionale dhe krenari e vendit", - tha Myftiu Tërnava, i cili gjithashtu tha se në çdo takim të tij që ka pasur deri më tash, si dhe në ato që do të ketë në të ardhmen, do të angazhohet për sensibilizimin e zbardhjes së personave të zhdukur. Bashkësia Islame kësaj plage do t'i kushtojë një vëmendje të posaçme edhe në misionin e saj, së shpejti në të gjitha xhamitë do të mbahen hytbe të posaçme kushtuar kësaj çështjeje. Ndërsa Teuta Haxhiu, kryetare e Kuvendit komunal të Gjakovës, tha se, derisa institucionet e ndryshme të mos përfshihen në një angazhim të përbashkët dhe konkret rreth kësaj çështjeje, ata që bënë gjenocid në Kosovë, do të jenë të përkëdhelur e të lirë, dhe pa ndier asnjë pasojë për krimet e bëra.



### NË STAMBOLL U MBAJT TAKIMI I TË RINJVE

Organizuar nga Inernational Youth Forum (IYFO), në Stamboll, nga data 28-31 maj 2010, u mbajt seminari i të rinjve, ku mori pjesë edhe përfaqësuesi i Departamentit të të Rinjve të BIK-së, Fejsal Spahiu. Ky seminar u mbajt nën patronatin e Nexhmedin Erbakan-it, ish-Kryeministër i Republikës së Turqisë. Temë diskutimi e këtij seminari ishte Ardhmëria jonë, një botë e re çfarë jemi duke bërë? Dhe çfarë duhet të bëjmë? Në këtë seminar fjalën e mori edhe Fejsal Spahiu, i cili paraqiti aktivitetin, vizionin dhe misionin e D.R. si një degë e BIK-së. Përveç kësaj, u mbajtën edhe disa takime me pjesëmarrës të të rinjve nga vendet e ndryshme islame. Ndër takimet e mbajtura, realizuar nga përfaqësuesi i Departamentit të të Rinjve me organizatat e tjera studentore, ishin edhe ato me Z. Turgaj Ajvazoglu, sekretar i përgjithshëm i "IYFO" dhe përfaqësues i organizatës humanitare "CONSOY" nga Turqia. Përveç këtij takimi, u zhvilluan edhe takime të tjera me përfaqësues të tjerë të të rinjve nga vendet e ndryshme, si: Malajzia, Bosnja e Hercegovina, Maqedonia dhe Egjipti.
*(R.Shkodra)*

### JEPET SHFAQJA "LYPËSI MEMEC"

Departamenti i Gruas i Kryesisë së BIK-së duket se ishte institucioni i vetëm në Kosovë, i cili më 12 qershor shënoi Ditën Botërore kundër Punës së Fëmijëve. Për ta bërë këtë zgjodhi një mënyrë paksa të veçantë, atë artistike, duke dhënë për publikun e gjerë shfaqjen e suksesshme teatrale "Lypësi memec". Kjo shfaqje trajton në një mënyrë shumë të veçantë imponimin që u bëhet fëmijëve për të punuar, gjegjësisht për të kërkuar lëmoshë. Po aq edhe për faktin se kishte marrë kritika shumë të mira nga shtypi, mediet, njerëzit e profesionit dhe publiku i gjerë shqiptar në Maqedoni, i cili kishte mbushur teatrot në çdo reprizë. Aktorët profesionistë në rolet kryesore, Ali Jahiu – Babai, Naime Azi – Nëna dhe Bekim Jahiu – Beni (i biri), me anën e kësaj drame tragjikomike, në mënyrë të shkëlqyer transmetuan këtë mesazh duke pasqyruar vuajtjet e një numri të konsiderueshëm të fëmijëve, të cilët, fatkeqësisht, i përjetojnë edhe sot e kësaj dite. Regjisori Ekrem Xani në një skenë të rregulluar enkas dhe në mënyrë shumë të përshtatshme në Medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës, me këta aktorë të zgjedhur ka arritur t'i japë edhe një herë jetë tekstit të Zymber Kelmendit duke e kthyer në shfaqje të suksesshme teatrale, një tekst i cili pas suksesit të madh teatral, është duke u përgatitur për film. Publiku, për lojën e mrekullueshme të aktorëve, gjatë shfaqjes, disa herë qante dhe qeshte në të njejtën kohë. Pra, shfaqja "Lypësi memec" është njëra nga mundësitë më reale që njerëzit të ndihen përgjegjës dhe të turpëruar nga pozita e tyre në trajtimin e fëmijëve sot.
*(Hanife Jahiri – Kastrati)*





**NJË DELEGACIONI I BIK VIZITON ARABINË SAUDITE**

Një delegacion i kryesisë së BI-së të Kosovës, BI-së të Maqedonisë dhe të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, nga 10 - 23 qershor të ftuar nga Drejtoria e Përgjithshme për përkujdesjen e Dy Vendeve të Shenjta-Mekës e Medinës, qëndroi në Arabinë Saudite. Gjatë qëndrimit në Mekë dhe pas kryerjes së Umres, delegacioni i kryesisë së BIK-së, i përbërë nga Fahrush Rexhepi, Nexhmedin Hoxha, Ekrem Simnica, Reshat Mexhidi dhe Isa Tershani, pati rastin të vizitonte edhe Arafatin, Minën, bibliotekën e Mekës si dhe fabrikën për prodhimin e mbulojës së Qabesë. Në Mekë, delegacioni i BIK-së u prit nga Imam-hatibi i Qabesë Shejh Salih, dhe nga Shejh Mahiri, lexues i njohur i Kuranit. Mikpritësit, në takim me delegacionet e përmendura të bashkësive të rajonit, u interesuan për gjendjen e përgjithshme të myslimanëve në këto vende, dhe sidomos për gjendjen në Kosovë, dhe shprehën gatishmërinë për ndihmë dhe bashkëpunim edhe më të gjerë në të ardhmen. Në emër të përfaqësuesve të BIK-së, foli anëtari i Kryesisë Dr.Fahrush Rexhepi, i cili, e informoi ata edhe për rrjedhat e përgjithshme aktuale në Kosovë si dhe për periudhat e rënda nëpër të cilat ka kaluar Kosova, si në aspektin historik e politik, ashtu edhe në atë kulturor dhe fetar. Në fund të takimit, dy imamët e Haremit shprehën interesim të madh për të vizituar Kosovën. Në fund të qëndrimit në Mekë, përfaqësuesit e tri delegacioneve, të BI-së të Kosovës e të BI-së të Maqedonisë dhe të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, qenë mysafirë të rrjetit televiziv "Delil" me seli në Xhedë. Në emisionin televiziv të emetuar drejtpërdrejt, tema për Kosovën qe dominuese. BI të Kosovës në këtë debat e përfaqësoi anëtari i kryesisë, Dr.Fahrush Rexhepi. Pas Mekës anëtarët e kryesisë qëndruan për disa ditë në Medinë, ku, përveç vizitave të rëndomta, ata patën rastin të takoheshin edhe me zëvendësdrejtorin e Drejtorisë së Përgjithshme për përkujdesjen e Dy Vendeve të Shenjta, Shejh Abdulaziz, si dhe me Rektorin e Universitetit Islamik(UI) të Medinës, Muhamed Bin Ali El-Ukla. Në takimin që patën me Rektorin, ky i njohu përfaqësuesit e BIK-së historikun e themelimit të këtij universiteti, me



zhvillimin e reformave në këtë universitet si dhe me bashkëpunimin dhe trajtimin e mirë që kanë studentët tanë në këtë universitet. Në emër të delegacionit të BIK-së, për gjendjen e përgjithshme në vend, Rektorin e informoi Dr.Fahrush Rexhepi . Ai, ndër të tjera, kërkoi që bashkëpunimi në mes të BIK-së , FSI-së të Prishtinës, në një anë, dhe (UI) të Medinës, në anën tjetër, të shtrihet edhe në rrafshin kulturor, shkencor dhe fetar. Dr.Fahrush Rexhepi kërkoi lehtësime të procedurave për studentët tanë, që kanë të bëjnë me regjistrimin në UI të Medinës dhe lehtësimin e procedurave që kanë të bëjnë me dhënien e lejeve të qëndrimit. Përfaqësuesit e të tri delegacioneve të rajonit tonë, u ftuan dhe morën pjesë në një takim darke nga studentët e të tri vendeve ballkanike, në të cili merrte pjesë edhe Rektori i (UI) të Medinës Muhamed Bin Ali El-Ukla. Pas fjalës së Rektorit, në emër të të tri delegacioneve nga vendet ballkanike, këtë takim e përshëndeti Dr.Fahrush Rexhepi, kurse në emër të BIK-së, studentët i përshëndeti Nexhmedin Hoxha. *(Dr.F.Rexhepi)*

**DEPARTAMENTI I TË RINJVE, DEBAT PËR BARTJEN E SHAMISË NË SHKOLLAT PUBLIKE**

Organizuar nga Departamenti i të Rinjve të BIK-së, më 9 qershor u mbajt një debat publik kushtuar nismës së KK të Prishtinës, i cili ka paraparë në rregulloren e tij që, ndër të tjera, të mos i lejojë nxënëset që bartin mbulesën islame, të ndjekin mësimin në shkollat publike të nivelit të mesëm. Bartja e shamisë nga nxënëset në shkolla të mesme që nga paslufta e këndej, në disa raste ka qenë shkas që disa drejtues shkollash, në vende të ndryshme të Kosovës, t'i përjashtojnë ato nga shkolla. Me këtë vendim arbitrar dhe jo-kushtetues, janë përballur këtë vit disa nxënëse në komunat e Vitisë dhe Ferizajt, prandaj kohë më parë në Prishtinë qe organizuar një marsh-protestë duke filluar nga sheshi kryesore i Prishtinës, për të protestuar për disa minuta para selisë së Qeverisë së Kosovës, e për të përfunduar para selisë së Ministrisë së Aarsimit. Edhe pse vendimet e drejtorëve të shkollave për t'ua ndërprerë mësimin nxënëseve të shkollave që bartin mbulesën islame, janë kundërshtuar nga institucionet që merren me mrbojtjen e të drejtave të njeriut, si: KMDLNJ, Avokati i Popullit, pastaj BIK dhe shumë asosacione nga shoqëria civile, - drejtorët e shkollave, por edhe drejtoritë e arsimit në nivel komunal dhe zyrtarët e Ministrisë së Arsimit, janë treguar të shurdhër dhe kanë vazhduar avazin e vjetër, duke mos u lejuar nxënëseve që bartin shaminë për të ndjekur mësimet normalisht. Për të qenë anakronia edhe më e madhe, KK i Prishtinës, ditë më parë, në projekt-rregulloren për arsim, ndër të tjera, ka paraparë që në shkollat e Prishtinës të ciklit të mesëm të mos lejohen të ndjekin procesin



mësimor nxënëset që bartin shaminë, dhe për të qenë e keqja edhe më e rëndë, kuvendarët e Prishtinës, shaminë e shohin dhe e trajtojnë si dukuri negative, krahas me huliganizmin, drogën e vetitë e tjera devijante të shoqërisë. Fillimisht të pranishmëve, në emër të organizatorit, iu drejtua Mr. Fitim Gashi - udhëheqësi i Departamentit të të Rinjve të BIK-së, i cili, ndër të tjera, tha se në shoqëri secili ka të drejtë të zgjedhë për vetveten, mënyrën dhe formën e pasqyrimit të vlerave dhe bindjeve të tij personale. “Atëherë le të përpiqemi të sigurojmë një ambient të tillë – theksoi ai, - ku njeriu do ta ndiejë veten të lirë që të zgjedhë petkun dhe veshjen që dëshiron, por gjithnjë duke marrë parasysh rrethanat e një etike tradicionale, e pse jo edhe fetare”. Avokat i Popullit, Sami Kurteshi, tha: “Kohët e fundit, unë dhe institucioni që drejtoj, me apo pa dashje, jemi përfshirë në debatin rreth bartjes së shamisë nga një nxënëse në njërën nga shkollat e komunës së Vitisë. Ne e kemi bërë edhe një raport për atë çështje dhe nga mendimet tona kemi konstatuar se largimi i nxënëses nga shkolla, ka qenë i paligjshëm, madje nuk është respektuar as vendimi i një gjykate të rregullt të Republikës së Kosovës, e cila ka vendosur, bazuar në ligjin, që e drejta e nxënëses për të bartur shaminë, në këtë rast, është e ligjshme. Dhe, ne vetëm kemi kërkuar që vendimet e gjykatave të rregullta, jo vetëm për këtë çështje, po për të gjitha çështjet, të respektohen. Për sa i përket këtij diskutimi, unë mendoj jo vetëm që është i nevojshëm, por është i domosdoshëm për shoqërinë tonë” – përfundoi ai.Teologu Jakup Çunaku tha : “Në kuptimin e fjalës islam dhe mysliman asnjëherë nuk tentojmë dhe nuk kemi për qëllim që t’i gëzojmë të drejtat tona si myslimanë dhe të tjerët t’i anashkalojmë ose t’ua marrim të drejtat e të tjerëve.

**NË LLAP U VU GURTHEMELI PËR DY XHAMI**

Më 30.05.2010 në fshatit Obrançë (Podujevë) u vu gurthemeli i xhamisë së këtij fshati. Aty qenë të pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me bashkëpunëtorët si dhe shumë imamë e hoxhallarë të trevës së Llapit. Idriz ef.Bilalli, kryetar i KBI-së të Podujevës, tha se nevoja për një xhami ka qenë e kahershme, “por ja që tani, me ndihmën e vëllezërve tanë nga shoqata AL-ISLAH (Bahrejn), kjo xhami po fillon të bëhet realitet, për se i falënderojmë përzemërsisht për kontributin e tyre”. Vënien e gurthemelit e përshëndeti edhe drejtori i shoqatës Kosova Aid and Development – KAD, z. Rashid Djaroum, ndërkaq Myftiu Tërnava theksoi: “Më lejoni që fillimisht, në emër të Kryesisë, t’jua uroj vënien e gurthemelit të kësaj xhamie, vendit të adhurimit e fisnikërimit, xhami kjo e cila po u bashkohet 725 xhamive gjithandej nëpër Kosovë. Ne si BIK kemi për synim që të sigurojmë gjithsej



1000 xhami, jo pse e dëshirojmë këtë shifër, por sepse kemi nevojë për to. Treva e Llapit, gjithmonë ka ditur t’i kultivojë vlerat e mirëfillta islame, për se dëshmon edhe dashuria e madhe dhe përkushtimi në ndërtimin dhe mirëmbajtjen e xhamive. Këtë e themi bazuar në citatin kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: “E drejta e përkujdesjes së xhamive të Alllahut është vetëm e atij që I ka besuar Allahut dhe ditës së mbramë e që e fal namazin, jep zeqatin e nuk i frikësohet askujt përveç Allahut. Të tillët do të jenë të udhëzuarit (në rrugën e drejtë)”.Më pastaj, shoqëruar nga tekbire, Myftiu Tërnava, i pasuar nga personalitete të tjera, vuri gurthemelin e xhamisë. Truallin për ndërtimin e xhamisë (pesë arë) e dhuroi Sheqir Brahim Dervisholli, kurse 5 arë të tjerë, për t`ia dhuruar xhamisë, i bleu në shumë prej 5000€ një familje tjetër Dervisholli. Gjithsesi duhet t`i falënderojmë edhe të gjithë fshatarët që kanë shprehur dëshirë të marrin pjesë në realizimin e këtij projekti, pasi projekti është i madh dhe kërkon mjete shtesë.

**GURTHEMEL XHAMIE EDHE NË TËRNAVË**

Më 06.06.2010, në fshatin Tërnavë të Podujevës, u vu gurthemeli i xhamisë. Të pranishëm ishin kryetari i KBI-së të Podujevës, z. Idriz Bilalli, i shoqëruar nga kryemami, sekretari si dhe shumë imamë e hoxhallarë të tjerë. E veçanta e kësaj xhamie është se tokën (7 arë e 64 metra) për ndërtimin e xhamisë, e fali Nazmi Raçi, kurse H. Azem Kuleta mori përsipër ndërtimin në tërësi të xhamisë, pa përjashtuar të gjithë ata njerëz të vullnetit të mirë, të cilët dëshirojnë të kontribuojnë në ngritjen e këtij tempulli të shenjtë. Nga gëzimi i madh për fillimin e punimeve në këtë xhami, xhematlinjtë kishin përgatitur një drekë solide, në shenjë mirënjohjeje dhe respekti për të pranishmit.

*M. Hoxha & E. Qerimi*



## XHAMIA E PARË NË HUNGARI NDËRTOHET PAS 400 VJETËSH

Prej përfundimit të sundimit të Perandorisë Osmane në këtë vend, që kur kanë kaluar rreth katërqindë vjet, nuk është ndërtuar asnjë xhami për 40 mijë myslimanët që jetojnë aty. Bashkësia Islame e Hungarisë ''Paqja dhe mirësia'' nëpërmjet bisedimeve që i zhvilloi më prefekturën e Budabestit, arriti të blinte një pjesë toke për ndërtimin e xhamisë së parë në këtë vend europian. Prefektura e Budapestit gjithashtu ka shfaqur gatishmërinë e vet për të bashkëpunuar me Bashkësinë Islame ''Paqja dhe mirësia'', me qëllim që punimet për ndërtimin e kësaj xhamie të ecin me shpejtësi më të madhe.

## NË AUSTRALI REALIZOHET PLANI - NJOHJA ME BINDJET ISLAME

Qeveria e Australisë ka ndër mend të zhvillojë një plan edukativo-arsimor në shkollat e këtij vendi, me qëllim që nxënësit e shkollave të njihen me bindjet dhe vlerat e fesë islame dhe në shoqërinë australiane të korrektohen konceptet jo të vërteta ndaj femrës myslimane. Ky plan mësimor, përveçse do të realizohet nëpër shkolla, do të zhvillohet edhe për nëpunësit, gazetarët dhe për institucionet e tjera shtetërore të Australisë, ndërsa për këtë plan është formuar një komision i veçantë pune. Në këtë komision janë anëtarësuar zyrtarë lokalë, ekspertë universitarë, përfaqësues nga ministritë e ndryshme si dhe pjesëtarë nga forcat policore të këtij vendi, kurse realizimi i këtij plani ka dalë si rezultat i disa raporteve në të cilat ishte raportuar për fyerjen e disa femrave myslimane në shoqërinë australiane. Prej planeve fillestare të këtij komisioni, llogaritet të jenë: përcaktimi i oficerëve ndërlidhës për myslimanët, zgjedhja e këshilltarëve nëpër ministri të këtij vendi, të cilët kanë njohuri rreth fesë islame, mësimi i bindjeve dhe vlerave të fesë islame nëpër shkolla, si dhe shfrytëzimi i rrjeteve shoqërore për emancipimin dhe arsimimin e femrave myslimane mbi të drejtat e tyre.

## NË TERRITORET PALESTINEZE MËSOHET NË MËNYRË TË DETYRUESHME HISTORIA E FALSIFIKUAR E HOLOKAUSTIT

Gabdoun Sair, Ministër i arsimit në qeverinë e Izraelit, thotë se nxënësit arabë të shkollave të mesme në territoret e okupuara prej vitit 1948, nga viti i ardhshëm në mesin e lëndëve të detyruara për ta, do të mësojnë edhe lëndën mësimore lidhur me historinë e holokaustit. Gazetat e Izraelit gjithashtu kanë njoftuar për planin e Ministrisë së Arsimit të këtij vendi, që kjo ministri do të dërgojë një grup prej nxënësve dhe mësuesve palestinezë në ish-kampet e Luftës së Dytë Botërore në Poloni, për të vizituar vendet në të cilat pretendohet se kishin ndodhur vrasja masive të çifutëve. Ekspertë të ndryshëm, duke vënë në dukje vrasjet masive të myslimanëve nga ana e regjimit sionist të Izraelit, që kanë krijuar një holokaust të vërtetë, këtë veprim të Ministrisë së Arsimit të këtij vendi e konsideruan si tejet qesharak.

## NË SHTETIN ILINOIS ORGANIZOHEN GARA TË KURANIT

Këto gara organizohen nga Shoqata Islamike e Amerikës Veriore (ISNA) gjatë mbledhjes vjetore të dyzeteshtatë të kësaj shoqate. Këto gara do të zhvillohen në dy grupe, në hifz dhe në leximin e Kuranit. Grupi i hifzit do të ndahet në tri grupe: hifzi e tërë Kuranit; hifzi i 20 xhuzeve të Kuranit dhe hifzi i 10 xhuzeve të Kuranit, për kandidatë nën moshën 16 vjeç. Pjesa e leximit të gjithë Kuranit do të ndahet në dy nivele: niveli i lartë dhe niveli i ulët për kandidatë nën moshën dhjetë vjeç dhe nën moshën shtatë vjeç. Pjesëmarrësit në këto gara do të vlerësohen nga ana e eksperteve të texhvidit, ndërsa fituesit dhe të përzgjedhurit e këtyre garave do të shpërblehen me çmime dhe dhurata të ndryshme.

Festivali i filmit islam, panairi i arteve islamike dhe ziafeti i besimtarëve të feve, - janë pjesë tjetër e programit që do të zhvillohet gjatë mbledhjes së 47 vjetore të Shoqatës Islame për Amerikën Veriore.






## GJYKATA EVROPIANE E TË DREJTAVE TË NJERIUT SHQYRTON ÇËSHTJEN E NDALIMIT TË MINAREVE

Gjykata Evropiane e të Drejtave të Njeriut në Bruksel, ka pranuar ankesën e disa organizatave dhe shoqatave islamike të Evropës kundër Zvicrës për shkak të ndalimit të ndërtimit të minareve të xhamive në këtë vend, dhe ka vendosur ta vërë në shqyrtim këtë çështje. Gjykata Evropiane e të Drejtave të Njeriut ka caktuar datën 15 shtator si afatin e fundit për zyrtarët e Zvicrës, në mënyrë që këta të fundit të deklarojnë pozicionin e tyre ndaj ankesës së organizatave dhe shoqatave islamike kundër këtij vendi. Disa shoqata dhe organizata islamike të Evropës, prej tyre katër shoqata islamike të Zvicrës, kanë ngritur aktakuzë kundër zyrtarëve të Zvicrës për shkak të aprovimit të ligjit për ndalimin e ndërtimit të minareve të xhamive në këtë vend, dhe këtë e kanë paraqitur në Gjykatën Evropiane për të Drejtat e Njeriut në Bruksel.

## KONFERENCA NDËRKOMBËTARE "MARRËDHËNIET NË MES ISLAMIT DHE AMERIKËS: NJË FILLIM I RI"

Kjo konferencë ndërkombëtare do të mbahet në Bibliotekën e Aleksandrisë dhe në praninë e më shumë se 300 mendimtarëve myslimanë dhe jomyslimanë - politikanë, ekspertë të çështjeve fetare, profesorë universitarë dhe përfaqësues të organizatave joqeveritare të Botës Islame dhe ShBA. Pjesëmarrësit në këtë konferencë do të diskutojnë për tema siç janë: Roli i teknologjisë moderne në jetën e të rinjve; Mediet dhe gruaja myslimane; Fushat e ndryshme për zgjerimin e aktiviteteve kulturore, shoqërore dhe arsimore në mes Botës Islame dhe Amerikës, -për të mënjanuar mospajtimet aktuale. Pjesëmarrësit në këtë konferencë do të shkëmbejnë mendime gjithashtu rreth problemit të islamofobisë dhe rolit të Qeverisë së Amerikës për pengimin dhe ndaljen e zgjerimit të këtij fenomeni.

## KONFERENCA NDËRKOMBËTARE PËR ZHVILLIMIN E PLANPROGRAMEVE MËSIMORE PËR STUDIME ISLAME NËPËR UNIVERSITETE TË GJERMANISË

Në këtë konferencë, ku do të diskutohen rrugët për zhvillimin e planprogramit mësimor lidhur me mësimet dhe vlerat e feve siç janë studimet islame në universitetet e Gjermanisë, do të marrin pjesë një numër prijësish të organizatave dhe institucioneve islame dhe një numër përfaqësuesish të qendrave shkencore dhe universitare të botës. Mahmud Hamdi Zakzuk, Ministër i vakafëve dhe çështjeve islame i Egjiptit, i cili ka marrë ftesën e Ministrit të Arsimit dhe Hulumtimeve Shkencore të Gjermanisë, për të marr pjesë në këtë konferencë, në lidhje me këtë, u shpreh: Mbajtja e kësaj konference është një hap pozitiv në drejtim të zhvillimit të planprogramit mësimor për studime islame në disa universitete të Gjermanisë si dhe një hap drejt depërtimit më të madh të imamëve të xhamive të Gjermanisë në strukturën shoqërore të këtij vendi.

## AL IMAM UNIVERSTY, NIKOQIR I KONFERENCËS IV NDËRKOMBËTARE - I DËRGUARI I MËSHIRËS A. S.

Konferenca organizohet me qëllim të prezantimit të mesazhit islam në botë, të prezantimit të Muahmedit a. s. , dhe dritës së mëshirës në jetën dhe veprën e tij, për të analizuar rrymat teorike në Perëndim rreth fesë islame, rreth H. Muhamedit a. s. ,. dhe mesazhit të tij, dhe do të mbahet në Al Imam Universty -Universitetin e Muhamed ibn Sa'udit. Në këtë konferencë gjithashtu do të diskutohet karakteri i mëshirës në personalitetin e Muhamedit a. s. dhe në jetën e veprën profetike të tij; mëshira në Sheriatin islam; mëshira në të drejtën islame; mendimi i shkrimtarëve dhe autorëve jo-myslimanë rreth Islamit dhe Muhamedit a. s. ; përpjekjet e dijetarëve të mëhershëm të Botës Islame për të mbrojtur personalitetin e Muhamedit a. s. , roli i mediave dhe teknologjisë moderne për shpjegimin e aspekteve të ndryshme të mëshirës në fenë islame dhe në jetën e veprën e H. Muhamedit a. s. ,. si dhe roli i qendrave shkencore dhe organizatave informuese e thirrëse për prezantimin e dimensioneve të mëshirës në fenë islame dhe jetën e veprën e H. Muhamedit a. s..Konferenca mbahet nga data 2-5tetor 2010.

*(Mr. R. Suma)*



AUTOR: AGIM GASHI



PJESË E SHEHADETIT
BALASHI
FAT, KËSMET
MEDRESEJA E PRISHTINËS
KOMPLETIM I LEXIMIT TË KUR'ANIT
DY SHKRONJA FAQINJE
XHENAZE
INDUKSIONI
STUDIUESI NË FOTO, NEXHAT
STANAR
PJESË E SHEHADETIT
SHKRONJA IV / BANORET E SHTETIT MË TË MADH ARAB
TV SHQIPTAR
DUKURI MUZIKORE E POLIFONISË SHQIPTARE
LLOJ ËMBËLSIRE
GYP METALI / VEND KU SHFAQEN FILMA
ABDULLAH SHABANI
LLOJ ANIJEJE / BASHKËSIA ISLAME E KOSOVËS
DALTONI / MUAJI I AGJËRIMIT (pashq.)
ÇUDI
SHTET AZIATIK / SHUMË I MADH
FUTBOLLISTI I NJOHUR, ERIK BILAL
VARIANT I EMRIT NAMON (shq.)
BANORE E NJË KRAHINE SHQIPTARE
LLOJ VEGLE PUNE (sh.shq.)
KUZHINAT HUMANITARE AFËR XHAMIVE
NINULLA / FILOZOFI, LUKRECI
JO SINTETIK
GJOJA / S'PRISH PUNË
BANESA
KUSHT ISLAMI / GJ.E.
ALLAH
TËRËSI IMAMËSH
SHPEND QË HA PESHQ / DAFINA
ENË GJAKU
IZË / EMËR FEMRE (pashq.)
PËREMËR VETOR / GRUP GJAKU
MALLKIMI KISHTAR
KASOLLE BARINJSH / LLOJ GJELLE ME ORIZ
TONI
HALIL (dim.)
THARJE / FORCË, FUQI
MBAROVA NJË VAKT NAMAZI
STUDIOJA E PIKTORIT / ... LA MIM
ILAÇI, MEDIKAMENTI
NGATËRRESA
PAINT BALL / KALI I SHALËS
AKTORI, GINIS
PESHA E ENËS / NIKELI
LITIUMI
PJESËTAR / AUSTRIA
KOHA E KUFIZUAR
SHKOJ ME VRAP

## ZGJIDHJA E KALUAR

| | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | T | A | H | S | I | N | I | ■ | B |
| ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | A | L | A | R | M | I | S | T | I |
| ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | K | A | S | E | T | A | ■ | A | S |
| ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | I | M | A | M | I | ■ | R | B | M |
| ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | M | E | N | I | ■ | M | A | L | I |
| ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | I | T | I | ■ | R | E | B | E | L |
| ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | I | ■ | M | E | R | I | T | A |
| M | E | D | I | N | A | ■ | P | A | D | I | SH | A | H |
| A | P | E | ■ | A | T | E | N | T | A | T | E | ■ | I |
| K | A | S | A | M | ■ | D | R | E | K | A | ■ | M | ■ |
| I | M | A | M | A | T | I | ■ | R | S | ■ | K | A | M |
| N | I | N | Ë | Z | A | ■ | A | N | I | M | A | L | E |
| E | R | T | ■ | I | K | A | R | I | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ |
| R | A | I | F | ■ | A | R | A | T | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ |
| I | T | ■ | A | M | T | A | R | E | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ |
| ■ | U | R | T | I | ■ | T | A | T | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ |
| L | A | R | I | N | GJ | I | T | I | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ |
| E | R | A | ■ | A | R | M | I | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ | ■ |



**EL MUTEKEBIR**

**Ai është All-llahu që nuk ka Zot tjetër përveç Tij, Sundues i përgjithshëm, i Pastër (prej të metave që i mvishen), Shpëtimtar (që i shpëton njerëzit prej ndëshkimit të padrejtë), Sigurues (që siguroi njerëzit me premtimin e vet dhe pejgamberët me mrekulli) Mbikëqyrës (që mbikëqyr dhe përcjell çdo send), i Plotfuqishëm, Mbizotërues, I MADHËRISHËM. I Lartësuar është All-llahu nga çka i shoqërojnë!**

**HASHR, 23**

**DHE TË ALLAHUT JANË TË GJITHË EMRAT MË TË BUKUR, KËSHTU QË LUTENI ATË ME TA.. . AL-A'RAF, 180**

KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS, KËTO DITË NXORI NGA SHTYPI LIBRIN




TË INTERESUARIT LIBRIN MUND TA SIGUROJNË NË TË GJITHA KËSHILLAT E B.I. TË KOSOVËS